


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Mr. Rexhep Suma**

**Redaksia**
Bahri Simnica, Driton Arifi,
Mr. Fahrush Rexhepi,
Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi,
Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora,
Dr. Sylejman Osmani

**Gazetar në redaksi**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## E d i t o r i a l i

# *Drama e vetëvrasjeve*

"Piu vajgur dhe i dha fund jetës"; "75-vjeçari varet në litar në nënkulmin e shtëpisë"; "Me litar në fyt i jep fund jetës"; "Vetëvaret e moshuara" etj. etj., - këta janë vetëm disa nga titujt që gati për çdo ditë i gjejmë në faqet e shtypit tonë të përditshëm. Kurse Kurani ndalon rreptësisht këtë fenomen duke thënë: "Mos mbytni veten tuaj (duke mbytur njëri-tjetrin). Vërtet, All-llahu është i mëshirueshëm për ju. Kush bën këtë (që ndaloi Zoti) qëllimisht dhe tejkalon kufijtë, Ne do ta hedhim atë në një zjarr të fortë. Dhe kjo është lehtë për All-llahun". [Kur'an, 4:29-30]

Jeta është vetë njeriu, ajo është dhuratë dhe e shenjtë prej Vetë Allahut xh.sh., dhe kjo dhuratë duhet çmuar e respektuar e jo t'i lëmë hapësirë djallit të mallkuar që të ketë kontroll mbi këtë dhuratë hyjnore. Vetëvrasja, apo si njihet në terminologjinë e psikologjisë, suicidi, vazhdon të mbetet një objekt studimi për shumë ekspertë të kësaj fushe dhe të shumë fushave të tjera, por njëkohësisht është shndërruar në një sfidë dhe preokupim për ekspertë përkatës, po psikologët ende sikur nuk e kuptojnë përse njerëzit kryejnë vetëvrasje. Faktorët biologjikë, si sëmundjet psikike, pastaj faktorët psikologjikë, pasojat e traumës së luftës, papunësia, varfëria, paperspektiva ekonomike, - janë faktorë përcaktues të kësaj dukurie. Po ashtu një faktor mjaft ndikues në rritjen e vetëvrasjeve është edhe moskujdesi për identitetin dhe mirëqenien shpirtërore në këtë kohë krize sociale e ekonomike.

Qytetarët e Kosovës, të lodhur nga skamja, ose për shkaqe të tjera, nuk ngurrojnë t'ia shkrepin vetes. Numri i vetëvrasjeve në Kosovë është në rritje në krahasim me 30 vjet më parë, ku indeksi ka qenë 1.6, ndërsa sot është 3.8 për 100 mijë banorë. Kjo tregon për trefishin e rritjes të numrit të vetëvrasjeve. Për ta evituar këtë, me njerëzit duhet punuar seriozisht, qysh nga fëmijëria. Një pjesë e njerëzve ende janë me trauma të luftës,të tjerë përballen me vështirësi të kohës - ekonomike, emocionale, shpirtërore etj.. Por edhe mediet, dhe sidomos televizionet, nuk e kanë luajtur rolin e tyre sa duhet, kur të kihet parasysh se janë pushteti i katërt dhe kanë mundur të kontribuojnë në zvogëlimin e kësaj drame që po i kushton shumë shoqërisë sonë kosovare. Po ashtu mungon organizimi i emisioneve me këtë karakter dhe me analiza të thella të këtij problemi jetësor, ku do të kishin pjesën e përgjegjësisë edhe hoxha e prifti që ndikojnë drejtpërdrejt në mbushjen e vakuumit shpirtëror me lëndë morale, që do të forconin personalitetet e luhatshme dhe do të stabilizonin individin dhe shoqërinë e gjerë. Normalisht që Fjalët e Allahut kanë ndikim të drejtpërdrejtë në shpirtrat e njerëzve, gase janë fjalë hyjnore dhe të Krijuesit tonë. Gjithashtu, vendimmarrësit tanë duhet të mendojnë që sa më shpejt të futin lëndën fetare në institucionet shkollore, nëse mendohet seriozisht për parandalimin e kësaj drame, dhe gjithkush duhet t'i bëjë pyetjen vetvetes sa ka ndikuar ai vetë që të parandalonte një person për të marrë këtë vendim tragjik.

## Në këtë numër pos të tjerash

**Nga punimet e Simpoziumit Ndërkombëtar në Universitetin e Damaskut**

# "Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsitë botërore"

**Mr. Qemajl Morina**



*Foto e përbashkët e pjesëmarrësve në Simpozium*

Prej 5-7 prill 2009, në Fakultetin e Filologjisë dhe Shkencave Shoqërore, në amfiteatrin nr. 6, të Universitetit të Damaskut, zhvilloi punimet, Simpoziumi Ndërkombëtar në temën bosht: "Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsitë botërore". Në punimet e këtij simpoziumi, morën pjesë mbi 80 pjesëmarrës nga universitete të ndryshme të Botës Arabe, por edhe nga universitete evropiane, - të cilët gjatë tri ditëve, sa zgjati simpoziumi, shqyrtuan çështjen e imazhit të arabëve dhe myslimanëve në letërsitë botërore nga aspekte të ndryshme.

Hapjen e simpoziumit e bëri Prof. Dr. Vail Mual-la, rektor i Universitetit të Damaskut, nën patronatin e të cilit u mbajt simpoziumi, kurse të pranishmit i përshëndeti zëvendësministri i Arsimit.

Seancën e parë e udhëhoqi Dr. Vehbi Rumije, profesor i letërsisë arabe në Fakultetin e Filologjisë pranë Universitetit të Damaskut, kurse me kumtesë u paraqit Maxhide Hamud nga Universiteti i Damaskut me temën "Imazhi i arabëve në novelën e Amerikës Latine". Ajo përmendi disa shembuj të imazhit të arabëve në letërsitë e asaj pjese të botës. Me kumtesën e dytë u paraqit Qemajl Morina, nga Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës me temën" Imazhi i arabëve në epikën shqiptare". Përshëndetja e të pranishmëve në emër të Kosovës zgjoi një interesim shumë të madh në amfiteatrin e madh, ku ishin të pranishëm, përveç pjesëmarrësve, një numër i madh studentësh pasuniversitarë. Kumtesa e tretë, autor i së cilës ishte Abdul Maxhid Zurakit nga Universiteti i Bejrutit, mbante titullin "Imazhi i turkut mysliman në dy romane të Ismail Kadaresë", ku bëhej fjalë për imazhin e turqve në dy novelat - "Ura me tri harqe" dhe "Daullet në shi". Kumtesa e katërt me titull "Imazhi i arabit në Francë", u paraqit nga Xhihad Selum nga Universiteti Tishrin i Sirisë, i cili i bënte një vështrim kësaj dukurie në bazë të përvojës, sepse ai kishte jetuar në Francë prej më shumë se dy dekadash.

Seancën e dytë e udhëhoqi, studiuesja nga Bullgaria Bina Rehanova. Me kumtesën e parë "Imazhi i Pejgamberit a.s. në shkrimet bashkëkohore të autorëve perëndimorë", u paraqit Abdu Nebij Istef, nga Universiteti i Damaskut, kurse studiuesi Tajib Burdbale, nga Universiteti i Algjerisë, u paraqit me temën "Imazhi i algjerianit në novelën bashkëkohore franceze". Pedagogu nga Siria, Iljaz Halef, u paraqit me temën "Imazhi i arabit në novelën Sol Pilo "Udhëtimi im për në Kuds - Jerusalem". Ndërkohë që studiuesi nga Holanda, Sejord - Jorin Monijadra, Universiteti Grongen, u paraqit me temën "Drama e dashurisë në mes myslimanëve dhe jomyslimanëve në letërsinë holandeze".

Punimet e seancës së tretë i udhëhoqi pedagogu nga Emiratet e Bashkuara (Universiteti i Abu Dhabi-t), Abdullah Shami. Kumtesa e parë u lexua nga Mesud Amshush, nga Universiteti i Adenit, dhe mbante titullin Imazhi i jemenasve në shkrimet e udhëpërshkruesve gjermanë", ku përmendi interesimin e madh të gjermanëve për ta vizituar Jemenin si vizitorë, po edhe si hulumtues që nga kohët më të hershme. Kurse studiuesja Savsen Kutejni nga Universiteti "Al-Ba'th" i Sirisë, u paraqit me kumtesën "Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsinë e udhëpërshkruesve francezë". Ndërkohë që pedagogia nga Universiteti i Damaskut, Moha Bijari, paraqiti kumtesën me titull "Imazhi i vendeve të Shamit në udhëtimet e Lamartinit dhe Volterit", ku përmendi përshtypjet e këtyre dy shkrimtarëve të mëdhenj francezë me rastin e vizitave të tyre në Sham. Orientalistja Irena Fajnovski- Mihajl nga Universiteti i Bukureshtit (Rumani), u paraqit me kumtesën "Udhëpërshkruesit rumunë në Lindjen e Mesme", kurse Ibrahim Al-Mirashi nga Universiteti i Sigones (Spanjë), paraqiti kumtesën me titull "Imazhi i arabëve në letërsinë amerikano-arabe".

Seancën e katërt e drejtoi Husejn Xhum'a, profesor i letërsisë pranë Universitetit të Damaskut dhe kryetar u Unionit të Shkrimtarëve Arabë. Kumtesa e parë në këtë sesion u paraqit nga prof. Ratib Suker, Universiteti "Al-ba'th" i Sirisë, dhe ajo mbante titullin "Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsinë e Lorkës". Pas tij u paraqit Mahmud Al-ali, nga Universiteti Husajn bin Talal i Jordanit, me temën: "Lisingu i Lindjes- drama "Natani i urtë" si model". Pasoi kumtesa e Dr. Ismail Ahmetit nga Universiteti i Prishtinës, me titullin "Drama e Andaluzisë në veprën e Seidi Jahjasë të Sami Frashërit", e cila u prit me shumë interes nga të pranishmit, për shkak të historisë së dhembshme të Andaluzisë si dhe për shkak të autoritetit që Sami Frashëri gëzon në Botën Islame. Kryesuesi e paraqiti referuesin me fjalët: "Meqenëse Kosova prej nga vjen referuesi, kaloi nëpër periudha të vështira, prandaj ai vendosi për objekt trajtimi të

merrte dramën e Andaluzisë”. Kurse orientalistja nga Universiteti i Bohumit të Gjermanisë, u paraqit me kumtesën “Imazhi i turqve dhe arabëve në romanin “Turqia” të Limartin Muzbahut”. Ndërsa pedagogu nga Universiteti i Gutenbergut në Suedi, u paraqit me kumtesën “Në mesin e haremit dhe pleqve – një tregim erotik nga Suedia”.

Seancën e pestë e drejtoi Omer Sejjid Abdulfetah, profesor në Universitetin e Kajros. Kumtesën e parë e lexoi profesori nga Universiteti “Al-al-bejt” nga Jordani, me titull “Imazhi i arabëve në fjalët e urta persiane”, e pastaj pasuan tre profesorë nga Universiteti i Teheranit - Bihnaz Bijami me kumtesën “Imazhi i gruas arabe në tregimet erotike iraniane”, Shikva Husejni “Imazhi i arabit në tregime të shkurtra iraniane”, Hajder Hudari “Imazhi i arabëve në tekstet shkollore të Iranit”. Për të vazhduar me kumtesat e tyre profesor Muhamed Tevfik Savaf, me titull ”Imazhi i arabëve në letërsinë izraelite” dhe Omer Sejid Abdulfetah, nga Universiteti i Kajros, kumtesën ”Imazhi i Islamit dhe myslimanëve në letërsinë bashkëkohore të Etiopisë”.

Në seancat gjashtë, shtatë dhe tetë, temë shqyrtimi ishte “Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në shkrimet e orientalistëve evropianë”, të cilët treguan një interesim të madh për atë pjesë të botës, sidomos për aspektin shoqëror dhe fetar të jetës së arabëve dhe myslimanëve. Kjo është arsyeja pse nga shumë studiues arabë e myslimanë, orientalistët janë trajtuar si dorë e djathtë e kolonializimit evropian në shekujt tetëmbëdhjetë e nëntëmbëdhjetë dhe si pararojë e pushtimeve ushtarake të vendeve arabe e myslimane nga ana e vendeve evropiane. Për këtë shkak kjo temë zgjoi debate të shumta nga pjesëmarrësit, sidomos orientalistë që ishin të pranishëm në simpozium.

Vlen të theksohet se në fund të çdo seance, kishte diskutime nga të pranishmit si dhe përgjigje nga referuesit. Kjo mënyrë e diskutimeve dhe e ballafaqimit të mendimeve i bënte shumë interesante punimet e simpoziumit.

Në fund të simpoziumit, para të pranishmëve u lexuan konkluzat e Simpoziumit, të cilat i kishte hartuar një komision i veçantë.

Konkluzat e Simpoziumit “Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsitë botërore”



*Dy pjesëmarrësit nga Kosova në Simpoziumin e Damaskut*

Universiteti i Damaskut - Fakulteti i Filologjisë dhe Shkencave Shoqërore - Katedra e Gjuhës Arabe dhe Letërsisë (5-7 prill 2009)

Komisioni për Konkluza në përbërje: Prof. Dr. Ibrahim Esseafin ( Universiteti i Jordanit), Prof. Dr. Ratib Sukker (Universiteti Al-Ba’th - Siri), Dr. Elrika Shtili (Universiteti Bohum - Gjermani), Ditiç Rujke (Universiteti Gutenburg - Suedi), Prof. Dr. Masud Amshush (Universiteti i Adenit - Jemen), pasi kishte ndjekur me vëmendje për tri ditë kumtesat e lexuara dhe debatet e shumta që ishin zhvilluar në këtë simpozium, del me këto konkluza:

1. **Kumtesat e lexuara të botohen në një libër të veçantë, i cili do t’u shpërndahet universiteteve arabe dhe të huaja, si dhe atyre që janë të interesuar për të. Pjesëmarrësve u jepet afat një muaj për t’i ripunuar kumtesat e tyre.**
2. **Pjesëmarrësit propozojnë që simpoziumi të bëhet tradicional të mbahet në Universitetin e Damaskut dhe në universitete të tjera arabe.**
3. **Programet shkollore të obligohen me dy tema të reja: ”Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsitë botërore” dhe “Imazhi i tjetrit në letërsinë arabe dhe islame”.**
4. **Të intensifikohet interesimi për dukurinë e orientalizmit dhe studimin e tij në aspektin gjuhësor, kulturor e civilizues si dhe në kontekstin e tij historik dhe objektiv.**
5. **Të punohet me seriozitetin më të madh për ndryshimin e imazhit të arabëve dhe myslimanëve tek tjetri, me të gjitha mjetet e mundshme.**
6. **Të punohet në hartimin dhe botimin e librave shkollorë në gjuhën angleze dhe në gjuhë të tjera, për t’u njohur me qytetërimin arab dhe islam.**
7. **Të bëhet intensifikimi i dialogut në mes qytetërimeve, të tërhiqet vëmendja nga rreziku i parullave si: “Orienti është orient dhe Perëndimi është perëndim, dhe kurrë nuk do të takohen”.**
8. **Intensifikimi i hulumtimeve në terren dhe shmangia e paragjykimeve me rastin e studimit të imazhit të arabëve dhe myslimanëve në botë.**
9. **Avancimi i programeve për studimin e imazheve dhe zbatimin e tij në tema që kanë të bëjnë me të, siç është letërsia krahasimtare.**
10. **Stimulimi i studimeve objektive bashkëkohore perëndimore lidhur me Botën Arabo-Islame dhe përkrahje materiale e morale e institucioneve universitare që ndërmarrin një aktivitet të këtillë.**
11. **Përkrahja e mësimit të gjuhës arabe për të huajt dhe stimulimi i tij, që të krijojë ura afrimi dhe mirëkuptimi në mes arabëve dhe shoqërive e qytetërimeve të tjera.**
12. **T’i kushtohet rëndësi imazhit të arabëve dhe myslimanëve, duke ndjekur ato që shfaqen në filma, ekrane televizive, ose faqe të internetit lidhur me këtë temë.**
13. **Studimi i librave dhe planprogrameve shkollore perëndimore lidhur me imazhin e arabëve dhe myslimanëve, me të cilat pajisen nxënësit.**

Dr. Sylejman Osmani

# Dukuria e lypjes në mes nevojës dhe mashtrimit

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ "أَنَّ رَجُلاً مِنَ الأَنْصَارِ أَتَى النَّبِيَّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَسْأَلُهُ فَقَالَ أَمَا فِي بَيْتِكَ شَيْءٌ قَالَ بَلَى حِلْسٌ
نَلْبَسُ بَعْضَهُ وَنَبْسُطُ بَعْضَهُ وَقَعْبٌ نَشْرَبُ فِيهِ مِنَ الْمَاءِ قَالَ ائْتِنِي بِهِمَا قَالَ فَأَتَاهُ بِهِمَا فَأَخَذَهُمَا رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ
عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِيَدِهِ وَقَالَ مَنْ يَشْتَرِي هَذَيْنِ قَالَ رَجُلٌ أَنَا آخُذُهُمَا بِدِرْهَمٍ قَالَ مَنْ يَزِيدُ عَلَى دِرْهَمٍ مَرَّتَيْنِ أَوْ ثَلاثًا قَالَ رَجُلٌ
أَنَا آخُذُهُمَا بِدِرْهَمَيْنِ فَأَعْطَاهُمَا إِيَّاهُ وَأَخَذَ الدِّرْهَمَيْنِ وَأَعْطَاهُمَا الأَنْصَارِيَّ وَقَالَ اشْتَرِ بِأَحَدِهِمَا طَعَامًا فَانْبِذْهُ إِلَى أَهْلِكَ
وَاشْتَرِ بِالآخَرِ قَدُومًا فَأْتِنِي بِهِ فَأَتَاهُ بِهِ فَشَدَّ فِيهِ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عُودًا بِيَدِهِ ثُمَّ قَالَ لَهُ اذْهَبْ فَاحْتَطِبْ
وَبِعْ وَلاَ أَرَيَنَّكَ خَمْسَةَ عَشَرَ يَوْمًا فَذَهَبَ الرَّجُلُ يَحْتَطِبُ وَيَبِيعُ فَجَاءَ وَقَدْ أَصَابَ عَشْرَةَ دَرَاهِمَ فَاشْتَرَى بِبَعْضِهَا ثَوْبًا
وَبِبَعْضِهَا طَعَامًا فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ هَذَا خَيْرٌ لَكَ مِنْ أَنْ تَجِيءَ الْمَسْأَلَةُ نُكْتَةً فِي وَجْهِكَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ
إِنَّ الْمَسْأَلَةَ لاَ تَصْلُحُ إِلاَّ لِثَلاثَةٍ لِذِي فَقْرٍ مُدْقِعٍ أَوْ لِذِي غُرْمٍ مُفْظِعٍ أَوْ لِذِي دَمٍ مُوجِعٍ"

***Transmeton sahabiu i mirënjohur, Enes bin Maliku, se një njeri nga ensarët kishte ardhur te Muhamedi a.s. për të lypur. Pejgamberi a.s. i tha: ”A nuk ke asgjë në shtëpinë tënde?! Po gjithsesi (ia ktheu). Kam një qilim, me një pjesë të tij mbulohemi, ndërsa pjesën tjetër e shtrojmë, dhe kam një enë, nga e cila pimë ujë”. Pejgamberi a.s. i tha: ”M'i sill ato të dyjat”. (pasi i solli) Pejgamberi a.s. i mori në dorën e tij dhe tha: Kush i blen këto të dyja? Një njeri tha: Unë i blej për një dërhem. Pejgamberi a.s. tha, duke e përsëritur dy apo tri herë: Kush jep më shumë se një dërhem? Një njeri tha se ai do t'i merrte për dy dërhemë dhe Pejgamberi a.s. ia dha atij”. I mori dy dërhemët, ia dha ensariut (lypësit) dhe i tha: “Me njërin dërhem bli ushqim dhe dërgoja familjes sate, kurse me tjetrin bli një sëpatë dhe sillma mua”. Ai e solli sëpatën, kurse Pejgamberi a.s. me dorën e tij, ia vuri bishtin e pastaj i tha: “Shko, mblidh dru dhe shiti, e të të mos shoh (të sillesh këtu) për pesëmbëdhjetë ditë rresht”. Njeriu shkoi të mblidhte dru dhe i shiste ato. Kur u kthye (pas xhami ditësh,) kishte fituar dhjetë dërhemë. Me disa prej tyre kishte blerë rroba e me të tjerat ushqim. Pejgamberi a.s. i tha: “Kjo është më mirë për ty sesa lypja të bëhet njollë në fytyrën tënde Ditën e Gjykimit. Lypja nuk i lejohet kujt përveç tre vetave:***

***1. Atij që është në varfëri ekstreme***

***2. Atij që ka rënë në borxh të rëndë***

***3. Atij që ka nevojë për pagesën e gjakut (pas vrasjes dhe marrëveshjes për pagesën).***

Lypja është një dukuri e zakonshme të cilën e hasim kudo dhe ngado që shkojmë. Në hyrje të xhamisë xhematin i pret një masë e madhe lypësish, të cilët me fjalë që prekin ndjenjat e xhematit, kërkojnë mëshirën që fshihet në xhepat e tyre. Shumë nga ata mbajnë në dorë shkrime nga më të dhimbshmet, për fatkeqësi të ndryshme personale e familjare. Njëri thotë se i është djegur shtëpia; tjetri shfaqet si viktimë e një fatkeqësie ku i është dëmtuar e tërë familja, dhe disa prej tyre gjenden ende duke u kuruar në spital! Nuk janë të rralla rastet kur dikush prej tyre hyn në xhami dhe me zë të lartë tregon problemin e vet; e tëra duke qarë e duke u dridhur, duke menduar se kështu xhemati i pranishëm do të jetë shumë më i ndjeshëm dhe do t'i dalë në ndihmë; më pas në dalje vendos një shtrojë ku xhemati do të duhej t'i hidhnin të hollat e tyre. Nuk kalojnë ndryshe as udhëtarët në autobus apo ata që janë duke ecur rrugës dhe kryejnë obligimet ditore. Këtë hall e kanë edhe dyqanet e shumta që zakonisht frekuentohen nga lypës të shumtë, dhe kjo përsëritet disa herë në ditë. Nuk janë të rralla rastet kur del pas trokitjes në derë për të pritur mikun, aty pranë e gjen lypësin, i cili me dorë të shtrirë të ndryshon humorin në një situatë kur ndoshta nuk je në gjendje t'i ndihmosh. Nëse del me mikun për të pirë një kafe apo për të ngrënë një drekë, dora e shtrirë e lypësit të ngulfat dhe ta ndal atë në fyt. Marrë në përgjithësi, ngado që shkojmë, përpara na dalin lypës endacakë që shtrijnë dorën. Nuk mund të themi se ata janë të marrë dhe nuk dinë çfarë bëjnë, ngase ata analizojnë shumë me vëmendje situatat dhe shumë herë edhe dukjen e jashtme a veturën që pret në semafor. Shikimi në shtëpitë e lagjes, dikton trokitjen e derës. Lypës të shumtë, të gjinive dhe grupmoshave të ndryshme. Nëna me fëmijë që shumë herë janë të shtrirë përtokë edhe në kushte më të vështira, kur moti është i lig, dhe bën të ftohtë. Të zbathur e të zdeshur, të ulur në dëborë, shtrijnë dorën e lypjes.

I gjendur para situatave të tilla, njeriu e ndien veten i stepur! Ndalesh dhe me-

ndon: A thua lypësi të cilin e shoh vazhdimisht duke kërkuar para xhamisë apo diku tjetër, nuk ka tubuar të holla sa për të blerë bile një palë mbathje mesatare që mbathin shtresa më e gjerë e njerëzve dhe nuk kushtojnë më shumë se dy apo tre euro!? A nuk e pashë javën e kaluar pas namazit të xhumasë, të kishte mbledhur një shumë të mirë parash që i kishte dhuruar xhemati bujar, në mesin e të cilëve ndoshta kishte edhe më të nevojshëm se vetë lypësi!?

Megjithëse shumë herë profesionin e tyre nuk e aktrojnë bukur dhe nuk të bëjnë të bindesh se janë të denjë për t'u ndihmuar, prapëseprapë njeriu ndihet keq nëse nuk u jep qoftë edhe ndonjë metelik. Në shpirtin tonë është sforcuar ndjenja se duhet ta ndihmojmë lypësin në çfarëdo situate dhe sido që paraqitet, qoftë edhe hipur në kalë të bardhë. Ndoshta kjo nuk bëhet gjithmonë për hir të Allahut. Mund të ketë edhe faktorë të tjerë që për bazë kanë besëtytnitë e ndryshme dhe besimet e gabuara se, po nuk i dhe lypësit, mund të të ndodhë ndonjë fatkeqësi në pasuri ose familje, mund të kesh fat të keq dhe të bëhesh pesimist. Ndoshta dikush tërë fatin dhe mirësinë e mbështet në trajtimin e lypësit dhe bujarinë ndaj tij.

Nga kjo dukuri vuajnë edhe shoqëritë e zhvilluara. Në çdo situatë është e nevojshme një njohuri e saktë rreth kësaj dukurie nga se vuajnë edhe shoqëritë e pasura. Duhet t'u japim përgjigje disa dyshimeve të mundshme, të cilat i sillen njeriut në mendjen e tij çdoherë që para lypësit vihet në siklet. A duhet ta ndihmojë patjetër apo ka mundësi të vendosë vetë duke vlerësuar gjendjen dhe rrethanat? Paraqitja e lypësit a nënkupton një akt të kryer! Duhet t'i japësh dhe nuk ka zgjidhje tjetër! A paraqet mëkat dhe në çfarë shkalle të mëkatit trajtohet refuzimi i tij? Ndoshta këto janë vetëm disa prej dilemave që mund t'i ketë ndonjëri prej nesh, kur gjendet para situatave të tilla.

Në çdo situatë tërë kjo dukuri, për ne ka një prapavijë fetare, që buron nga ndjenja e besimit, prandaj mbi këtë parim edhe duhet ta trajtojmë, duke i dhënë një përgjigje të duhur dhe të bazuar.

Për ne është shumë e rëndësishme të dimë se cili është koncepti i Islamit mbi këtë dukuri dhe se si duhet të orientohet perceptimi i besimtarit në rastet e tilla. Për trajtimin e kësaj dukurie, kemi për bazë argumentet fetare nga Kurani dhe Syneti, të cilat e detajizojnë në masë të duhur dhe japin përgjigje të saktë, me se njeriu largon dyshimin nga vetja dhe shlyen ndjenjën e mëkatit. Argumentet fetare trajtojnë dy palët që qëndrojnë përballë njëra-tjetrës: Lypësin dhe dukurinë e lypjes, si dhe dorëdhënësin dhe bujarinë e tij. Shikuar nga pikëpamja islame, ne do të mundohemi të japim një përgjigje në lidhje me këtë dukuri shumë të përhapur.

## Bujaria në Islam

Ajetet e Kuranit dhe hadithet e Muhamedit a.s. na njoftojnë për shpirtin bujar të Islamit, e, sa të shumta janë ato... Allahu na urdhëron që të ndajmë nga pasuria jonë që e kemi fituar me mund dhe djersë. Në parim, Allahu është pronari absolut i tërë asaj që ekziston, kurse ne jemi pronarë të përkohshëm, prandaj është e drejtë e Tij ta përcaktojë mënyrën e ndarjes dhe të shpenzimit. Nuk ka thirrje për ndihmë më të fuqishme se ajo që bën Allahu në Kuran, duke u premtuar atyre që bëjnë mirësi e bujari, shpërblime të llojllojshme. Atyre u shtohen shpërblimet dhe ngrihen në pozitat duke u graduar për dhënien e pasurisë në rrugë të Allahut. Ata që japin për hirin e Tij, kanë garantuar një borxh shumë të majmë që Allahu do t'ua kthejë Ditën e Gjykimit. Në gradat më të larta qëndrojnë besimtarët që ushqejnë të varfrit, të mjerët, jetimët, të zënët rob lufte e të tjerët që kanë nevojë. Në pozita të tilla do të jenë ata që ushqejnë të tjerët, duke synuar kënaqësinë e Allahut pa kërkuar shpërblim e falënderim apo ndonjë kompensim moral a material. Për atë që bëjmë për Allahun, shpërblimi i denjë duhet kërkuar vetëm prej Tij. Shembullin e atij që jep për Allahun dhe në rrugën e Tij, Allahu e krahason me kokrrën- farën nga e cila mbin kalliri që ka 100 kokrra, e Ai ia shumëfishon atij që do.

Allahu ka kërkuar nga i pasuri ndihmë, bujari e solidaritet me të gjitha kategoritë që e meritojnë, duke ia kujtuar mirësitë ndaj tij dhe duke i premtuar shpërblimin në botën tjetër. Në anën tjetër, ka lavdëruar të varfrin që, me gjithë skamjen, përmbahet në atë masë sa ata që nuk e njohin, e mendojnë të pasur. I tilli nuk ekspozohet para njerëzve, nuk e shtrin dorën, nuk simulon, nuk paraqitet si sharlatan, e nuk ankohet, edhe pse për këtë ka nevojë. Me këtë gjendje synon shpërblimin e Allahut, është e qartë se ai arrihet në mënyra të ndryshme, njëra prej të cilave është durimi në situata të varfërisë. I pasuri e arrin me pasuri, kurse i varfri me varfëri. Në situatë të tillë besimtari duhet të durojë para skamjes, duke përballuar me të gjitha sakrificat e mundshme.

Është ligj i Allahut që njerëzit të sprovohen në mënyra të ndryshme: me frikë, me uri, me dëmtim të pasurisë, me vdekjen e të dashurve, me dëmtime frutash e të mbjellash, dhe gjithsesi Allahu i përgëzon ata që durojnë. Nuk ka dyshim se këto situata, të shumtën rezultojnë me skamje e varfëri, por besimtari paraprakisht përgatitet të jetë i vetëdijshëm, të durojë e në këtë mënyrë të meritojë shpërblimin e Allahut dhe mëshirën e Tij.

Hadithet e Pejgamberit ushqejnë këtë segment duke e detajizuar edhe në elemente më të imta. Ato janë në përputhje të plotë me ajetet e Kuranit, i sqarojnë dhe komentojnë ato duke i zbërthyer në mënyrë të denjë. Muhamedi a.s. nxitonte për mirësi dhe ishte më i shpejtë se era e furishme. Megjithëse në shtëpinë e tij nuk rezervonte asgjë nga ushqimet, gjithsesi aty gjendej diçka për lypësin. Kur vetë nuk kishte mundësi të ndihmonte, derën e bamirësisë ua hapte të tjerëve. Në çdo rast nxitja për të dhënë është temë bosht në kodin e të folurit të Muhamedit a.s., e po ashtu edhe në praktikën e tij. Edhe shokët e tij u edukuan në një frymë të tillë. Ishin zemërgjerë dhe bujarë duke sjellë shembullin më të mirë. Mjafton fakti se për t'i ndihmuar të tjerët, shumë herë ndanë pronën e tyre duke u vëllazëruar me ata që deri në atë kohë as nuk i njihnin. Është shumë i njohur vëllazërimi në mes muhaxhirëve dhe ensarëve atëherë kur muhaxhirët nga Meka erdhën duarthatë në Medinë. Ebu



Bekri kishte shpenzuar shumë pasuri për të liruar shumë prej atyre që ishin robër. Ai kujdesej për mirëqenie materiale të një numri të ashabëve, dhe atyre u jepte rregullisht.

Gjithsesi myslimani frymëzohet nga argumentet e tilla fetare, sepse ato paraqesin esencën e udhëzimit të tij dhe janë peshoja më e drejtë për vlerësim të saktë të të gjitha çështjeve. Bujaria është cilësi shumë e kërkuar e myslimanit, prandaj ai e shpreh atë vazhdimisht dhe sa herë i jepet mundësia. Këtë nuk e bën as për mburrje dhe as për mendjemadhësi a diçka të ngjashme, por e bën vetëm për Allahun dhe synon të arrijë kënaqësinë e Tij. Është shumë mirë e njohur bujaria islame, qoftë në rrethin individual ose në atë shoqëror. Mbi të gjitha, Islami këtë çështje e ka rregulluar me ligj, duke përcaktuar shumë qartë të drejtat e shtresave që kanë nevojë. Aty gjejmë zgjidhjen më të drejtë për të gjitha shtresat sociale.

### Nxitja për punë, angazhim dhe fitim nga hallalli

Thirrjen islame për bujari, dhe solidaritet me të gjithë ata që kanë nevojë, duke u ofruar ndihmë morale e materiale, duhet ta kuptojmë drejt pa e devijuar për asnjë çast. Kjo nuk nënkupton ndërtimin e një strukture parazitësh, e cila jeton në kurriz të të tjerëve dhe ha nga mundi i atyre që punojnë dhe fitojnë me djersë. Islami në asnjë mënyrë nuk e përkrah këtë mentalitet. Përkundrazi, e dënon. Në asnjë mënyrë nuk lejohet përvetësimi i pasurisë së të tjerëve, dhe nuk ka dyshim se lypja paraqet një shkelje të tillë, ngase lypësi në një mënyrë ose në një tjetër merr pa të drejtë pasurinë e tjetrit. Natyrisht, këtu kemi për qëllim kategoritë e lypësve endacakë, që bredhin ngado.

Të shumta janë ajetet që flasin mbi vlerën e punës dhe të punëtorit, fitimit të ndershëm dhe mirësinë që dhuron Allahu në raste të tilla. Sa për argumentim, po cekim disa prej tyre: ”Thuaj: “Punoni, se Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët do të shohin punën tuaj. Së shpejti do të ktheheni tek Ai Që di të dukshmen dhe të padukshmen, e Ai do t’ju njoftojë për atë që keni bërë.”

Nëse tekstin e ajetit ua referojmë lypësve që kërkojnë pa të drejtë pasurinë e tjerëve, mund të vërejmë qartë një kërcënim të rreptë ndaj tyre. Allahu i thërret të gjithë në punë e angazhim, përpjekje për jetë dhe mirëqenie materiale. Një ditë të gjithë do të kthehemi te Allahu dhe puna e çdokujt do të bëhet publike, sepse Ai e di më së miri atë që njeriu ka fshehur në shpirtin e tij. Ai që ka shtrirë dorën e lypjes, ka mundur të shtiret para njerëzve se ka nevojë duke i mashtruar dhe duke përvetësuar pasurinë e tyre, por Ditën e Gjykimit Allahu do ta bëjë publike atë që ka fshehur njeriu.



Në lidhje me komentin e ajetit, mufesiri i mirënjohur, imam Kurtubiu, thotë:” Urdhri (për punë) ka domethënie të përgjithshme ... Në këtë kuptim Ibn Kethiri sjell hadithin e transmetuar nga imam Ahmedi, ku Pejgamberi a.s. thotë: ”Po të bënte ndonjëri prej jush një punë qoftë edhe në një shkëmb pa derë e pa dritare, puna e tij do të bëhet publike, në çfarëdo mënyre.” Ajeti është shumë i qartë: Allahu urdhëron për punë të ndershme pa mashtrim e keqpërdorim.

Nëse një punë e bërë përbrenda një shkëmbi, në izolim total, do të bëhet publike, atëherë ç’mendojmë për ata që me veprimet e tyre ekspozohen para njerëzve dhe pa u turpëruar fare.

Atij që bën një punë të mirë, Allahu nuk ia humb mundin. Allahu thotë:” Sa për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, sigurisht që Ne nuk do t’ua humbim shpërblimin punëmirëve.”

Në këtë janë të barabartë, si meshkujt ashtu edhe femrat; këtë e premton Allahu për që të qetësuar çdokënd, pa marrë parasysh gjininë, llojin, racën apo etninë. “Dhe Zoti iu përgjigj lutjes së tyre: ”Unë nuk do t’ia humb mundin askujt nga ju që ka bërë vepra, qoftë mashkull apo femër. Ju jeni njëlloj (në shpërblim).”

Në mesin e shkaqeve të zbritjes së këtij ajeti ceket se Umu Seleme- njëra nga gratë e Pejgamberit a.s.- i kishte thënë atij se në lidhje me hixhretin-migrimin nga Meka në Medinë- përjetimet, mundimet, lavdërimet e shpërblimet që do t’i gëzojnë, Allahu ka cekur vetëm burrat. Si përgjigje për këtë pyetje, Allahu kishte zbritur këtë ajet të Kuranit, duke e bërë të qartë se Ai nuk ia humb shpërblimin askujt.

Ajete me domethënie të tillë ka shumë. Ato duhet të formojnë një koncept të duhur për besimtarin, që të edukohet në bazë të tyre, të punojë e të fitojë nga hallalli. Të mos jetojë në kurriz të të tjerëve, të mos bëhet barrë e individit apo shoqërisë, duke e shtrirë dorën e lypjes.

*(Vijon)*

# Kurani, të kuptuarit dhe vlera e leximit të tij

Hatixhe Ahmedi

**Asnjë gjuhë tjetër nuk mund ta ruajë pastërtinë, poezinë dhe rimën e Kuranit përveç gjuhës së pastër letrare arabe**

"Kurani famëlartë transformoi krejtësisht jetën shoqërore, ndriçoi horizontet dhe i mbushi ato me lumturi e vërtetësi; ai shkaktoi një revolucion të madh në shpirtrat dhe zemrat e njerëzve, në mendjet e tyre, në personalitetin e tyre, në jetën sociale e politike. Këtë revolucion arriti ta shkaktonte dhe përjetësonte në një mënyrë të tillë, saqë për katërmbëdhjetë shekuj, në çdo moment, gjashtë mijë e gjashtëqind e gjashtëdhjetë e gjashtë versetet (ajetet) e tij të lexohen me respekt dhe nderim, nga gjuhët e më shumë se njëqind milionë njerëzve. Duke i edukuar ata, dhe njëkohësisht duke ua pastruar shpirtrat dhe zemrat e tyre. Për sa u përket shpirtrave, për ta Kurani gjithmonë ka qenë mjet i zhvillimit dhe përparimit të tyre; për mendjet ka qenë një orientim e dritë; për jetën, vetë jeta dhe lumutria. Një libër i tillë është i pakrahasueshëm dhe i pashoq, është një çudi, një mahnitje e një mrekulli." (Said Nursi).

## Kurani mbi librat e tjerë hyjnorë

Kurani famëlartë është libri i shenjtë i fundit i myslimanëve, i zbritur nga ana e Allahut xh.sh. pejgamberit më të madh dhe të fundit, Muhamedit a.s..

Kurani famëlartë posedon shumë veçori, të cilat e dallojnë dhe e ngrenë mbi librat e tjerë hyjnorë.

Disa nga pikënisjet e këtyre veçorive, janë këto:

a) Kurani famëlartë ka ardhur deri tek ne ashtu sikur i ka zbritur Pejgamberit a.s., në frymën origjinale pa pësuar asnjë ndryshim. Origjinaliteti dhe përsosmëria e tij do të vazhdojnë të ruhen deri Ditën e Kiametit.

Asnjëri nga librat e shenjtë të mëparshëm nuk e ka ruajtur formën origjinale të zbritur nga Allahu xh.sh.; disa nga këta libra kanë humbur në tërësi, ndërsa disa të tjerë janë deformuar me ndërrime të shumta.

Se Kurani famëlartë do të ruhet i paprekur përsosmërisht deri Ditën e Kiametit, Allahu i Madhëruar na ka siguruar me këtë ajet:




"Ne ta zbritëm ty Kur'anin (o Muhamed) dhe Ne do ta ruajmë atë."

Prandaj është e vërtetë se Allahu e ruajti Kuranin deri më sot nga ndryshimet, dhe gjithashtu do ta ruajë deri në Ditën e Kiametit.

b) Kurani i shenjtë nuk zbriti përnjëherë, por në përshtatmëri me kohën dhe ngjarjet që e kërkonin, zbritën ajetet në mënyrë graduale, një pas një, madje herë pas herë edhe një sure e tërë. Zbritja graduale e Kuranit ka mundësuar lehtësime për mësimin përmendsh të Kuranit dhe të kuptuarit e tij.

c) Kurani- Kerimi është libri i fundit hyjnor; pas këtij libri nuk do të vijë më libër tjetër hyjnor. Dispozitat e Kuranit do të vazhdojnë dhe nuk do të ndryshohen deri Ditën e Kiametit, ndërsa librat e mëparshëm ishin të dërguar për një periudhë të caktuar kohore dhe dispozitat e tyre vlenin vetëm për atë kohë, dhe jo deri në Ditën e Kiametit.

d) Kurani- Kerimi është libri i dërguar për mbarë njerëzimin. Ai është i mbushur me të vërteta dhe urtësi, që do t'i plotësojnë nevojat e secilit shekull.

## Përkthimi i Kuranit nuk mund të na japë njohuri të plotë të ajeteve kuranore

Që ta kuptojmë drejt dhe mirë domethënien e fjalës kuranore, së pari nevojitet të lexojmë librat e kelamit, fikhut dhe ahlakut. Dihet shumë mirë se këta libra janë të përpiluar nga Kurani dhe Hadithi, ose më thjesht materiali i këtyre lëndëve është nxjerrë nga dy burimet kryesore bazë - Kurani dhe Hadithi. Përkthimi i Kuranit nuk mund të na japë njohuri të plotë të ajeteve kuranore, por ndonjëherë, ruajna Zot, bëhet edhe shkaktar që lexuesi të hidhet në mendime, duke mos i ditur lëndët e lartpërmendura, nuk e di shkakun e zbritjeve dhe qëllimin e të shprehurit të tillë, kjo ndikon që ai të futet nëpër labirinte, saqë të dalë nga feja.

Prandaj mund të themi me plot besim, që Kurani famëlartë nuk mund të përkthehet në asnjë gjuhë të botës dhe çdo përkthim nuk është origjinali i tij, përveçse një komentim i Kuranit (tefsir). Këtë mund ta dimë edhe nga përvoja, se edhe një vjershë të vetme bile, nuk mund të arrijmë ta përkthejmë rrënjësisht. Ndërsa, për sa i përket Kuranit, na mbetet vetëm të themi se e kemi shpje-




guar deri diku, sepse kuptimi i plotë i Kuranit nuk mund të nxirret nga përkthimet. Të kuptojmë domethënien e plotë të një ajeti, d.m.th. të arrijmë të kuptojmë se çfarë deshi të thoshte Allahu i Madhëruar në këtë ajet. Nëse ndokush e lexon një përkthim të një ajeti, ai nuk ka arritur të kuptojë dhe mësojë dëshirën e Allahut. Ai në këtë rast e ka kuptuar atë që është e përkthyer. Feja nuk mund të mësohet vetëm nga përkthimi i Kuranit. Nëse ia japim ndokujt përkthimin më të mirë të Kuranit, që ta mësojë fenë e tij, është më keq se t'ia ofrojmë dikujt një dërrasë në mes të oqeanit, sepse me atë dërrasë njeriu mund të dalë gjer në bregdet, nëse nuk ia del të dalë, vdes dhe, nëse është me iman, do të shkojë në Xhennet. Kurse ai që mundohet ta mësojë fenë nga përkthimi i Kuranit, mund ta humbë imanin. Ose, më thjesht, i sheh notuesit duke notuar në det dhe thotë se të notosh qenka lehtë, gjithkush mund të notojë, kjo pra i ngjet sikur të hedhim në oqean një të ri që nuk di të notojë, dhe ai, duke i parë të tjerët se kjo qenka e lehtë, hidhet drejt në ujë. Kështu është edhe të mbështeturit vetëm në kuptimin e përkthimit të Kuranit, sepse, duke menduar se ia del notit, ngulfatet në tërësi. Kjo është çështje serioze që të kërcënon me jobesim, sepse t'i japësh kahje të kundërt kuptimit të ajeve, bie në kufër, ndërsa kufri të shpie në Xhehennem.

Madje të mësuarit e fesë nuk arrihet as nga të lexuarit direkt të tefsirit dhe hadithit, sepse, të kuptosh Kuranin dhe Hadithin gabim, ose të kesh dyshim në to, - të humbet imani. Hazreti Ebu Bekri, meqë e dinte mirë këtë urtësi, thoshte: "Po të komentoj Kuranin sipas mendimit tim, atëherë mua, cili vend (në tokë) më bart dhe cili qiell më strehon (më qëndron sipër).

Të kuptosh librat burimor të tefsirit, nevojitet të arrish të kuptosh njëzet shkenca kryesore, ose më thjesht të mësosh një periudhë. Të lexosh hadith dhe tefsir, pa i ditur rrënjët e shkencave fetare, i përngjet sikur ai që është i sëmurë nga lukthi, për t'u forcuar, ha bakllava dhe brumëra. Sa kohë që ky i sëmurë, së pari duhet të mbajë dietë e më pastaj të konsumojë ushqime të rënda, për t'u forcuar. Prandaj, pa i mësuar lëndët kryesore, nuk mësohet feja drejt. Në qoftë se një njeri merr përsipër dhe menjëherëë futet në leximin e përkthimit të Kur'anit, tefisirit dhe hadithit, këto s'do mend se i kupton gabim, prandaj humb edhe fenë edhe imanin. Edhe tefsiret burimore, të lexohen nga joprofesionistët, janë të dëmshëm.

## Hadithi shpjegon Kuranin

Të kuptosh Kuranin, nevojitet të dish shpjegimet se si i ka bërë Resulullahu s.a.s. Ndërsa, që të kuptosh Synetin, nevojitet të dish shpjegimet e ashabëve dhe të dijetarëve.

Në ditët e sotme shohim se ka shumë përkthime, bile disa prej tyre përmbajnë edhe mendime personale. Armiqtë e Islamit dhe novatoristët, mezi presin të shfrytëzojnë rastin dhe të prishin kuptimin e Kuranit, prandaj kjo, mund të themi lirisht, është një helm, sepse, kur i lexojnë të rinjtë dhe ata që nuk kanë dituri të thellë, në mendjet e tyre mund të ngjallen dyshime dhe kontradikta.

Komentimin e drejtë të Kuranit dhe dhënien e kuptimit të plotë i bëri vetëm ai të cilit i zbriti, pra Muhamedi a.s. në kohën e tij, ndërsa tek ne u përcoll me anë të haditheve. Këto hadithe i kanë kuptuar vetëm ashabët dhe imamët muxhtehidë, e myslimanët janë mbështetur sipas mësimit të këtyre dijetarëve. Prandaj është e pamundur të mësohet feja nga përkthimi i Kuranit dhe haditheve. Pra, secili mysliman, së pari duhet ta mësojë fenë e vet nga librat e (ilmihalit), të cilët janë përpiluar nga dijetarët e Ehli-Synetit.

## Me lexim të Kuranit, arrijmë kënaqësinë e Allahut

Disa nga të humburit, thonë: "Nuk ka vlerë leximi i Kuranit pa ia ditur kuptimin e tij, lexoni përkthimin në gjuhën amtare". Imam Gazaliu thotë se Imam Ahmedi, në një hadith kudsi, transmeton se Allahu i Madhëruar thotë: "Ai që lexon Kuran, qoftë duke e kuptuar atë, qoftë duke mos e kuptuar, e arrin kënaqësinë Time".

Vlera e leximit të Kuranit famëlartë në gjuhën arabe, është e shumë e madhe. Tani do të shpalosim disa nga këto vlera.

1. Kush e lexon Kuranin në gjuhën arabe, në këtë rast ai ka bërë ibadet, ky lexim e afron njeriun pranë Allahut; edhe nëse e lexon pa e kuptuar atë, ka fituar sevab. Ndërsa, në qoftë se e lexon dhe e kupton, në këtë rast ai ka fituar shpërblim mbi shpërblim. Allahu i Madhëruar thotë:

   "Ata që e lexojnë librin e Allahut, e falin namazin dhe japin nga begatitë me të cilat Ne i kemi furnizuar, japin fshehurazi dhe haptazi, ata shpresojnë një fitim që kurrë nuk u humbet. Që Ai (Allahu) do t'u plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'u shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkatfalës dhe shumë mirënjohës". Në ajetin e parë shihet se ata që e lexojnë Librin e Allahut, janë lavdëruar, madje ata që e lexojnë Kuranin, arrijnë një shpërblim të ibadetit sikurse kur e falin namazin, pra shkon deri në atë shkallë, saqë leximi i Kuranit arrin në shkallën sa të krahasohet me një ibadet të rëndësishëm, sikur është falja e namazit, duke u bazuar në atë që përmendet përpara.

Pejgamberi a.s. thotë: “Kush lexon një shkronjë nga Libri i Allahut, për atë ka një të mirë. Për një të mirë jepen dhjetë sevabe. Unë nuk po them se Elif Lam Mim është një shkronjë (harf), porse them se Elifi është një shkronjë, Lami një shkronjë dhe Mimi një shkronjë”. Nga kjo shihet se, ai që lexon Kuran, ka fituar sevabin e ibadetit, dhe kjo është veçanti që e dallon Kuranin, dhe është dhuratë vetëm për ata që lexojnë vazhdimisht, sepse pasurojnë shpirtrat dhe pastrojnë zemrat e tyre.

2. Leximi i Kuranit në gjuhën arabe bëhet, në ënyrë që të ruhet Libri i Allahut nga përshkrimet dhe zëvendësimet, ashtu siç ngjau me librat e mëparshëm hyjnorë. Edhe për ata që nuk e kuptojnë domethënien e fjalëve të Allahut të Madhëruar, është premtuar shpërblim i madh, kjo është një nga mënyrat më të rekomandueshme për ruajtjen dhe ardhmërinë e origjinialitetit të Librit të shenjtë.

   Prandaj shumica e njerëzve kanë shprehur dëshirë të madhe për mësimin e leximit të Kuranit, derisa një pjesë e tyre e kanë mësuar përmendsh Kuranin, duke u bërë hafëzë. Shumimi i lexuesve të Kuranit (kiraet), specialistëve të leximit të tij dhe njohësve të thukët të rregullave të tij (kurra), dhe i njerëzve që e kanë mësuar përmendsh (hafëzët), ka ndikuar duke dhënë rezultat që Kurani të përhapet në çdo anë, pra Libri i Allahut të jetë i pranishëm dhe të qarkullojë, të jetë i pranishëm në gjuhët e njerëzve. Me një fjalë, kjo ka mundësuar që askush të mos marrë guximin për të ndërruar fjalët e tij, ngase njohësit ekspertë të tij (arif) i kërcënuan ashpër se do të jepnin llogari ata që tentuan një mënyrë të tillë. Por dihet se gjatë historisë nuk u përjashtuan raste kur njerëz injorantë zgjatën gjuhët e tyre të dobëta në Librin e Allahut, dhe në këso rastesh, këta armiq të Islamit, morën përgjigjen dhe u mbyllën gojët e tyre, nga ekspertët e Kuranit dhe shkencave kuranore, nga dijetarët islamë (alimë), nga lexuesit e mirëfillët të Kuranit (kurra) dhe nga njerëzit që patën nderin dhe e mësuan përmendsh këtë libër madhështor (hafëzët).

3. Krijimi i një gjuhe të vetme në mesin e myslimanëve, të forcuarit e njëshmërisë fetare, të lehtësuarit e marrëveshjes dhe ndihmës në mes tyre për zbulimin e shkaqeve, shpie në arritjen e forcës së radhëve të tyre, shtimin e fuqisë dhe ngritjen e fjalëve të tyre. Kjo është një politikë e lartë hyjnore, dhe kjo politikë ka treguar sukses.

4. Lexuesve të përhershëm të Kuranit, atyre që e lexojnë dalëngadalë, pa u ngutur, sigurisht që ky lexim u hap rrugën për meditimin e të kuptuarit të tij dhe zgjeron edhe më tej gjokset e tyre në mundësinë e praktikimit të tij gjatë jetës së përditshme. Ai që e lexon Kuranin vetëm duke e lexuar, nesër mundohet dhe e lexon duke medituar kuptimin e tij, pastaj fillon të veprojë sipas urdhrave të drejtë të tij. Nga kjo mënyrë, lexuesi transformohet prej një shkalle në një shkallë më të lartë.

## Ikja nga paragjykimet e gabuara

A mund të parashtrojmë tash këtë pyetje: ”A mund t’i mohojnë pikat që radhitëm më parë, ose a mund t’u kundërvihen pikave të mëparshme ata që nuk e duan origjinalin e Kuranit ose e dëshirojnë në gjuhët e tyre, për shembull shqiptarët - në gjuhën shqipe, turqit - në gjuhën turke e boshnjakët - në gjuhën boshnjake? Kur e themi këtë, kemi parasysh faktin që ata janë myslimanë: “A do të mund të thoshin se ne nuk e besojnë se leximi i Kuranit në gjuhën arabe hyn në radhën e ibadeteve dhe nuk presin sevap nga kjo vepër?

Gjithashtu a mund të thonë: “Ne nuk kemi problem se njëshmëria e gjuhës kuranore do të mundësojë që Kurani ynë të ruhet në origjinal deri në Ditën e Kiametit, është larg nga përshkrimet dhe ndryshimet, dhe vazhdimisht e ruan unitetin e myslimanëve?”

Ata që janë myslimanë, nuk mund të kenë një qëndrim të tillë. Duke u bazuar në këtë, se nuk do të mund të thoshin një gjë të tillë, atëherë duhet të pajtohen dhe të jenë zotërues të Kuranit në gjuhën origjinale arabe, sepse të bërët ibadet i secilit popull në gjuhën amtare të tij, të lexuarit e Kuranit në gjuhë amtare, të kënduarit e kametit në gjuhë amtare, - nuk ka asnjë vlerë shkencore dhe fetare, prandaj duhet të ikin nga paragjykimet dhe iluzionet e tilla.

Nuk ka mundësi të refuzosh arshin (fronin) e Librit të shenjtë. Ky fron (Arsh) është origjinali në gjuhën arabe. Ndërsa ai që e zbriti dhe e shkroi Kuranin në atë fron (Arsh), është Allahu i Madhëruar? Sikur mbreti të lëshonte fronin e tij, ç’mbetet nga forca dhe krenaria mbretërore? Ja pra, këtë Kuran Allahu e ka bërë që fjalët e tij të jenë kurora, ia ka veshur atij kurorën e mrekullisë, ndërsa origjinalin e tij në gjuhën arabe, e ka bërë pasqyrë të kësaj mrekullie dhe krenarie.

“Ai është një libër ngadhënjyes (i pashoq). Atij nuk mund t’i mvishet e pavërteta në asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit”.

Është e padiskutueshme se secili nga popujt është përkrahës i gjuhës, traditës, kulturës dhe vlerave të veta. Edhe ne e duam popullin tonë, atdheun dhe shtetin tonë, vlerat tona kombëtare dhe gjuhën tonë të pastër shqipe. Por, në të njëjtën kohë, ne e duam edhe pasurinë tonë më të shenjtë, Fenë tonë, Kuranin tonë dhe gjuhën arabe, në të cilën ka zbritur Kurani.

Kohë pas kohe hasim edhe shumë thënie dhe sjellje të shëmtuara, e se prej nga manifestohet burimi i tyre, nuk dihet, o nga nacionalizmi i tepërt, ose nga armiqësia fetare. P.sh. thëniet e shpeshta: “Përse Kurani zbriti në gjuhën arabe, përse erdhi Pejgamberi a.s. nga mesi i arabëve?” Kjo na kujton ajetin kuranor, ku Beni Israilët i drejtohen Hz. Musait duke i thënë: “O Musa, na e bëj edhe neve një Zot (statujë) si zotat që i kanë ata, sikur që i kanë ata (ai popull)”, ndërsa Hz. Musai a.s. u tha: “Vërtet ju jeni popull që nuk dini (injorantë- xhahil). Vëret, ai popull (që po adhuron idhuj), është i shkatërruar në atë (adhurim) dhe ajo që vepruan, është e asgjësuar (nuk sjell dobi)” . Nga kjo shihet se sa e gabueshme ishte kjo sjellje dhe kjo vetëdije e ulët e tyre.

Shtrohet pyetja: A kemi të drejtë ne, një qenie e varfër dhe e dobët, të akuzojmë Krijuesin dhe Zotëruesin e dy botëve, Allahun?

## Secili mysliman duhet të përvetësojë gjuhën arabe aq sa ka mundësi

Sikur Allahu të mos ishte i lirë të vepronte atë që dëshiron, dhe të sundojë ashtu sikur dëshiron Ai, - nuk do të ishte Zot. Nëse Ai ka vepruar në këtë mënyrë, patjetër duhet ta dimë se këtu ka një urtësi, pra myslimanit i ka hije që të ulë kokën para kësaj dhe të pranojë Urdhrin dhe Dispozitën e Allahut.

Në Risalen e Imam Shafiiut hasim këto shprehje: “Ata që nuk u përkasin popujve arabë, është e nevojshme t’i përshtaten gjuhës arabe, sepse ajo është gjuha e të Dërguarit të mbarë njerëzimit,



Muhamedit a.s., të Dërguarit të Allahut. Ata që e pranuan fenë e tij me plot dashuri, duhet ta pranojnë edhe gjuhën e tij.

Secili mysliman duhet të përvetësojë gjuhën arabe aq sa ka mundësi, deri në atë masë, sa të ketë mundësi të dëshmojë dhe ta shprehë fjalën e dëshmisë (Shehadetin), se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij, ta lexojë Librin e Allahut, Kuranin, ta përmendë Allahun (dhikër) me tekbire (lartësim) dhe tesbihe (lartësim- pastrim)".

Nga kjo kuptojmë se secili besimtar është i obliguar që lutjet e namazit, leximin e Kuranit dhe dhikrin ta mësojë në gjuhën arabe, ngase vetëm kështu arrihet grada e sevabit dhe shenjtëria e ibadetit.

Sepse, po të vazhdonte secili popull të pyeste: "Pse Allahu i Madhëruar nuk e dërgoi Pejgamberin nga mesi ynë? Pse nuk e zbriti Kuranin në gjuhën tonë amtare?, - atëherë këto pyetje nuk do të kishin të ndalur njëra pas tjetrës.

Prandaj neve na bie të themi se Allahu, çfarëdo që vepron, vepron drejt. Ta përvetësojmë fenë dhe ta përvetësojmë deri diku gjuhën e Pejgamberit të Tij të fundit, ta kuptojmë atë dhe të jetojmë sipas urdhrave dhe porosive të Tij. Pra, e tëra që na takon neve, është vetëm kaq.

Atyre që u munduan ta përkthejnë Kuranin në gjuhën tonë amtare, duke filluar që nga hoxhallarët e vjetër, të cilët i mësuan nxënësit e tyre, e deri tek ata që hodhën me penat e tyre në fletë - kuptimin e Fjalës së Allahut xh.sh., - do t'u jemi gjithmonë mirënjohës duke E lutur Allahun që sa më lart të shpërblejë veprën e tyre madhore. Ata u bënë shkaktarë që Kurani të jetë i kuptuar edhe në gjuhën shqipe. Pika tek e cila arritën hulumtimet e shumta shkencore dëshmon: "Kurani nuk bëhet ndryshe përveçse gjuhën arabe. Kurani i përkthyer në ndonjë gjuhë tjetër nuk zihet Kuran po tefsir, komentim i Kuranit. Prandaj origjinali i tij i pandryshuar deri Ditën e Kiametit, është në gjuhën arabe. Dijetari i famshëm Said Nursi thotë: "Asnjë gjuhë tjetër nuk mund ta ruajë pastërtinë, poezinë dhe rimën e Kuranit përveç gjuhës së pastër letrare arabe".

## Mësimi i leximit dhe mësimi përmendsh (hifzi) në traditën shqiptare

Për sa i përket mësimit të leximit të Kuranit në traditën shqiptare, qysh me ardhjen e osmanlinjve dhe kontakteve të popullit shqiptar me këtë popull, janë marrë rregullat e tyre, bile në shumë vise në Maqedoni, në Serbinë Jugore dhe pjesërisht në Kosovë, rregullat kryekëput thuhen nga kjo gjuhë. Nga vitet 1950 në trojet shqiptare përdorej libri abetare, e cila në popull njihej me emrin *supare*, të cilën e kishte shkruar autori Ali Haj-dar. Kjo metodë nuk ishte e lehtë për përvetësim, por linte gjurmë shumë të thella në mendjet e njerëzve, saqë ata që e mësonin, nuk do ta harronin më kurrë, edhe pse shumica e tyre e mbyllnin pas një kohe. Në vitet 1900 ishte traditë që secili prind të dërgonte fëmijën e tij në xhami për të mësuar Kuranin dhe rregullat bazë të akaidit, fikhut dhe ahlakut. Këto rregulla mësoheshin në një libërth të vogël, i cili quhej *Shiriti Salat*. Ishte libër që rrallëkush nga gjeneratat e vitit 1900 të mos e dinte. Ky mësim dhe interesim shfaqej, sepse interesi i prindërve ishte i madh. Madje shumica e tyre vazhdonin të mësonin hifzin. Mësimi përmendsh i Kuranit zakonisht zgjaste 2 vjet, e, në fund, demonstrohej nxënia përmendsh pranë kolegjiumit të përbërë nga shumë hoxhallarë eminentë, të cilët e dëgjonin me vëmendje zotërimin përmendsh të Kuranit. Shumë, shumë rrallë tolerohej ndonjë gabim, dhe, kur vinte dita e provimit, mësimi kishte arritur pikën kulmore.

## Mënyra e mësimit të hifzit ishte metoda turke, për vite të tëra kishte treguar sukses në këto troje

Kjo metodë aplikohej duke e mësuar çdo të njëzetën faqe (nga fillimi i xhuz-it), pastaj prapë riktheheshin dhe mësonin faqen që pasonte, dhe përsërisnin faqen e mësuar më parë, kështu që nuk harronin atë që kishin mësuar, por as nuk lodheshin shumë në përvetësimin e Kuranit. Në të kaluarën kishte pak familje në mesin e të cilave nuk gjendej ndonjë njeri që e dinte Kuranin përmendsh. Me kalimin e kohës, kjo traditë mjerisht u rrallua, këtu ndikuan edhe shkaqet sidomos në periudha komuniste, e cila la vragë të pashlyera në zbehjen e traditës islame. Lusim Allahun që kjo traditë e mësimit të leximit të Kuranit dhe e mësimit përmendsh (hifzit) të rikthehet në mesin tonë, ku të mbjellë patjetër frytet e saj, të cilat, insha-Allah, do t'i korrim në të ardhmen, apo do t'i korrin gjeneratat tona të ardhme, ashtu sikur që u pasuruam ne nga frytet që na lanë trashëgim gjyshërit tanë .Nuk na mbetet tjetër përveçse t'I lutemi Allahut të na zgjerojë njohuritë tona në mësimin e leximit të Kuranit dhe motoja jonë të jetë: "O Zot, ma bëj Kuranin behar të shpirtit dhe nur të zemrës sime, m'i largo dhimbjet dhe ma mënjano dëshpërimin me anën e Tij."

# Tevekkuli (mbështetja) në Allahun xh.sh.

**Dr. Rijad Ibn Muhamed El-Musejmiri**

**E vërteta për tevekkulin është mbështetja absolute në Allahun xh.sh. për të gjitha çështjet, qofshin ato për të arritur një dobi të caktuar, ose për të penguar një dëm të caktuar**

Përhapja e injorancës në forma të çudishme në mesin e Ymetit, është një dukuri e pakuptimësi në Fe, një çështje që nuk është e padukshme për çdo njeri që ka sy e të parë të shëndoshë.

Prandaj, nga kjo nuk mund të shpëtohet edhe nëse posedohen diploma akademike dhe pozicione të hijerarkisë më të lartë. Injoranca për të cilën e kemi fjalën, ka të bëjë me bazat e Fesë dhe besimit, e të mos flasim për çështje të tjera të Legjislativës dhe dispozitave islame. Rezultat i kësaj injorance është besimi i gabuar në Njëshmërinë e Allahut xh.sh., pavarësisht nga qartësia e kësaj çështjeje.

Prandaj, po të shtrohet çështja e tevekkulit (mbështetjes) në Allahun xh.sh., ose çështja e frikës dhe shpresës në Të, ose çështjetë tjera që i takojnë domenit të ibadetit (adhurimit), të cilin nuk lejohet ta bëjmë kurrsesi për dikë tjetër përveçse për Allahun xh.sh., - do të shihet se shumë njerëz kanë pikëpamje, të kuptuar të gabuar për këto çështje. E, të kuptuarit e këtyre çështjeve në mënyrë të shtrembëruar e të gabuar, jep shtytje për bestytni dhe mëkate të pafalshme.

Prandaj, këto çështje duhet të përzgjidhen, të pastrohen e të sqarohen për të qenë këshillë për myslimanin, dhe kjo do të bëhej në mënyrë më të mbështetur e të argumentuar duke i ndjekur veprat e pejgamberëve të Allahut xh.sh..

### Nuk është i vogël numri i të tillëve që tevekkulin e kanë në kryetarë, mbretër, personalitete e ministra për kryerjen e nevojave dhe kërkesave të tyre

Prandaj, një nga çështjet më kundërthënëse, e paqartë dhe problematike, është ajo e tevekkulit (mbështetjes) në Allahun xh.sh.

Pra, nuk është i vogël numri i të tillëve që tevekkulin e kanë në kryetarë, mbretër, personalitete e ministra për kryerjen e nevojave dhe kërkesave të tyre. Parashtrohet pyetja: Cila është e vërteta e tevekkulit, si duhet kuptuar ai dhe ç'është vlera dhe pesha e tij?

E vërteta për tevekkulin është: Mbështetja absolute në Allahun xh.sh. për të gjitha çështjet, qofshin ato për të arritur një dobi të caktuar, ose për të penguar një dëm të caktuar.

Tevekkuli është ibadet madhështor, ai nuk bën t'i drejtohet askujt përveç tek Allahu xh.sh.. Besimtari i sinqertë mbështetet vetëm në Atë, për çdo çështje, siç janë: kërkimi i furnizimit e i ndihmës, për shërim e shëndet, për pengimin e së keqes e dëmit, - dhe ai beson bindshëm se nuk ka furnizues përveç Allahut xh.sh., se nuk mund të të ofrojë ose të të pengojë dikush diçka përveç Allahut xh.sh., se Ai është i Lartmadhëruari, Krijuesi, Mbikëqyrësi dhe Zoti i të gjitha botëve. Ai, jo një herë, në Librin fisnik ka urdhëruar për mbështetje të sinqertë, për se thotë: "… e mbështetju All-llahut, se All-llahu është mbrojtje e mjaftueshme." (El-Ahzab, 48)

Në suren En-Neml, ajeti 79, thotë: "E ti pra, mbështetu në All-llahun, se me të vërtetë ti je në të drejtën e sigurt."

Allahu e ka bër mbështetjen kusht për të qenë besimi i shëndoshë. Ja se ç'thotë: "Dhe vetëm All-llahut mbështetjuni, nëse jeni besimtarë të sinqertë." (El-Hadid, 23)

Gjithashtu në Kuran thuhet: "… vetëm Atij mbështetjuni, nëse jeni të dorëzuar (vendimit të Tij)." (Junus, 84)

### Shembuj nga tevekkuli (mbështetja) i pejgamberëve

Kurani prezanton shembuj të mrekullueshëm për tevekkulin e pejgamberëve, të cilët i drejtuan popujt e tyre në vepra të mira dhe i larguan nga të këqijat. Njëri prej tyre ishte Hudi a.s., i cili qenien e tij ia kushtoi porosisë me të cilën ishte ngarkuar. E këshilloi dhe ia tërhoqi vërejtjen popullit të tij, po nuk hasi në mirëkuptim dhe dëgjueshmëri, përkundrazi, hasi në mosbesim, në mëkate dhe fyerje të rënda. Ja se ç'thotë Kurani: "Ata thanë: O Hud, ti nuk na solle ndonjë argument, e ne nuk i braktisim zotat tanë për fjalën tënde dhe nuk të besojmë ty. Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë të ka goditur me çmendje!..." (Hud, 53-54)

Megjithatë, Hudi a.s. thirrjen e tij e bëri me ngulm e largpamësi, ashtu siç bën besimtari i konsoliduar me Zotin e tij dhe që ka mbështetje absolute në Të, nga njëra anë, e, nga ana tjetër, i irituar nga pakujdesia e torollaksia e tyre, u ku-



ndërvihet në mënyrë të prerë: "…Ai tha: Unë iu kam mbështetur All-llahut, Zotit tim dhe Zotit tuaj, sepse nuk ka asnjë nga gjallesat, që Ai të mos e ketë nën sundim, vërtet, Zoti im është i drejtë." (Hud, 54-56).

Edhe Ibrahimi a.s. qëndroi i paluhatshëm kundër kokëfortësisë së t'et dhe popullit të tij, mu ashtu siç i ka hije besimtarit të cilit i fle besimi në zemër.Ai popullin e vet e thirri me urtësi, butësi dhe dëshmi, megjithatë hasi në kokëfortësi dhe zemër në të cilën besëtytnia kishte zënë vend. Kështu që, populli i tij i bënte kurthe, e më në fund për një muaj mblodhi dru dhe ndezi zjarrin për të djegur Ibrahimin a.s.. Njerëzit u tubuan për të parë se ç'po ndodhte, dhe njëherësh e fyenin Pejgamberin e Allahut, mirëpo, kur erdhi çasti që ai të hidhej në zjarr, atë as që e kaploi paniku dhe as frika, por e tha fjalën madhështore: "Mua më mjafton All-llahu, e sa mbështetje e mirë që është Ai."

Një fjalë që nuk e thotë kush përveç mu'minit, me të cilën nuk shprehet vetëm mbështetësi i sinqertë.Andaj, kur u mbështet në Allahun, Ai i mjaftoi, e meqë ishte i sinqertë ndaj Tij, u lirua dhe shpëtoi; pikërisht për këtë edhe fjalët e të Madhit Allah: "Po Ne i thamë: O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!

Ata deshën t'i bënin atij (Ibrahimit) kurth, po ne ata i bëmë më të dështuarit". (Enbija, 69-70).

Tani është fjala për kryeparin e tevekkulit(mbështetësit)- Muhamedin a.s. jetëshkrimi i të cilit është përplot me mbështetje të pashoqe dhe bindje madhështore në Allahun xh.sh.. Ai migroi me Ebu Bekrin r.a. dhe hynë në shpellë, ku u strehuan dhe u fshehën. Ndërkaq, mushrikët (idhujtarët) iu vunë për t'i ndjekur e për t'u rënë në gjurmë, dhe u ndalën te shpella, pikërisht pranë hyrjes së saj. Me atë rast, sahabiu Ebu Bekër u frikësua, mos vallë do t'i ndodhte ndonjë e keqe pejgamberit të Allahut, e i cili iu drejtua me fjalët: "O pejgamber i All-llahut, po ta ulë ndonjëri kokën e të shikojë, do të na shohë, përgjigjja e pejgamberit, me plot bindje, siguri e mbështetje në Allahun, ishte: "Mos u dëshpëro, se Allahu është me ne". Në vendin e quajtur "Hamraul-esed" idhujtarët u tubuan për ta luftuar Muhamedin a.s. dhe shokët e tij, po Pejgamberi me shokët dolën me një guxim dhe trimëri të paparë, me vendosmëri e zemërgjerësi për t'u përballur e për t'u ndeshur me turmën që u kishte dalë në pritë. Mirëpo, kjo ushtri ishte e bashkuar dhe e mbështetur absolutisht në Allahun Një, duke kërkuar suksesin nga Lartmadhëria e Tij. Shih për këtë fjalën e All-llahut xh.sh.: "E atyre (shokëve të pejgamberit) që dikush u tha: populli (idhujtarët) është tubuar t'ju sulmojnë, pra kini frikë! Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin, e thanë: Neve na mjafton që kemi All-llahun, Ai është mbrojtësi më i mirë! E ty të të mos brengosin ata që përpiqen për mosbesim, ata kurrsesi nuk mund të dëmtojnë asgjë All-llahun.All-llahu me urtësinë e Vet, dëshiron që atyre të mos u takojë kurrfarë e mire në botën tjetër, dhe ata kanë një dënim të madh". (Ali Imran, 173-174).

Ibn Abbasi r.a. thotë: Ibrahimi a.s. e tha fjalën: "Më mjafton All-llahu dhe sa mbështetës i mirë është Ai", - kur e hodhën në zjarr, e Muhamedi a.s. e shprehu kur dikush tha: "...populli (idhujtarët) janë tubuar t'ju sulmojnë, pra kini frikë!"

## Relacioni në mes tevekkulit (mbështetjes) dhe shkakut

Tevekkuli në Allahun xh.sh. nuk refuzon marjen në konsideratë të shkakun, përkundrazi, marja në konsideratë e shkakut është fryt i tevekkulit (mbështetjes) së sinqertë, i Fesë së shëndoshë, i besimit të fortë dhe i bindjes së fuqishme. Por, e keqja e së keqes qëndron në faktin që mbështetja të qëndrojë kryekëput në sebeb (shkakun), ndërkaq të harrohet musebbebi (shkaktari), e Ai është Allahu xh.sh.. Po sjellim dy shembuj konkretë. Për të pritur pasardhës, duhet bërë martesa. Për të pritur të ardhura mujore, duhet të merresh me ndonjë veprimtari, e kështu me radhë.Prandaj, njeriu duhet të bëjë atë që është në kompetencat e tij, pastaj gjen shprehjen tevekkuli. Merjemja r.a. lindi pa martesë, dhe kjo është mrekulli, sofra e Isait a.s. zbriti nga qielli, edhe kjo është mrekulli.




## Llojet e tevekkulit (mbështetjes)

Ka katër lloje të mbështetjes.

*Lloji i parë.* Është mbështetje në Allahun xh.sh. për të gjitha çështjet, qoftë për të arritur një të mirë, qoftë për të penguar një të keqe, dhe ky lloj i mbështetjes është kusht për besimin e shëndoshë.

*Lloji i dytë.* Kjo është mbështetje në krijesën, në të cilën nuk mund të ketë gisht askush përveç Allahut të Lartmadhëruar, siç janë: rënia e shiut, shërimi i të sëmurit, realizimi i ndihmës, etj., çështje të cilat janë specifika hyjnore. Kështu që, nëse mbështetja absolute bëhet në fenomenet natyrore të lartshënuara, - kjo pa diskutim është besëtytni e cila shkakton hyrjen në xhehenem për mot e jetë.

*Lloji i tretë.* Kjo është mbështetje në krijesat, siç janë: kryetarë, mbretër, personalitete e përgjegjës të cilëve Allahu u ka mundësuar për të evituar një të keqe të caktuar, ose për të ofruar një të mirë të caktuar, - edhe kjo është besëtytni, meqë mbështetja absolute duhet të jetë në Allahun xh.sh.

*Lloji i katërt.* Kjo është mbështetje në njëri-tjetrin në veprimtaritë e përditshme, por përsëri mbështetja absolute I takon Allahut xh.sh..

## Kush i përmbahet mbështetjes absolute në Allahun xh.sh.?

Mbështetjes absolute në Allahun e Lartmadhëruar i përmbahet ai që është i kënaqur me Allahun për Zot të tij, me Islamin për fe të tij dhe me Muhamedin a.s. për pejgamber të tij.

*Përktheu:*
***Ataullah Aliu***

# Fëmija i epruvetës - Alternativa bashkëkohore për furnizim me fëmijë?!

**Driton Arifi**

**Ruajtja e llojit njerëzor, synim i Ligjvënësit Fuqiplotë**



Është natyrshmëri e mbjellë në intuitën e njeriut, dëshira dhe aspirata jetësore për të lënë pas vetes pasardhës e trashëgimtarë. Me këtë intuitë njeriu ka lindur dhe është krijuar nga Krijuesi i Gjithëdijshëm. Madje, sa më shumë që i afrohet moshës së pjekurisë, njeriu një gjë të tillë e shpreh të fuqizuar më tepër në personalitetin e tij. Këtu nuk kemi kurrfarë dallimi në mes të gjinive, racave, ose shtresave sociale. Që të dy: mashkulli e femra, pastaj: i pasuri e i varfri e kanë të fiksuar këtë natyrshmëri në shpirtin e tyre. Por, ajo gjë që provokon dhe ngjall gjithnjë e më tepër këtë ndjenjë, është fakti se të gjithë janë të bindur se kanë për të vdekur dhe këtij realiteti i dorëzohen të gjithë njerëzit, pa dallim. Prandaj, asnjëri nuk do të dëshironte të vdiste dhe t'i këputej zinxhiri gjenealogjik i tij, respektivisht të mos linte pas vetes asnjë trashëgimtar. Përkundrazi, njerëzit dëshirojnë që edhe pas vdekjes, të mbetet dikush që bart sado pak tipare të tyre në këtë botë. Këto cilësi, a priori, i ruajnë pasardhësit e njeriut.

Për të realizuar këtë ëndërr jetësore, Allahu -i Lartmadhërishëm- përcaktoi që rrugë e vetme e shëndoshë dhe legjitime të jetë martesa legjitime. Me anë të martesës njeriu arrin të shijojë, përveç të tjerash, edhe kënaqësinë e fëmijëve, kënaqësi që është konstatuar edhe në shumë citate kuranore. I Lartmadhërishmi në Librin e Tij fisnik thotë: "Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote, kurse veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë." (Kehf, 47).

Zoti i Plotfuqishëm synoi që me këtë citat, po dhe me të tjera të ngjashme, të na e aprovojë këtë intuitë njerëzore, si dhe të vërë në pah ngazëllimin tonë që kemi për pasurinë dhe fëmijët. E konstatoi kësisoj, ngase Ai Vetë na kishte krijuar të tillë. Porse na e tërhoqi vëmendjen se punët e tjera, të mbara e të mira, kanë më shumë peshë tek Ai, prandaj le të jemi racionalë në këtë analogji.

### Steriliteti dhe rrugët shëruese të tij

Megjithatë, jo të gjithë bashkëshortëve Allahu u mundësoi të përjetojnë kënaqësinë e të pasurit fëmijë. Ai tërheq vëmendjen e thotë: "… Ai krijon çka të dojë; Ai i fal vetëm femra atij që do; e i fal vetëm meshkuj atij që do. Ose u fal çift, meshkuj e femra, por atë që do, e lë pa fëmijë (steril); Ai është i dijshëm, i fuqishëm". (Esh-shura, 49-50).

Këtu vihet në spikamë që steriliteti, ose paaftësia e ndonjërit prej bashkëshortëve për të pasur fëmijë, edhe nëse nuk është parim ose gjendje normale, nuk nënkupton se ajo s'ka mundësi të ndodhë. Njeriu i gjendur përballë një sfide të tillë, gjithnjë ka hulumtuar që të gjejë shtegdalje e të realizojë aspiratën e tij intuitive, ta dëgjojë - qoftë edhe vetëm një herë në jetë- thirrjen "Baba "ose" Nënë".

Në kohën bashkëkohore shkenca mjekësore ka regjistruar të arritura të paimagjinuara në këtë rrafsh.Ajo tanimë ka tejkaluar fazën që këtë problematikë ta konsiderojë enigmë të pazgjidhur ose kod të padeshifrueshëm. Alternativa që ofroi shkenca sot, është ajo që quhet "fekondim-mbarësim artificial", që është bërë i mundshëm dhe realizohet jashtë mitrës së nënës. Ndërsa fëmija që lind në këtë mënyrë, meqenëse nuk është mbarësuar në barkun e nënës, quhet "fëmijë i epruvetës". I atribuohet epruvetës, ngase i tërë procesi i fekondimit ose mbarësimit zhvillohet në laboratore, respektivisht jashtë mitrës së nënës.

Realizimi i parë i mbarësimit artificial që dha rezultatet e para tek njerëzit, daton nga viti 1977, dhe kjo qe arritur në Britanine e Madhe, kurse "fëmija i parë i epruvetës" quhej Luisa Broun. Menjëherë pas kësaj ndodhie, mjetet e informacionit shpërndanë këtë lajm bombastik dhe, shumë shpejt, u mor vesh anekënd botës. Pastaj proceset e tilla vazhduan papeshuar dhe, shumë prej tyre, madje mundësuan lindjen e binjakëve, trinjakëve, po dhe më shumë foshnja përnjëherë.

Meqenëse në realizimin e këtij "progresi" shkencor, myslimanët nuk dhanë hisenë e mundit të tyre, doemos detyrohemi të krijojmë një botëkuptim të qartë kundrejt tij, e më pastaj të kristalizojmë qëndrimin sheriatik në lidhje më të.

Besoj që një gjë e tillë nuk duhet të ngjallë asnjëlloj naiviteti tipik tek ndokush, e këtë të arritur shkencore ta kup-

tojë se është sfidim ose përngjasim i cilësisë së krijimtarisë, për se veçohet i Lartmadhërishmi Allah. ”Fëmija i epruvetës” nuk është tjetër veçse kombinim e mbarësim artificial i farës së dy bashkëshortëve, të cilat, nuk ka asnjë dilemë, janë të krijuara nga i Gjithëfuqishmi dhe Krijuesi ynë. Ndërhyrja e tillë njerëzore në procesin e mbarësimit artificial, ka të bëjë më shumë me shfrytëzimin e mundësive mendore, që të përfitojmë nga ajo që ka krijuar Zoti, e jo me natyrën e krijimit. Këtë e kuptojmë edhe më mirë kur të konstatohet se tërë bashkëngjizja e tillë ndërlidhet me Dëshirën dhe Vullnetin e Zotit: do apo s'do Ai t'ia dhurojë jetën farës së tillë nëpërmes frymëzimit të tij me shpirt. E këtë, është e ndershme dhe reale ta kenë të qartë edhe ata të cilëve u solli kokëçarje të kuptuarit e mirëfilltë të klonimit të njeriut ose edhe të çfarëdo gjallese tjetër.

Megjithatë, do tëishte joracionale për ne, nëse çdo të arritur nga duart e huaja ta refuzonim vetëm për faktin se një gjë e tillë nuk është realizuar nga ne myslimanët. Ashtu siç do të ishte jokonsekuente nga pikëpamja islame, nëse çdo prodhim bashkëkohor që na servohet prej kujtdo qoftë, ta konsumonim pa e vënë fare nën thjerrën e së drejtës së Sheriatit. Do pasur parasysh kjo, - veçmas kur e dimë fare mirë që aspektet e nderit, ruajtjes së gjenealogjisë dhe vijës trashëguese të njeriut, - që të gjitha këto janë prej gjërave të ndjeshme në konceptin islam, që Allahu synon t'i ruajë me përpikshmëri dhe kujdes të madh. Ndoshta kjo është edhe specifikë për ne myslimanët, kjo që të tjerëve ndoshta as u bënë shumë përshtypje.

## Nocioni ”fëmijë i epruvetës” dhe mënyra e realizimit të tij

Shprehja “fëmijë i epruvetës”, ose “fekondimi artificial-jo i natyrshëm-” ose “nëna alternative”, - që të gjitha kanë kuptimin e “përdorimit të mitrës së një gruaje tjetër për ta bartur farën e fekonduar(zigotën) nga spermatozoidi i mashkullit dhe vezorja e femrës, të cilët kryesisht janë bashkëshortë. Gruaja e tillë e bart foshnjën dhe e lind, e më pastaj e marrin bashkëshortët, e rrisin dhe kujdesin për të, duke e konsideruar si fëmijë legjitim të tyre”.

Në këtë mënyrë mund të përfundojmë se për herë të parë ka ndodhur që nëna të mos e ketë lindur fëmijën e vet.

Çështja e “fëmijës së epruvetës”, do theksuar se, në Perëndim, është ngritur mbi parimin makiavelist që trumbetohet: ”qëllimi e arsyeton mjetin”, gjë që në konceptin islam nuk qëndron, sepse, përveç synimit që duhet të jetë i çiltër, edhe mekanizmat duhet të jenë të pastër.

Kjo çështje, meqenëse ka lindur në shekullin e kaluar, s'do mend se konsiderohet diçka e re dhe kërkon qasje juridike nga dijetarët bashkëkohorë islamë. Një gjë të tillë ata edhe e kanë bërë, mirëpo, për të mos u thelluar në mendimet individuale të ndonjërit prej tyre, është më e arsyeshme t'u referohemi vendimeve të dala nga akademitë gjegjëse të fikhut islam.

Paraprakisht, duhet ta bëjmë të qartë se “fekondimi-mbarësimi artificial” realizohet në mënyra dhe forma të ndryshme, dhe ne do të mundohemi të përmbledhim ato kryesoret, duke u shtuar edhe vendimet e “Akademisë së Fikhut Islam”, që vepron në kuadër të Organizatës së Ligës Islame, me seli në Mekë.

Mënyrat e “mbarësimit artificial” dhe dispozitat e dala përkitazi me to:

**E para:** Është mënyra sipas së cilës bëhet bashjkëngjizja -fekondimi i spermatozoidit të marrë nga bashkëshorti me vezoren e marrë nga një grua, e cila nuk është bashkëshorte e tij, e më pastaj të bëhet mbjellja e farës së bashkëdyzuar (zigotës) në mitrën e bashkëshortes së vet.

**E dyta:** Të merret spermatozoidi i një mashkulli të huaj, e më pastaj të bëhet mbjellja e tij në mitrën e gruas së atij që dëshiron të ketë fëmijë.

**E treta:** Të bëhet mbarësimi -bashkëdyzimi jashtë mitrës, i farës së dy bashkëshortëve, e më pastaj të mbillet ajo farë e bashkëdyzuar në mitrën e një gruaje tjetër, e cila pranon vullnetarisht një shtatzëni të tillë.

**E katërta:** Të bëhet bashkëdyzimi i farës së një burri dhe një gruaje të huaj jashtë mitrës, e më pastaj ajo farë e bashkëdyzuar të mbillet në mitrën e bashkëshortes së atij që dëshiron të ketë fëmijë.

**E pesta:** Të bëhet mbarësimi - bashkëdyzimi i jashtëm i farës së dy bashkëshortëve, e më pastaj të mbillet në mitrën e bashkëshortes tjetër, të të njëjtit burrë (nëse burri ka më shumë se një grua).



Të gjitha këto pesë mënyra janë të ndaluara me konsensus të të gjithë dijetarëve pjesëmarrës në seancën e mbajtur nga kjo Akademi.

Arsyeja është e qartë: në të gjitha këto raste bëhet përzierja e gjenealogjisë, e farës dhe fëmija realisht humb lidhjen me prindërit e vërtetë të tij, gjë që në konceptin islam është absolutisht e papranueshme.

**E gjashta:** Të merret spermatozoidi (fara)e bashkëshortit e të bashkëdyzohet jashtë mitrës, nëpër laboratore-epruveta me vezoren e bashkëshortes së tij, e më pastaj ajo farë e bashkëdyzuar të mbillet në mitrën e së njëjtës bashkëshorte.

**E shtata:** Të merret spermatozoidi i bashkëshortit e të mbillet në vendin adekuat të mitrës së gruas së tij, që ndryshe quhet ”fekondim- mbarësim artificial i brendshëm”.

Këto dy forma të fundit janë të lejuara, sipas vendimit të dalë nga Akademia e Fikhut Islam , nëse janë të nevojshme, por domosdoshmërisht duhen marrë të gjitha masat parandaluese, që në ndonjë mënyrë ose tjetër mund të shpien në përzierjen e farës ose në humbjen e gjenealogjisë së vërtetë të foshnjës.

Këto ishin vendime unanime të kësaj Akademie eminente, nga të cilat shihet qartazi se hapja e rrugës në këtë rrafsh, pa kurrfarë kriteresh e standardesh morale, etike e fetare, mund të sjellë pasoja negative, nga të cilat Sheriati islam synon t'i ruajë njerëzit. Pasoja të tilla mund të ketë në aspektin e trashëgimisë, në kontekst të faktit se kë do të trashëgojë ai fëmijë që lind në këtë mënyrë: cilin baba e cilën nënë? Prej kujt do të kërkonte përkujdesje fëmijërore dhe nën amësinë e kujt do të rritej? Këto janë vetëm pak nga problemet e shumta që lindin nga moskujdesi në çështje të tilla, për se sigurisht në Sheriatin islam merren masa preventive tejet të përpikta, që do të pengonin ndodhjen e tyre.



## Fëmija i epruvetës "alternativë humane" apo rrugë fitimprurëse

Sigurisht që në shikim të parë, ose nëse gjykojmë a priori, do t'i shkonte ndër mend ndonjërit prej nesh se objektiv i tërë mundit njerëzor mjekësor në këtë fushë, është përmbushja e kërkesës intuitive të çdo çifti bashkëshortor, për të gëzuar kënaqësinë e pasjes fëmijë. Pra, kjo e arritur të komentohet si një akt human, që synon lumturimin e njerëzve. Ne nuk mund të mohojmë prerazi që një gjë të tillë ndoshta edhe të mos ketë synuar ndonjëri prej atyre që kanë hapur këtë rrugë. Por, realiteti i sotëm dëshmon se shumë prej klinikave anekënd botës, të cilat janë ngritur për këtë qëllim, përfitojnë nga një veprimtari e këtillë shuma të majme të hollash dhe përfitime financiare marramendëse.

Kompania e parë që u ngrit në Evropë, ishte "Kompania Ndërkombëtare Evropiane" me seli në Frankfurt. Një e ngjashme me të, në Amerikë u ngrit në shtetin Miçigan, por sot më e njohura në këtë rrafsh, konsiderohet "Kompania Storks".

Në fillim, një veprim i tillë kushtonte me dhjetëra mijëra dollarë (afro 50 mijë dollarë), por, falë konkurrencës e cila nuk kurseu as këtë fushë , gjejmë se kostot për realizimin e një procesi të tillë (i cili tashmë nuk është tepër i komplikuar dhe kushtues), çmimet tani i janë afruar paksa racionales. Duhet ditur se hisenë e madhe të këtyre shumave e marrin kompanitë e formuara enkas për këtë synim ”human”, të cilat kanë vërshuar të gjitha qendrat botërore, ndërsa një shumë tejet simbolike marrin, normalisht, edhe ato gra "vullnetare" që kanë pranuar që fëmija i huaj të rritet në barkun e tyre. Atje, përkitazi me këtë janë formuar edhe kompani ndërmjetësuese, madje në këtë sferë janë të angazhuar edhe avokatë. S'është çudi se kohët e fundit klinika të kësaj natyre janë përhapur edhe ngado në Botën Islame, dhe ato kryejnë veprimtari të tillë pa pushim. Nga ajo për se jemi dëshmitarë e që praktikohet në shumicën e klinikave të kësaj natyre, marrim vesh se kriteret morale e fetare në klinika të tilla nuk kanë edhe aq shumë vlerë, dhe gjërat për të cilat ne po flasim, atyre nuk u bëjnë edhe aq shumë përshtypje. Ndërsa lajmet që na zgjuan kërshërinë para pak kohe në lidhje me klinikat e tilla edhe në Kosovë, sinjalizojnë se nga një amulli e tillë nuk jemi kursyer as ne si qytetarë të Kosovës. Për një të vërtetë duhet të bindemi thellë, se Islami nuk mbyll rrugë para njerëzve e t'i privojë ata nga të mirat dhe kënaqësitë e kësaj bote, por ai hap kanale alternative, të cilat janë të ligjshme dhe absolutisht më të shëndosha.

# Burimet që nuk janë argumente për dispozitat e Sheriatit

Xhum'a Emin Abdul Aziz

**"Imani i vërtetë, adhurimi i saktë dhe angazhimi për ta luftuar të keqen, - janë dritë dhe kënaqësi të cilat i hedh Allahu në zemrën e atyre robërve që Ai dëshiron. Frymëzimi, ideja, zbulimi dhe ëndrra nuk janë burime të dispozitave të Sheriatit. Këto mund të konsiderohen si burime, me kusht që të mos vijnë në kundërshtim me dispozitat dhe tekstet e fesë"**

Ky fondament trajtohet kështu:

1. Besimi i vërtetë,
2. Adhurimi i saktë dhe angazhimi për ta luftuar të keqen
3. Burimet që nuk janë burime të dispozitave të Sheriatit, siç janë frymëzimi, ideja, zbulimi dhe ëndrra.

Imani-besimi i vërtetë, adhurimi i saktë dhe angazhimi për ta luftuar të keqen: besimi i vërtetë realizohet me bindje të saktë dhe ndjekje të sinqertë, sikurse adhurimi i saktë realizohet me sinqeritet dhe vendosmëri (nijet) dhe me respektim të veprave të Pejgamberit s.a.w.s.. E për sa i përket angazhimit për ta luftuar të keqen, ai është shumë llojesh, si: angazhimi për të luftuar kundër epshit, kundër hamendjes dhe ai kundër shejtanit. Prej mirësive të Allahut ndaj robërve të Tij, është dërgimi i pejgamberëve dhe zbritja e librave. Po ashtu Allahu e përkrahu njeriun duke përcaktuar një engjëll fisnik, i cili është përballë shejtanit të mallkuar, prandaj, sa herë që shejtani e urdhëron njeriun për diçka, ndërhyn melaqja dhe e urdhëron për atë që ka urdhëruar Allahu. Njeriu është i pajisur me të menduar, e po ashtu Allahu përballë shpirtit që urdhëron shumë për të këqija, ka krijuar shpirtin e qetë, i cili urdhëron për të mira.

Allahu i Lartësuar gjithashtu i ka dhuruar njeriu dritë, mendjemprehtësi dhe të menduar, kështu që i mençur është ai që udhëzohet në rrugën e drejtë (në Islam).

### shejtani mundohet ta luftojë zemrën e njeriut me dy armë: me epshet, me qëllim që t'ia prish moralin dhe me dyshimet

Njeriu duhet të zbatoj patjetër atë për se është i urdhëruar, të largohet nga ajo që e ka të ndaluar, të jetë durimtar në veprimin e urdhrave dhe në braktisjen e të ndaluarave. Në mes veprave të urdhëruara e atyre të ndaluara dhe durimit, shejtani mundohet ta luftojë zemrën e njeriut me dy armë: me epshet, me qëllim që t'ia prish moralin dhe me dyshimet më qëllim që t'ia shkatërrojë të menduarit dhe besimin e tij, por prej mirësisë




së Allahut është se njeriut i ka dhuruar atë që i kundërvihet armikut të vet, i ka dhënë durimin me të cilin u kundërvihet epsheve dhe ndjenjave të këqija; i ka dhuruar bindjen e plotë që t'u kundërvihet dyshimeve. Të vërtetën e ka thënë Allahu: "Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me urdhrin Tonë udhëzojnë, pasi që ata (që i bëmë prijës) ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur". (Es-Sexhdeh: 24).

Vërtet besim i sinqertë është ai me të cilin zbukurohet myslimani, e ky besim është që sjell jetë të begatshme-të mirë: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë)...". (En-Nahl:97). Ky besim është dritë me të cilën ecën myslimani: "... i dhamë dritë, me të cilën ecën mes njerëzve...". (El-En'am:122); "...Atij të cilit Allahu nuk i jep dritë, ai nuk ka për të pasur dritë". (En-Nur:40). Besimi është shpirti me të cilin ngjallet myslimani: "Kështu, me urdhrin tonë, Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kuranin)..." (Esh'-Shuara:52). Besimtari jeton një jetë të qetë, nëse i jep Zoti begati, ai falënderon; e nëse e godet ndonjë fatkeqësi, ai duron; kur bën ndonjë mëkat, kërkon falje. Vallë, pas kësaj jete të begatshme në këtë botë, pa dyshim që besimtari nuk ka me qenë i humbur as në këtë botë dhe as i dështuar në jetën tjetër (Ahiret). Të vërtetën e ka thënë Allahu xh.sh.: "...Nëse ju vjen nga Unë udhëzim (libër e pejgamber), kush i përmbahet udhëzimit Tim, ai nuk ka për të humbur (në dynja) dhe as nuk ka për të dështuar (në jetën tjetër). E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë...". (Taha: 123-124).

Në besimin e sinqertë besimtari ndien kënaqësinë e besimit, ngase ai është i kënaqur që Allahun e ka Zot, që Islami është feja e tij, që Muhamedi s.a.w.s. është Pejgamber dhe Lajmëtar nga Allahu. E si të mos e ndiejë këtë kënaqësi besimtari, i cili thotë: Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Pra, besimtari E adhuron Allahun për shkak se E do dhe është i kënaqur me Të, e falënderon dhe i ka frikën vetëm Atij. Ai të cilit Allahu ia jep këtë mundësi, do të jetë me pejgamberët, me të sinqertët, me dëshmorët dhe

me të mirët. Sa shokë të mirë janë këta. Ti, o besimtar, me këtë besim të sinqertë je kënaqur në këtë botë, e si nuk do të kënaqesh në botën tjetër? Ti në mesin e njerëzve jeton me këtë besim, i cili të obligon që t'i vazhdosh lidhjet familjare apo shoqërore me atë që i ka ndërprerë me ty, ta falësh atë që të ka bërë zullum - dëm, t'i japësh atij që nuk të ka dhënë. Mu për këtë arsye Allahu të pranon ty si njeri të mirë në këtë tokë, e urdhëron Xhibrilin dhe melaqet e tjera që të të duan ty. Do të jetosh me dashuri dhe harmoni në mesin e njerzëve. "Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri". (Merjem: 96). Besimtari është shok shumë i sinqertë dhe i afërt, dhe nuk ka dobi prej atij që nuk është i sjellshëm dhe i sinqertë.

## Qetësia shpirtërore dhe siguria

Çfarë lumturie, çfarë kënaqësie me këtë besim, çfarë qetësie dhe sigurie : "Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë". (El-En'am:82). Çfarë qetësie-rehatie dhe sigurie shpirtërore: "Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe atë që iu shpall Muhamedit, e besuan, e ajo është e vërteta prej Zotit të tyre, Ai atyre ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen". (Muhamed: 2). Si të mos jetë besimtari i lumtur, kur, nëse i jepet ndonjë begati, ai E falënderon Krijuesin e tij, e nëse e godet ndonjë fatkeqësi, duron, - ai pra në çdo kohë dhe gjendje është i rrethuar me të mira.

Vërtet lumturia e ndjek dhe e shoqëron gjatë gjithë jetës, po edhe në çastin e vdekjes: "E, s'ka dyshim se ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde Xhenetin që ju premtohej. (u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, ku do të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni. Pritje e nderuar prej Atij Që i fal mëkatet dhe që është Mëshirues!". (Fussilet:30-32). Kjo lumturi nuk i jepet përveçse atij që Allahu e do prej robërve të Tij, ngase Allahu i jep (pasuri etj.) në këtë botë, edhe atij që E do, edhe atij që nuk E do, por besimin nuk ia jep përveçse atij që E do, e atij që i ka dhënë besimin, atë e ka dashur Ai.

Ty të ka mbetur të pyesësh si të arrijmë që ne të na dojë Allahu dhe të na begatojë me këtë kënaqësi të besimit?

"Thuaj: "nëse E doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është Që fal shumë, mëshirom shumë". (Ali Imran: 31). Dhe ja, kështu rrugës i përcaktohen shenjat e saj, prandaj përmbaju rrugës së Pejgamberit s.a.w.s., për të arritur që Allahu të të dojë. Dëgjo se çfarë ka thënë Isa a.s.: "Kërkojeni dashurinë e Allahut duke i urrejtur ata që bëjnë mëkate, kërkoni që t'I afroheni Allahut duke u larguar nga ata (mëkatarët), dhe kërkojeni kënaqësinë e Zotit duke qenë të pakënaqur me ta. Thanë: o Isa e me cilët të rrimë ne? Ai tha: Rrini me atë që jua kujton takimin me Allahun, me atë që ndikon me fjalë që t'jua forcojë imanin, dhe me atë që me veprën e tij ju nxit që të punoni për Ahiret".

Vlerën e jetës Umeri r.a. e përkufizon në tri çështje, për se thotë: Po të mos janë tri gjëra, nuk kisha dëshiruar të jetoja: sikur të mos kisha mundur me qenë bujar për në rrugën e Allahut, kalimi i natës dhe qëndrimi me njerëzit të cilët i zgjedhin fjalët më të mira, kur flasin sikur që i zgjedhin hurmat më të mira. "Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote, dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej kujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, sepse puna e tij ka mbaruar". (El-Kehf: 28).

E transmeton deri tek ne Ibn Tejmije atë që e kanë thënë disa nga selefët (gjenerata e parë): Disa nga të parët tanë (selefët salihi) kanë thënë: Shkathtësia e besimtarit është se flet me urtësi, edhe po qe se ai nuk dëgjon asnjë gjë më herët për atë, e nëse i vjen ndonjë lajm, ajo është dritë mbi dritë, ngase shkathtësia e tij e ka gjithmonë burimin nga Zoti i tij, që nëse besimtarit i ofrohet kjo botë, thotë: "Po kthimi është vetëm te Zoti yt", e nëse nuk i ofrohet kjo botë , thotë: "Dhe se kthimi i fundit do të jetë te Zoti yt". Besimtarët gjithmonë do të jenë të gëzuar për mirësitë dhe begatitë e Allahut, ngase këta I janë përgjigjur Allahut edhe pasi i ka goditur ndonjë plagë, ndërsa për ata që bënë mirë dhe u ruajtën, është një shpërblim i madh: "E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: "Populli (idhujtarët) është tubuar për t'ju sulmuar, pra kini frikë!". Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin, e thanë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë! Dhe ata, pa i gjetur kurrfarë e keqe, fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu dhe e arritën edhe kënaqësinë e Tij, Allahu është dhurues i madh". (Ali Imran: 173-174).

## Ne nuk i adhurojmë njerëzit:

Për të shijuar shijen e besimit-imanit, myslimani duhet të veprojë sipas idesë, besimit dhe bindjes që nuk ka kurrfarë lidhje me ndonjë njeri, pavarësisht se kush është ai. Ai që e ka adhuruar Muhamedin, ai ka vdekur, e kush e adhuron Allahun, Ai është gjallë dhe nuk vdes. "Muhamedi nuk është tjetër vetëm i dërguar. Edhe përpara tij pati të dërguar (që vdiqën ose u vranë). E nëse ai vdes ose mbytet, a do të ktheheshit ju prapa (nga feja ose nga lufta)? E kushdo që kthehet prapa, ai nuk Ibën dëm Allahut aspak, kurse Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit". (Ali Imran:144). Dallim i madh është në mes respektimit të dijetarëve, vlerësimit të luftëtarëve, të atyre që janë të begatshëm, dhe adhurimit të personave duke të befasuar adhurimi i tyre dhe duke i gjykuar ata si të dashur të Allahut, e mandej duke pasur bindjen se çdo gjë që e thotë ky, është një lloj frymëzimi dhe se çdo mendim i tij është i vërtetë, dhe se i tilli sheh pas perdes, e fal namazin e sabahut në Kajro, namazin e drekës në Mekë, namazin e iqindisë në Medinë, namazin e akshamit në Kuds, e pastaj kthehet duke fluturuar nëpër atmosferë për ta falur namazin e jacisë në Sejjidil Bedva

Kjo nuk do të thotë se ne e mohojmë ekzistimin e kerameteve të evliave - këtë, nëse do Allahu, do ta shpjegojmë hollësisht- por ne i përcaktojmë se cilat janë burimet që merren si argumente për dispozitat e Sheriatit dhe nga cilat burime nxirren dispozitat e tilla. Me anë të këtyre burimeve, do të kesh mundësi që të njohësh tek çdo thirrje të saktën dhe të pasaktën e saj. Do të shohësh pas pak shatehatet e disave që i marrin ëndrrat e tyre si argument për të vendosur ndonjë dispozitë në Sheriatin islam. Ajo se ne dëshirojmë të tërheqim vërejtjen këtu, është ajo që ka thënë imam Hasan el-Bena, se frymëzimi (ilhami), ndjenjat, zbulimi dhe ëndrra nuk konsiderohen si argumente për dispozitat e Sheriatit, - ato mund të merren si argument me një kusht, vetëm po qe se nuk bien ndesh me dispozitat e besimit dhe tekstet (ajetet

dhe hadithet). E gjithë kjo nuk është e re në fe, po vetëm rifreskim i asaj që njerëzit e kanë harruar atë që është përmendur më herët për shkak se tek myslimanët më pastaj është paraqitur Ibn Tejmijeh r.a., që thotë : ëndrra për të cilën nuk ka argument që argumenton për saktësinë e saj, sipas unanimitetit të të gjithëve, nuk lejohet më të argumentohet. Kjo vërtetohet edhe nga thënia e Pejgamberit s.a.w.s. që ka thënë: "Ëndrra është tri llojesh: ëndrra e cila vjen prej Allahut, ëndrra për të cilën i flet njeriu vetes, dhe ëndrra që vjen prej djallit". Kënaqësia e Allahut qoftë mbi Uthman bin Afanin, që, kur kishte hyrë tek ai Enes bin Maliki (r.a.)- ky kishte shikuar një grua të bukur gjatë rrugës derisa po shkonte tek Uthmani r.a.- i cili, kur hyri Uthmani r.a., i tha: Pse po hyni tek unë kur në fytyrën tuaj ka gjurmë të zinasë (kurvërisë)! Enesi pyeti: A po të vjen shpallja pas Pejgamberit s.a.w.s.? Uthmani tha: Jo, veçse ky është rezultat i vështrimit të thellë".

Me gjithë vlerën e këtij vështrimi, prapëseprapë ky nuk mund të konsiderohet si argument për dispozitat e Sheriatit. Po ashtu Ibn Abbasi r.a. ka thënë: Në zbatimin e veprave të mira, ka ndriçim në fytyrë, dritë në zemër, fuqi në trup, shtim të rrëskut (furnizimit) dhe shtim të dashurisë në zemrat e krijesave. Në zbatimin e veprave të këqija, ka nxirje të fytyrës, errësim të zemrës, dobësim në trup, pakësim të rrëskut dhe pezm në zemrat e krijesave.

### Shatehatet që i mohojmë

Dëgjo disa nga shatehatet e disave: njëri nga prijësit i ka thënë njërit prej rojtarëve të tij: eja këtu dhe sill shtrojën e lëkurës, në të cilën ekzekutohet i dënuari dhe shpatë! Roja i tha: Ç'ka ndodhur? Ai tha: të kam parë në ëndërr duke ma kthyer shpinën dhe duke ma afruar qafën. E komentuesi i ëndrrave të mia ma komentoi duke më thënë se ti po mundohesh të më bësh ndonjë të keqe në mënyrë të fshehtë, kurse haptazi po më nënshtrohesh! Roja i tha: Ti nuk je Ibrahimi a.s. dhe komentuesi i ëndrrave të tua nuk është Jusufi a.s.. Me anë të kësaj ëndrre, vallë, dëshiron t'u presësh kokën robërve"!!!..

Ëndrra tek disa mistikë konsiderohet si argument për nxjerrjen e dispozitave të sheriatit, sikur ata fare të mos e kenë lexuar Fjalën e Allahut xh.sh.: "...Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe...". (El-Maide: 3). Nga ëndrra nuk mund të nxirret ndonjë normë, përveç nëse atë do ta ketë parë ndonjë pejgamber - sikur që ka ndodhur me zotërinë tonë, Ibrahimin a.s., kur kishte parë ëndërr për ta prerë Ismailin a.s.- ose nëse ëndrrën e miraton ndonjë pejgamber, sikur ka ndodhur që Pejgamberi s.a.w.s. kishte miratuar ëndrrën me të cilën është vendosur mënyra e thirrjes së ezanit, se përndryshe, ëndrra nuk mund të merret kurrsesi si argument.




Ajo që të bën të qeshësh dhe të qash, është që disa thonë: Mua më ka folur Zoti im në zemër, e pastaj vazhdon e thotë: Ju jeni ata që i bartni fjalët tuaja prej të vdekurit (njeriut) deri tek i vdekuri (njeriu), ndërsa fjalët tona rrjedhin nga i Gjalli, i Cili nuk vdes kurrë, e mandej thotë: është e saktë për ne ajo që ne shpalosim, e për ne nuk ka vlerë senedi (zinxhiri i transmetimit). Më kujtohet mua ajo që kishte ndodhur në burg në kohën e Abdu Nasirit, kur vëllezërit myslimanë shihnin ëndrra të shumta dhe, kur zgjoheshin, i komentonin duke përgëzuar për ardhjen e shpëtimit nga Allahu. Dhe kështu, kur filluan të shtoheshin ëndrrat dhe komentuesit e tyre, atëherë disa nga vëllezërit filluan të thoshin për veprimin e tillë "agjencia e sihariqit", përgëzim e jo largim duke u nisur nga aspekti i argëtimit. Pas gjithë kësaj, ne pyesim njëri tjerin: Vallë, a ka thënë Hasan el-Bena atë që kanë thënë këta mistikë dhe a i ka pranuar dhe miratuar mendimet e tyre apo i ka kundërshtuar ata dhe i ka sqaruar gabimet e tyre, dhe qëndrimin e tij ndaj mistikëve, kur ai thirrjen e vëllezërve myslimanë e quajti "e vërteta mistike".

### Çka është sufizmi, që të na bëhet e qartë ajo që e ka thënë ai (Hasan el-Bena)?

Për sufizmin si term, është thënë:

Rrënja e fjalës sufizëm rrjedh nga përdorimi i rrobave të leshta: Ne pyesim a është më i merituar që të jetë evlia ai që vesh rroba të leshta. Vërtet, në formë talljeje, njëri prej tyre paska thënë: Po të qëndronte devotshmëria në bartjen e leshit, atëherë pa dyshim se delja do të fluturonte.

Imam Ibn Tejmije r.a. thotë: Termi i tillë është shfaqur për herë të parë në Basra nga disa nxënës të Abdul Vahid bin Zejdit, i cili ishte njëri prej nxënësve të Ebu el-Hasen el-Basriut. Ibn Tejmije i jep përparësi mendimit se të tillët e kanë përdorur veshjen tyre prej leshi për shkak të zuhdit (asketizmit).

Disa nga dijetarët kanë thënë se ky term u mvishet cilësive të lavdëruara që kanë pasur ata, ose për arsye se zemrat e tyre kanë qenë të pastra.

E disa prej dijetarëve të tjerë kanë thënë: Ky term rrjedh nga as'habu sufa r.a..

As'habu sufa janë njerëz të cilët e adhuruan Allahun me adhurimin më të sinqertë, kanë qenë shumë të devotshëm ashtu si duhet ndaj Allahut, kanë luftuar në rrugën e Allahut në mënyrën më të mirë, e kanë përhapur dijen dhe mirësinë; atyre, kur u është dhënë ndonjë urdhër e kanë kryer me gjithë vullnet, kur e ka kërkuar nevoja, ata kanë dalë në xhihad për hir të Allahut; nuk kanë qenë sikur të varfrit që rrinin nëpër teqe, të cilët hanin, pinin, faleshin dhe flinin.

Po e sheh se kuptimi i shprehjes sufi ndryshon tek dijetarët, sikundërqë dijetarët kanë shfaqur mendime të ndryshme rreth qëndrimit ndaj sufizmit, sikur vijon:

## A lejohet përdorimi i këtij termi?

Përdorimi i këtij termi lejohet në aspektin fetar, kur me të synohet ana pozitive e këtij dhe që përkufizohet vetëm për myslimanët. Ti do të lexosh Fjalën e Allahut xh.sh.:"Ndërsa murgërinë ata vetë e shpikën...". (El-Hadid: 27). Në këtë ajet Allahu i Lartësuar i përmend në aspektin e qortimit, por ne do të vërejmë se Pejgamberi s.a.w.s. këtë term e ka përdorur në aspektin e së mirës tek myslimanët. Pejgamberi s.a.w.s. ka thënë: "Murgëria e këtij Ymeti është shkuarja në xhihad".

Kurani e qortoi murgërinë, kurse Pejgamberi s.a.w.s. e përdori këtë shprehje në aspektin e edukimit për myslimanët. Vërtetohet në hadith të saktë, se Pejgamberi s.a.w.s. ka thënë: Unë për ju jam në pozitë të babës për t'ju mësuar ju, ndërsa Kurani thotë: "Muhamedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai është i dërguari i Allahut...". (El-Ahzab:40).

Disa nga dijetarët janë të mendimit se nuk lejohet të thuhet për Muhamedin s.a.w.s. 'babai i besimtarëve', edhe pse grave të tij u thuhet 'nënat e besimtarëve'. Por lejohet të thuhet se ai është për ne në pozitë të babait për secilin prej nesh, e nuk thuhet se ai është babai apo prindi ynë. Megjithëkëtë, ka disa nga dijetarët që lejojnë një veprim të tillë, por më e arsyeshme është të hiqet dorë prej kësaj...

Dëgjo për këtë qëndrim: Transmetohet se dy burra kishin ardhur te Pejgamberi s.a.w.s. Njëri prej tyre kishte folur, e njerëzit ishin habitur nga mënyra dhe forma e të shprehurit. E Pejgamberi s.a.w.s., në atë rast, kishte thënë: "Vërtet, shpjegimi i mirë është magji".

Nëse thuhet: Si ka mundur Pejgamberi s.a.w.s. ta emërtojë shpjegimin e mirë si magji, kur dihet se magjia është vepër e ndaluar si në aspektin logjik dhe në atë fetar.... Përgjigjja do të ishte: Këtu forma e të shprehurit nga Pejgamberi s.a.w.s. është bërë në mënyrën alegorike e jo thelbësore, prandaj oratori ndikon në zemër kur shprehet shumë mirë, sikur që magjistari i huton zemrat e atyre që janë të pranishëm duke i fshehur mashtrimet e veta para të tjerëve. Prandaj në aspektin e ndikimit, shpjegimi i mirë është emërtuar si magji.

Vallë, a nuk lejohet të përdoret shprehja e tillë (sufi) me kuptimi alegorik nga ana e imam Hasan el-Benas, i cili i përshkruan cilësitë e xhematit të tij me shprehjen "e vërteta sufite".?

Në çështje të veprimeve kritikuese ka rregulla dhe respektimi i ulemave është vepër e kërkuar dhe e dëshiruar, ngase të tillët, nëse ia qëllojnë shpjegimit, kanë dy shpërblime, e nëse gabojnë, ata e kanë një shpërblim. Prandaj më prioritare është që të paragjykohet mirë për dijetarët.

Dëgjo se çfarë sjelljeje ka Prof. Dr. Jusuf Kardavi, i cili na mëson ne se si të mbajmë qëndrimin tonë ndaj dijetarëve, nëse ata thonë diçka që nuk përshtatet me bindjen tonë. Ky, kur flet për dijetarin Muhamed Abduhu, thotë: "Janë marrë nga dijetari Muhamed Abduhu-shiko se sa me edukatë shprehet duke thënë foljen në trajtë joveprore "janë marrë"- disa mendime, të cilat kanë të bëjnë me te'vilin (shpjegimin e thellë) e Kuranit si: fjalët e tij rreth tregimit për Ademin a.s., fjalët e tij rreth zogjve "ebabil" etj. E arsyeton (Dr.Karadavi) atë (Abduhun) për shkak se civilizimi perëndimor ka qenë përballë tij dhe se atë e ka çuditur shumë, prandaj, për këtë arsye, ai ka ndikuar në mendjen e tij dhe, i tilli, është munduar që tekstin t'ua nënshtrojë kuptimeve të reja. Prej edukatës është që ai që dëshiron të përmirësojë ndonjë person, idenë dhe veprën e tij duhet fusë brenda kornizës së historisë, dhe sidomos duhen shikuar koha dhe vendi kur e ku ka jetuar ai, e jo të bëjmë krahasime me kohën dhe vendin kur e ku jetojmë ne. Realisht, disa çështje që më herët nuk ishin të qarta, në kohën tonë janë krejtësisht të qarta. Allahu e ka mëshiruar atë që e përmban veten dhe i jep çdo punëtori atë që meriton, dhe bëhet dëshmitar para Allahut".

E pe, o vëllai im, se si duhet të flasim për dijetarët dhe se si duhet t'i respektojmë ata?

Nga kjo kuptohet se ne mund të përdorim ndonjë term, i cili, nëse përdoret në aspektin pozitiv, ka kuptim të mirë për myslimanët. Pra, nuk ka gabuar imami Hasan el-Bena kur thirrjen e vëllezërve myslimanë e quajti "e vërteta sufite", duke e përdorur këtë nocion me qëllim pozitiv ndaj myslimanëve. Këtë do ta shpjegojmë, me lejen e Allahut të Lartësuar.

Përshtypje e gabuar: Tek disa njerëz ekziston përshtypje e çuditshme, nëse atyre u përmend tesavufin-misticizmin. Tek ata në një rast të këtillë paraqitet një pamje e deformuar duke marrë me mend tubimet e dhikrit të mbushura me risi, gjëra të papranueshme e mite të shumta. Kur u përmendet tesavufi-misticizmi, u kujtohet tesavufi filozofik, i cili e ka burimin nga hindusët dhe grekët e vjetër, dhe përshtypjet e tyre janë se sufizmi gjithmonë është besim panteist dhe se gjithmonë i parafytyron shatehatet e shkatërrimtarëve, si: Halaxhi Ibn Arebijj, el-Farabiju dhe të tjerët. Vërtet, në këtë aspekt ne nuk i kundërshtojmë bindjet e tyre, po si të mos i kundërshtojmë, kur dihet se ka prej këtyre që kanë thënë: Në shputën e këmbës së Pejgamberit s.a.w.s. është boshti kryesor i botës, se në çdo shputë të këmbës së pejgamberëve është nga një evlia prej evliave të Zotit të Lartësuar. Se në këtë tokë janë shtatë udhëzues, prijës dhe persona fisnikë, sa herë që vdes ndonjëri prej tyre, Allahu sjell zëvendësin e tij, dhe kështu vazhdimisht trashëgohet dija e njohurive të brendshme (ilmi batini) dhe e njohurive të jashtme deri në Ditën e Kiametit.

Aq larg kanë shkuar, saqë të tillët i kanë komentuar disa ajete kuranore në mënyrë të gabuar. Disa prej tyre, kur e komentojnë ajetin: "O ju që besuat! Luftoni jobesimtarët që keni afër jush, e le ta ndiejnë prej jush grushtin e fortë kundër tyre...". (Et-Tevbe: 123), kanë thënë se këtu është fjala për epshin, për të cilin jemi urdhëruar ta luftojmë; ngase epshi është e keqja më e afërt e njeriut.

Për ajetin: "Ne e dërguam Nuhun te populli i tij..." thonë: me shprehjen Nuh qëllim është mendja dhe ata kanë bindje se Allahu xh.sh. ka hedhur tek ata fjalë nga të cilat kanë dobi. Kur për këta Ibn Salahi thotë: Imam Ebul Hasen el-Vahidiju komentatori i Kur'anit r.a. ka thënë: Nëse tek ata ka qenë bindja se ky është komenti i ajetit, kanë bërë kufër, e nëse nuk kanë pasur bindje se ky është komenti i ajetit, ata kanë ndjekur rrugën e komentuesve të komentit të brendshëm, në të cilin ka shumë hamendje dhe paqartësi.

Për të gjitha këto nuk diskuton asnjë mysliman, sepse janë vepra të refuzuara, të cilat duhet të luftohen doemos, por lind pyetja: A është çdo sufist në këtë grup dhe në këto devijime, dhe a janë që të gjithë ata që herë në të djathtë e herë në të majtë veprojnë dhe flasin fjalë të refuzuara dhe të papranueshme?

## Mendimi i dijetarëve të ehli-synetit për sufizmin

Dëgjo se çfarë thotë Ibn Tejmije r.a.: Nën petkun e sufizmit janë shumë grupe që janë bidatxhinj (risibërës) dhe zendikë, por tek dijetarët nuk konsiderohen si sofistë Halaxhi dhe Ibn Arebiju. Pastaj

Ibn Tejmije qëndrimin e dijetarëve e klasifikon kështu:

Një grup i dijetarëve i qortojnë duke thënë se ata janë bidatxhinj dhe të dalë nga korniza e ehli-synetit.

Disa të tjerë kanë shkuar në ekstrem duke thënë se sofistët janë më të mirët dhe më të dobishmit prej njerëzve, pas pejgamberëve.

E pastaj (Ibn Tejmije) jep mendimin e tij duke thënë: Të tillët janë angazhuar në adhurimin-dëgjueshmërinë e Allahut sikurse janë angazhuar shumë të tjerë prej adhuruesve, pra në mesin e tyre (sufistëve) ka të atillë që kanë qenë të devotshëm, të atillë që kanë qenë të përmbajtur, pra janë besimtarë, dhe kishte prej tyre që kishin bërë mëkate, që janë penduar ose nuk janë penduar.

Vazhdon e thotë: Kjo është një tematikë për të cilën ka divergjenca, si thotë ky - Unë jam hanbeli; ai thotë - Unë jam eshari. I kam lexuar librat e Eshariut dhe të nxënësve të tij më të mëdhenj, si: librat e Ebu Beker Bakilanjiut, po ashtu kam lexuar librat e malikitëve, shafiitëve, hanbelitëve, dijetarëve të hadithit dhe të dijetarëve sufistë, që të gjithë këta janë unanim në çështjen e besimit" .

## Qëndrimi ynë

Vërtet sufizmi filozofik, i cili është i afërt me mendimet e murgërisë budiste, krishtere, panteiste, me atë bindje se njeriu duhet të jepet pas botës tjetër dhe se duhet të heqë dorë nga jeta e kësaj bote, që në këtë mënyrë formon gjenerata përtace dhe jo punëtorë, sufizmi i cili i jep rëndësi rregullimit të varrezave nëpër xhami, që rreth tyre të sillen njerëzit duke vepruar gjëra të ndaluara; këto i refuzon çdo i mençur e jo më myslimani, që e kupton dhe e njeh fenë e tij.

Këtë lloj të tesavufit-misticizmit e refuzojmë dhe e kundërshtojmë në mënyrë të qartë dhe të prerë, por për sa i përket tesavufit të muxhahidinëve, si Abdullah bin Mubareku ose Shekik el-Belha, tesavufi i këtyre buron nga thellësia e besimit, Islamit, mirësjelljes. Ky është tesavufi që është kujdesur për adhurimin e vërtetë, për ndjenjen e butë dhe është kujdesur që njerëzit të vdesin si shehida.

Tesavufi i cili nxit për kryerjen e obligimeve në mënyrën më të mirë, e largon njeriun prej mëkateve, i mundëson që të shijojë dhe të kënaqet me besiminimanin, i cili ndikon në zemrën e tij, ngase dijetari që nuk ka zemër, është sikur druri që nuk bën hije dhe fruta. Besimi është mendja dhe zemra, prej këtu shihet se dijetarët gjithmonë i kanë konsideruar të bashkuar mendjen dhe zemrën. A nuk e ke parë se si Ibn el-Kajjimi, në librin e tij "Medarxhus-Salikin", flet se si zemra jote qan, se si sytë e tu lotojnë, se si trupi yt rrëqethet sikur ti po e sheh Xhenetin me sy. Apo Ebu Hamid el-Gazaliu t'i shpjegon gabimet e Aristotelit në idet e tij, gabimet e Platonit në mendimet e tij. Po ashtu atë që flet Ibn El-Xheuziu, Ibn Ata es-Skenderiu, El-Xhunejdiu. Për El-Xhunejdiun Ibn Tejmije ka thënë: el-Xhunejdiu ka qenë prijës i një xhemati, imam i udhëzuar, ka qenë më i miri për të dhënë mësim dhe më i miri për edukim. Ibn Kajjimi në librin e tij "Medarishu-s-Salikin", e ka lavdëruar këtë (Xhunejdiun), e ka lavdëruar Ebul Hasen esh-Shadhiliun e shumë të tjerë.

Çfarë do të thuash për sufizmin e atyre që kanë qenë dijetarë dhe këmbëngulës në fe, si: Fudajl bin I'jadi, Ibrahim bin Ed'hemi, Ebu Sulejman Daraniu, Sehel bin Abdilah et-Teseturij, e të cilët e kanë rregulluar sufizmin sipas rregullave të Sheriatit dhe na kanë ofruar studime rreth motiveve të shpirtit, rreth asaj se duhet pastruar nijeti kur të veprojmë, se si duhen praktikuar mirësia dhe qëndrimi gjatë adhurimit të Allahut, sikur ti po E sheh Atë, se, nëse nuk E sheh ti, Ai të sheh ty.

Kur ata i studiojnë argumentet e Allahut, në veten e tyre dhe në gjithësi, duke u angazhuar për të mësuar të tashmen dhe të kaluarën, ta ngrenë personalitetin islam tashmë të humbur duke iu përmbajtur Kuranit dhe Synetit.

A duhet që pas kësaj të refuzohet tesavufi tërësisht? Nuk ka kurrfarë të keqeje në ndarjen e diçkaje, ngase përgjithësimi i dispozitave nuk është program shkencor.

Dëgjo se çfarë thotë njëri prej nxënëseve të imam Hasan el-Benas: Është parim në sufizëm që shpirti të pastrohet nga cytjet negative dhe që ai të ngrihet në shkallën më të lartë njerëzore, dhe sufizmi konsiderohet si një prej metodave të edukimit, prandaj ne vëllezërit myslimanë edukimin e shpirtit e konsiderojmë si bazë të thirrjes sonë për formimin e personit. E pastaj vazhdon e thotë: Nuk do të thotë kjo që myslimani, me anë të kësaj metode, të veçohet prej shoqërisë dhe që këtë metodë ta marrë si mënyrë të furnizimit, grumbullimit të pasurisë, sundimit të njerëzve, të arrijë famë dhe autoritet. Me keqardhje të madhe e përmendim këtë se ka disa prej prijësve të tarikateve që kanë devijuar bashkë me ithtarët e tyre nga rruga e drejtë, dhe janë vetmuar nga shoqëria. Të tillët kur kanë vërejtur lëvizjen e vëllezërve myslimanë dhe pasi u është prezantuar atyre ideja e tyre gjithëpërfshirëse, disa prej tyre i tërheq kjo ide, ndërsa të tjerët vëllezërve myslimanë u shpallën luftë në vendet rurale. Vallë, a nuk është ajo që ka kuptuar profesori që kishte jetuar me ta?

Nëse çuditesh, është për t'u çuditur me fjalët e atyre: se vëllezërit myslimanë janë sofistë dhe bidatxhinj, kurse njeriu -sikur po e sheh- shpjegon se sofistët që kanë devijuar, i kanë luftuar vëllezërit myslimanë. Dje na luftonin sofistët e devijuar për shkak se ne kemi devijuar nga mundësia e kuptimit të saktë sipas tyre, e tash po luftohemi ne se qenkemi sofistë dhe bidatxhinj. Nuk ka fuqi dhe as forcë, pëveçse me ndihmën e Allahut të Lartësuar dhe të Madhëruar.

## E vërteta që ne e besojmë

Nga kjo kuptohet se ne nuk e refuzojmë tërësisht sufizmin, e si mund ta refuzojmë tërësisht kur ka prej tyre që e kanë përhapur Islamin në Afrikë? Ç'mund të themi për ata që e ngritën flamurin e xhihadit në viset e Senusiteve në Libi, Mehditët në Sudan, po ashtu në Algjeri, Tunizi, Merakish dhe në shumë vise të tjera islame është përhapur Islami falë dijetarëve të mëdhenj sofistë?

Si dispozitë e prerë për këtë çështje është: Ka prej tyre dijetarë të devotshëm dhe muxhahidinë; ka prej tyre edhe injorantë në fenë e tyre, por ka mashtrues dhe gënjeshtarë. Të tillët i has në çdo grup të xhematëve myslimanë.. A ka gabuar imam Hasan el-Bena kur thirrjen e vëllezërve myslimanë e ka emërtuar si "e vërteta sufiste"? Mendoj se ai ia ka qëlluar. Allahu më së miri e di!.

O Zoti ynë, Zoti i Xhibrailit, Mikailit dhe Israfilit, Krijuesi i qiejve dhe Tokës, Njohësi i së padukshmes dhe së dukshmes! Ti je Ai Që gjykon në mes robërve të Tu kur ata kanë divergjenca në mes tyre. Udhëzona ne që në ato ku ka mospajtueshmëri,- të kuptojmë të vërtetën. Ti je Ai Që e udhëzon në rrugë të drejtë atë që do.

*Përktheu:*
***Flamur Sofiu***

# Veprat penale lëndime trupi (më pak se mbytje)

Nexhat Ibrahimi

**Te vepra penale lëndime trupi, për shqiptimin e sanksionit, nuk merret parasysh mjeti i autorit të veprës, por pasoja e veprës, pavarësisht nga qëllimi dhe mjeti**

Veprim penal - lëndime trupi konsiderohet: “armiqësia e shprehur në trupin e tjetrit duke i shkaktuar lëndim apo dëmtim fizik, veprim ky i cili nuk përfundon me vdekjen e viktimës. Sipas mendimit të juristëve të shkollës juridike Hanefite, vepra penale lëndime trupi mund të jetë dy llojesh; veprim penal me qëllim dhe veprim penal gabim.

Veprim penal me qëllim është kur autori i veprës, duke shprehur armiqësi me paramendim, ka për qëllim rezultatin e veprës, kurse veprim penal gabim është kur autori i veprës, me veprimin e tij ka arritur rezultatin e veprës, lëndimin e tjetrit, por pa qëllim armiqësie. Sipas këtij parimi, vihet në pah se te vepra penale lëndime trupi, dispozita nuk ndryshon me ndryshimin e mjetit, por sipas pasojës dhe qëllimit të armiqësisë.

Duke marrë parasysh faktin se te vepra penale lëndime trupi, për shqiptimin e sanksionit, nuk merret parasysh mjeti i autorit të veprës, por pasoja e veprës, pavarësisht nga qëllimi dhe mjeti, juristët islamë këtë veprim e ndajnë në katër lloje, që janë:

1. Amputimi (Prerja) e gjymtyrëve të trupit. Në këtë lloj gjymtimi bëjnë pjesë duart, këmbët, gishtërinjtë, sytë, vetullat, hunda, veshët, buzët, flokët e të ngjashëm me to.
2. Humbja e vlerës së pjesëve të trupit me gjymtyrën ekzistuese.
   Nga kjo nënkuptohet se është fjala për raste kur kryhet armiqësi ndaj individit dhe me të shkaktohet humbja e vlerës dhe e funksionit të gjymtyrës së trupit, edhe pse ajo ekziston formalisht, si p.sh. humbja e dëgjimit, të pamit, shijimit, të folurit, humbja e të menduarit etj.
3. Plagët dhe lëndimet në kokë e fytyrë. Në këtë lloj, sipas juristëve islamë të medhhebit Hanefit bëhet fjalë vetëm për lëndimet që pësojnë në kokë e fytyrë, si p.sh, në ballë, mjekër etj., e nuk bëhet fjalë për lëndime trupi.
4. Plagë të trupit

Në këtë lloj përfshihen të gjitha lëndimet e tjera të trupit, të cilat nuk përfundojnë me amputimin e tyre ose humbjen e funksionit të tyre.

### Sanksioni i veprës penale lëndime trupi

Meqë theksuam edhe më parë se vepra penale lëndime trupi mund të jetë me qëllim dhe gabim, në vazhdim do të flasim për sanksionin e secilit lloj në veçanti.

### I-Sanksionimi i veprës penale lëndime trupi me qëllim

Sanksionimi i veprës penale lëndime trupi me qëllim ekzekutohet për të gjitha llojet e lëndimeve, si ato të amputimit të gjymtyrëve, humbjes së funksionit të tyre, plagët në kokë dhe plagë trupi. Rregulli juridik islam në kontekst të përcaktimit të sanksionit për këtë vepër penale, thotë: “Në çdo vepër që mund të ekzekutohet Kisasi, e që është me qëllim, ekzekutohet kisasi, e në çdo vepër që nuk mund të ekzekutohet Kisasi, obligohet pagimi i “dijjes” apo dëmshpërblim (El Ershu ). Në të gjitha këto lloje ekzistojnë sanksionime esenciale dhe sanksione zëvendësuese.

1. Sanksionimi i Amputimit të gjymtyrëve të trupit Sanksionimi i veprës penale amputimi i gjymtyrëve të trupit mund të jetë sanksionim esencial dhe sanksionim zëvendësues.

### a. Sanksionimi esencial - Kisasi

Juristët islamë (fukahenjtë) janë unikë në mendimet e tyre se personi që kryen veprim penal, me të cilin shkakton prerjen e ndonjë pjese të trupit, ndaj tij ekzekutohet Kisasi, do të thotë me autorin veprohet ngjashëm, siç ka vepruar ai me personin ndaj të cilit është kryer krimi. Argumenti për ligjësimin e këtij sanksionimi është ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë:

“Ne u caktuam atyre në të (Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: njeriu (mbytet) për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin, dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundërmasë“.



Shkaku pse juristët islamë i kushtuan kujdes të veçantë këtij lloji të sanksionimi, është ngjashmëria e sanksionimit me veprën, që nënkupton se sanksionimi në asnjë mënyrë nuk bën të jetë më i rëndë sesa vepra. Prandaj në shërbim të kësaj ishte edhe rregulli "Në çdo vepër që mund të ekzekutohet Kisasi, e që është me qëllim, ekzekutohet kisasi, e në çdo vepër që nuk mund të ekzekutohet Kisasi, obligohet pagimi i ""dijje"s" apo dëmshpërblim" (El Ershu). Mbështetur në këtë parim, nënkuptojmë se ekzistojnë raste dhe gjendje kur vepra penale ndodh, po nuk mund të ekzekutohet Kisasi.

### Shkaqet që pengojnë ekzekutimin e Kisasit

Kur kemi folur për mbytjen me qëllim, kemi theksuar edhe shkaqet e përgjithshme që pengojnë ekzekutimin e sanksionimit të Kisasit, shkaqe që vlejnë edhe për veprën penale lëndime trupi, por ekzistojnë edhe disa shkaqe të veçanta që pengojnë ekzekutimin e kisasit për këtë vepër penale. Shkaqet që pengojnë ekzekutimin e sanksionimit për këtë vepër penale, janë:

### Humbja e ekuivalencës

Nëse nuk ekziston ekuivalenca në mes autorit të veprës dhe personit ndaj të cilit kryhet vepra, atëherë nuk mund të ekzekutohet sanksionimi i Kisasit. Sipas juristëve të shkollës juridike Hanefite, mosplotësimi i ekuivalencës llogaritet në gjini dhe në numër.

Katër medhhebet pajtohen me rregullin e fikhut "mashkulli mbytet për femrën dhe femra mbytet për mashkullin", kur është fjala për ekzekutimin e kisasit për vepër penale mbytje me qëllim, dhe kjo rregull ngeli parim edhe për veprën penale lëndime trupi te tre medhhebet e tjera përveç hanefitëve. Argumenti i xhumhurit është se aty ku ekzekutohet kisasi për mbytjen, ekzekutohet edhe për pjesë të trupit. Dijetarët e medhhebit hanefit nuk gjykuan me këtë rregull për vepra penale lëndime trupi, por vepruan me rregullën tjetër, dhe veprën lëndime trupi e trajtuan si çështje pasurie, prandaj zbatimin e kësaj rregulle nuk e bënë të barabartë për të dy gjinitë në ekzekutimin e Kisasit për lëndime trupi.

Sipas kësaj, del se, sipas mendimit të dijetarëve të medhhebit Hanefit, nuk ekzekutohet Kisasi për veprën penale lëndime trupi- respektivisht - prerje e gjymtyrëve në mes mashkullit dhe femrës.

Ngjashëm me këtë është edhe barazia për nga numri, që nënkupton se, nëse shumë njerëz ia këputin dorën apo ndonjë gjymtyrë dikujt tjetër, ndaj tyre nuk ekzekutohet sanksionimi i prerjes së duarve të tyre, për shkak të pabarazisë së numrit.

### Ngjashmëria

Që të mund të ekzekutohet sanksioni i Kisasit për veprën penale lëndime trupi, patjetër duhet të jetë e mundur ngjashmëria në veprim. Argument për këtë kemi ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "...por edhe plagët kanë kundërmasë". Pastaj ajetin tjetër, ku Allahu xh.sh. thotë: "Pra, kush ju sulmon ju, kthejani sulmin atij edhe ju, po në atë masë."

Nga kjo nënkuptohet se tejkalimi i armiqësisë më shumë sesa vepra, është veprim i ndaluar, sepse gjaku i të pandehurit është i mbrojtur, me përjashtim të dëmtimit sa është krimi i tij.

Ngjashmëria duhet të ekzistojë në veprim, në vend dhe emër, në vlefshmëri dhe, sipas hanefitëve, edhe në dëmshpërblim.

### Ngjashmëria në veprim

Për ekzekutimin e Kisasit është kusht që të garantohet evitimi i padrejtësisë dhe krimit. Evitimi i padrejtësisë nuk mund të garantohet vetëm nëse bëhet fjalë për amputimin e gjymtyrëve nga nyja e tyre, si p.sh. amputimi i dorës apo i krahut nga nyja e tyre, ose amputimi i këmbës apo gjurit nga nyja e tyre, që nënkupton pjesën që ka kufirin ku përfundon.

Nga kjo nënkuptohet se, nëse prerja është bërë jo në nyjë, atëherë, sipas hanefitëve, nuk ekzekutohet kisasi.

Dijetarët islamë janë unikë në mendimet e tyre se sanksioni i Kisasit nuk ekzekutohet ndaj veprës penale thyerje e ashtit të gjoksit, shpatullës, por në këtë rast duhet të paguhet dëmshpërblim "El Ersh" i plotë, për shkak se në këtë rast nuk mund të ketë ngjashmëri në mes sanksionimit dhe veprës.

### Ngjashmëria në vend dhe vlerë

Sipas mendimit të fukahenjve islamë, nuk mund të pritet dora për ndonjë pjesë tjetër të trupit, e as dora e majtë për dorën e djathtë, e as gishti i madh për gishtin tregues etj.. Gjithashtu nuk hiqet dhëmbi veçse për dhëmbin e ngjashëm me të. Nga kjo nënkuptohet se patjetër duhet të ekzistojë ngjashmëria në mes pjesëve.

### Ngjashmëria nga vlera

Sipas parimeve të Sheriatit islam, që të ekzekutohet kisasi për vepra penale lëndime trupi, patjetër duhet të ekzistojë edhe ngjashmëria në mes pjesës që është shkatërruar me armiqësi dhe asaj që pritet si sanksionim. Në këtë kontekst nuk mund të pritet dora e shëndoshë për dorën e paralizuar, ose këmba e shëndoshë për të paralizuarën. E gjithashtu nuk mund të pritet dora e plotë për dorën së cilës i ka munguar diçka ose këmba. E nëse është situata ndryshe, si p.sh. të kryhet armiqësi ndaj njeriut dhe t'i pritet dora e shëndoshë, kurse autori i veprës e ka dorën të paralizuar, atëherë dijetarët islamë janë unikë në mendimin e tyre se, nëse personi mbi të cilin është kryer vepra penale, mund të zgjedhë, ka të drejtë të kërkojë prerjen e dorës së autorit, edhe pse është e paralizuar, ose të kërkojë dëmshpërblim Ersh të plotë.

### B. SANKSIONIMI ZËVENDËSUES

Në rastet kur nuk mund të ekzekutohet sanksionimi i Kisasit për ndonjë nga arsyet e përmendura, atëherë ekzekutohet sanksionimi zëvendësues, që është pagimi i gjakut (Ed-dijjetu) dhe dëmshpërblimi (El Ershu).

### Pagimi i gjakut - Ed-dijjetu

E theksuam se në disa raste, edhe pse ka ndodhur vepra penale dhe sanksionimi i saj është kisasi, në pamundësinë e ekzekutimit të kisasit, atëherë obligohet pagimi i "dijjes".

Gjymtyrët- pjesët e trupit, për të cilat duhet të paguhet Ed-dijjetu janë katër grupesh, që janë:

- Gjymtyrë që në trupin e njeriut janë vetëm nga një.

- Gjymtyrë që në trupin e njeriut janë nga dy.
- Gjymtyrë që në trupin e njeriut janë nga katër
- Gjymtyrë që në trupin e njeriut janë nga dhjetë.

**Grupi i parë:**

Në grupin e parë bëjnë pjesë ato gjymtyrë që në trupin e njeriut janë vetëm nga një, për të cilat në vazhdim do të flasim veç e veç:

1. Hunda:

Nëse dikujt i pritet hunda, atëherë për të duhet paguar një "Ed-Dijje" e plotë. Kjo vërtetohet me hadithin e Pejgamberit s.a.v.s., i transmetuar nga Amr b. Hazmi, i cili kishte bartur shkresën e Muhamedit a.s. deri në Jemen, në të cilin, përveç të tjerash, thuhet:

"Vërtet në mbytje (jo me qëllim) paguhet dija prej 100 deve, e edhe për hundën, nëse pritet tërësisht, paguhet një 'dijje'."

2. Gjuha:

Nëse dikujt i pritet gjuha me të cilën flet, atëherë për të duhet paguar "ed-dijje-n" e plotë (100 deve). Këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s., ku thuhet: "Edhe për gjuhën ka 'ed-dijje'".

Për sa i përket gjuhës së memecit, që nuk mund të flasë, sipas mendimit të shumicës së fukahenjve islamë, paguhet kompensim me vlerën sa e përcakton gjykatësi, kurse sipas mendimit të imam Ahmed b. Hanbelit, duhet të paguhet 1/3 e "dijjes", kurse për gjuhën e fëmijës, i cili ende nuk ka filluar të flasë, sipas shumicës së fukahenjve, paguhet "dijje" e plotë, e sipas hanefitëve, kompensim sipas vlerësimit të gjykatësit.

3. Penisi:

Nëse dikujt i pritet penisi, pavarësisht se për cilën moshë bëhet fjalë, atëherë paguhet "dijje" e plotë dhe kjo në bazë të hadithit të lartpërmendur, ku Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Edhe për penisin "dijje" e plotë".

Kur është fjala për prerjen e penisit të impotentit, atëherë, sipas mendimit të juristëve të shkollës së hanefitëve dhe hanbelitëve, nuk paguhet "dijje" e plotë, por në formë arbitrazhi, kurse sipas shafiinjve dhe malikinjve, edhe në këtë rast paguhet "dijje" e plotë.

**Grupi i dytë:**

Në grupin e dytë bëjnë pjesë gjymtyrë të trupit çift, do të thotë që janë nga dy, si p.sh. duart, këmbët, veshët, sytë, nofullat, buzët, vetullat, gjinjtë etj.. Për prerjen e këtyre pjesëve, që në trupin e njeriut janë nga dy, ekziston parimi se, nëse pritet njëra prej tyre, atëherë duhet paguar gjysmë "dijjeje" (50 deve) e nëse priten të dy pjesët, atëherë duhet paguar "dijje" e plotë.

**Grupi i tretë:**

Në grupin e tretë bëjnë pjesë të gjitha ato gjymtyrë të trupit, të cilat janë nga katër dhe për secilën që dëmtohet veç e veç, paguhet nga ¼ e "dijjes".

**Grupi i katërt:**

Në këtë grup bëjnë pjesë gjymtyrë që janë nga dhjetë, si gishtat e dorës dhe të këmbës. Për çdo gisht të këmbës ose të dorës, i cili pritet me armiqësi, paguhen nga dhjetë deve, e këtë e argumenton hadithi i Pejgamberit a.s., ku ka thënë:

"Për çdo gisht nga gishtat e dorës a të këmbës paguhen nga dhjetë deve".

Për sa u përket dhëmbëve, nëse i thyen të gjithë dhëmbët, atëherë duhet të paguhet "dijje" e plotë, e nëse thyen vetëm ndonjë dhëmb, atëherë për çdo dhëmb paguhen nga pesë deve. Edhe këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s., ku thotë:

"Për çdo dhëmb nga pesë deve".

## Sanksionimi për humbjen e vlerës së organit që ekziston

Ekzistojnë raste kur njeriu atakon tjetrin dhe e dëmton atë në ndonjë pjesë të organizmit të tij, duke i shkaktuar dëm - humbjen e vlerës së gjymtyrës së trupit, edhe nëse ajo formalisht ekziston, si p.sh., t'i shkaktojë humbjen e të dëgjuarit, edhe pse veshi ekziston, ose t'i shkaktoj verbëri, edhe pse syri ekziston. Nga kjo nënkuptohet se formalisht pjesa e trupit ekziston, por nuk kryen funksionin e tij. Në këtë lloj bëjnë pjesë shumë veprime, siç janë: humbja e pesë shqisave, që janë: të parët, të dëgjuarit, të prekurit, të shijuarit, të kërkuarit, pastaj humbja e të folurit, paralizimi i dorës, këmbës, dëmtimi i penisit etj.. Në këtë lloj dijetarët kanë radhitur më shumë se njëzet dëmtime të ndryshme.

Rregulla për sanksionimin e kësaj vepre penale është që të bëhet provë maksimalisht që edhe për këtë lloj të veprimeve penale të ekzekutohet sanksionimi, por, nëse është e pamundur, atëherë duhet paguar "dijje" e plotë për secilën veç e veç.

## Plagët dhe lëndimet në kokë dhe fytyrë

Me nocionin "Esh-shexh-xhetu" në terminologjinë e kodit penal të jurisprudencës islame nënkuptojmë plagët dhe lëndimet e shkaktuara vetëm në kokë dhe fytyrë.



Plagët dhe lëndimet në kokë dhe fytyrë, sipas shkollës juridike hanefite, mund të jenë njëmbëdhjetë lloje, që janë:

1. (El Harisatu), është gërvishtja e lëkurës pa dalë gjak.
2. (Ed-damiatu), konsiderohet atëherë kur del gjak, po nuk rrjedh.
3. (Ed-damijetu) është kur del gjak dhe rrjedh mbi lëkurë.
4 (El badiatu) konsiderohet plaga e cila e çan mishin.
5. (El mutelahimetu) plaga që e çan mishin në thellësi, po nuk arrin deri në asht.
6. (Es-simhaku) prerja e mishit deri në thellësi, kur duket cipa e hollë që e ndan mishin prej ashtit.
7. (El Muved-dihatu)konsiderohet plaga që pret cipën e hollë që ndan mishin nga ashti, dhe ashti duket.
8. (El hashimetu) konsiderohet plaga që shkakton thyerjen e ashtit pa e hequr nga vendi i tij.
9. (El munekiletu) konsiderohet plaga që shkakton thyerjen e ashtit dhe nxjerrjen e ashtit nga vendi.
10. (El am-metu) plaga që arrin te lëkura e trurit
11. (Ed-damigatu) plaga që pret lëkurën e trurit dhe e dëmton atë.

## Sanksionimi i plagëve dhe lëndimeve në kokë dhe fytyrë

Sanksionimi i plagëve dhe lëndimeve në kokë dhe fytyrë mund të jetë esencial, që është Kisasi, nëse ekziston mundësia e ekzekutimit, ose ai alternativ (zëvendësues), që është kompensimi "El Ershu".

## Saksionimi esencial - Kisasi

Për ekzekutimin e Kisasit në jurisprudencën islame për veprat penale me qëllim, veprohet sipas rregullës juridike që thotë:"Nëse është i mundur ekzekutimi i kisasit, atëherë ekzekutimi i tij është i detyrueshëm, e nëse është absurd, atëherë ekzekutohet pagimi El Ershu. Nga kjo rregull nënkuptohet se në të gjitha plagët për të cilat ka mundësi ekzekutimi i kisasit, ekzekutohet dhe, në të kundërtën, bëhet kompensim, respektivisht veprohet me sanksionim alternativ, (zëvendësues).

Juristët islamë pajtohen se te lloji i shtatë i plagëve (El muvedihatu), ekzekutohet sanksionimi esencial-kisasi, për shkak se kështu ishte edhe gjykimi i Pejgamberit a.s., si dhe për shkak të mundësisë së ekzekutimit, sepse ekziston kufiri përfundimit të plagës,që është ashti. Mendimi i tyre bazohet në ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "...por edhe plagët kanë kundërmasë".

Për sa u përket plagëve të tjera, përveç Elmuved-dihatu, sipas mendimit të imam Ebu Hanifes, shkollave juridike të shafiinjve dhe hanbelinjve nuk ekzekutohet sanksionimi i kisasit për shkak të pamundësisë. Ky mendim mbështetet edhe në hadithin e Pejgamberit a.s., ku ka thënë: "Nuk ekzekutohet kisasi në plagët e tjera përveçse në elmuvedihatu".

Kurse sipas mendimit të imam Muhamedit, në llojet e plagëve para El muvedihatu, ekzekutohet kisasi, sepse mund të llogaritet barabarësia e plagës me sanksionimin.

## Sanksionimi alternativ (zëvendësues)

Theksuam edhe më parë se për këtë lloj të veprës penale, në raste të pamundësisë së ekzekutimit të sanksionimit të kisasit, ekzekutohet sanksionimi alternativ i quajtur "El Ershu". Ky lloj sanksionimi - "El Ershu" mund të jetë i përcaktuar (i fiksuar) dhe mund të jetë i papërcaktuar (i pafiksuar).

Ershi i fiksuar është atëherë kur ligjvënësi ka fiksuar sasinë e caktuar të pasurisë si sanksionim të veprës penale, dhe ekzekutimi i të cilit obligohet për lëndime trupi, atëherë kur është pagimi i plotë i "dijjes" ose i një gjysmë "dijje".

Ershi i pafiksuar është atëherë kur ligjvënësi nuk ka fiksuar sasinë e caktuar të pasurisë, por një gjë e tillë ngel në kompetencën e gjykatësit. Rregulla juridike thotë: Për veprat penale lëndime trupi, për të cilat nuk ekzekutohet kisasi dhe nuk ka sasi të caktuar të pagesës (Ed-Dijjetu), ka kompensim sipas përcaktimit të gjykatësit.

Juristët islamë janë unikë se në llojet e plagëve, para Elmuved-dihatu nuk kanë ersh të fiksuar, kurse në llojet pas El muved-dihatu kanë sasinë e fiksuar për shkak të argumetit. Llojet e veprave penale për të cilat ekziston argument tekstual për përcaktimin e ershit, janë si vijon:

-El Mudihatu - për këtë lloj paguhet sasia prej pesë deveve, dhe kjo në bazë të hadithit të transmetuar nga Amr b. Hazmi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për plagën el mudihatu pesë deve".

- El hashimtu - Për këtë lloj të plagëve paguhet 1/10 e devesë, gjegjësisht dhjetë deve. Këtë e vërteton hadithi i transmetuar nga Ibni Hazmi, ku Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për plagët elhashimetu dhjetë deve."

- el Am-metu - Për këtë lloj të plagëve duhet paguar 1/3 e "dijjes", respektivisht 30 deve. Këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s., ku ka thënë: "Për plagët Alam-metu 1/3 e "dijje"s"

- Ed-damigatu gjithashtu paguhet 1/3 e "dijjes", respektivisht 30 për analogji me elme'mumetu.



# Adoleshenca nga këndvështrimi i adoleshentëve

**Afrim Ahmeti**

Pa dyshim se një prej periudhave më të vështira dhe me më shumë sfida në jetë, është adoleshenca. Gjatë adoleshencës, natyrisht edhe unë isha shpesh pre e kurtheve të ndryshme, kurse këto probleme u intensifikuan tmerrshëm në kohën kur fillova të vijoja shkollën e mesme.

Që në fillim, dëshira për t'u treguar para të tjerëve, ishte shkas i marrëzive të shumta që bëja pandërprerë. Ndërrimi i ambientit, i shoqërisë dhe përvoja e re në një jetë më intensive, ishin arsye shtesë të kryerjes së punëve, të cilat për pikëpamjet e mia sot, janë më hiç se hiçi, kurse prapavija e tyre s'kalon as margjinat e naivitetit fëmijëror.

Ndryshimet në jetë ishin shumë të theksuara, dëshira për t'i përvetësuar të tjerët, qoftë edhe me ndonjë budallallëk, ishte e ngulitur fuqishëm në zemrën time, kurse unë as që i mendoja pasojat e asaj kohe të kotë.

Sa kalonte koha, rezistenca ndaj marrëzirave që bëja, ishte shumë e madhe nga më të rriturit, kurse shoqëria ime ishte vendburim i vazhdueshëm i tyre. Kalimi i ditëve , mbase zbehu efektin e tyre, kurse ajo që thithnim në shkollë, ishte tejet pak për përballimim e këtyre problemeve.

Shkolla, "vendi i mësimnxënies" ishte bërë stimuluesi kryesor i marrëzive të mia dhe të miqve të mi. Pas çdo dite, edhe pse vullneti i mësimdhënësve ishte shumë i madh, shoqëria e bënte të veten, unë isha pjesë e pandashme e problemeve të adoleshencës. Me kalimin e viteve, mbase kthimi në realitet, e bëri atë që shkolla s'arriti ta bënte kurrë.

Vërtet ndiej keqardhje për mënyrën e funksionimit të sistemit të tashëm të arsimit në vendin tonë, që të rinjve tanë s'u ofron asgjë përveç argëtimit të dëmshëm për ta.

### Feja stabilizon fazën e adoleshencës

Jo kot, feja llogaritet si prehja më e mirë e njeriut në të vërtetën. Kuptimi themelor i fesë përbën lidhjen me të vërtetën, e kjo lidhje na u pamundësua nga sistemi komunist që udhëhiqte arsimin tonë dhe shoqërinë në tërësi.

Mungesa e kësaj zgjidhjeje të përhershme u pasqyrua shumë në rininë tonë, si në adoleshencë po ashtu, edhe më tutje.

Imoraliteti, zinaja si dhe shkatërrimi i traditës sonë islame e kombëtare, ishin prej pasojave më të dëmshme nga ky keqarsimim.

Koha e emërtuar "shpatë me dy tehe" preu pa mëshirë shpresat për rini të pastër e të suksesshme, kurse një shkollë, ku minifundi, madje edhe kostumet e plazhit janë normale, dhe në të cilën një mbulesë islame e femrës është fondamentale e cinike, - s'ka ç'të prodhojë tjetër përveçse njerëz të pamoralshëm, që s'gjasojnë aspak me të parët tanë, që ishin njerëz të fesë e të kombit.



### Feja ndihmon absolutisht në zgjidhjen e problemeve të adoleshentëve

Në përballimin e sfidave të kësaj faze të jetës së njeriut, me të vërtetë feja u ka munguar shumë adoleshentëve në jetën shkollore. Futja e lëndës fetare në shkollat e mesme të Kosovës, do të ishte një përparësi e madhe për nxënësit, mbrojtje e moralit , nxitje për mësim e për shumë të mira, që nuk mund të numërohen. Mirëpo, ajo që është më e keqja, është se futja e lëndës fetare nuk ka gjetur ende përkrahje nga udhëheqja e arsimit . Futja e lëndës fetare kësaj kategorie të shoqërisë nuk do t'i konvenonte, sepse do të rikthente moralin e nxënësve, dhe sidomos të vajzave, e kjo as që dëshirohet nga pushtetarët tanë. Dihet se në shkollat tona vajzat vinë më shumë se gjysmëlakuriqe, dhe kjo aspak nuk i pengon mësimdhënësit, drejtorinë dhe pushtetarët tanë, kurse, po të vinte një vajzë me shami në kokë, e e moralshme, kjo do t'i pengonte shumë, do t'i pengonte deri në atë masë, sa do ta përjashtonin nga shkolla.

Natyrisht, mosha e adoleshencës kërkon më shumë përkushtim, punë dhe përpjekje. Si çdo i ri, unë kërkoj perspektivë për veten time, kurse ky nocion në vendin tonë për kohën që po flasim, është rrallëherë i përdorshëm, për të mos thënë, s'hyn fare në fjalorin e shqipes sonë. Pas mbarimit të shkollimit të mesëm, në të ardhmen, unë besoj me shpresë, që të angazhohem si në punë, ashtu edhe në studime.

Dëshira për të prekur majat e dijes dhe arsimit vlon pa pushuar si vullkan në brendi të zemrës sime, kurse etja për të zbrazur këtë potencial që kam unë, si çdo moshatar imi, është e madhe. Besoj në një të ardhme të ndritur, prandaj edhe dua më shumë…

# Disa strategji për t'i shpëtuar nervozizmit në zyrën e punës

Avdyl Rrahmani

**Të shkëputeni për çdo një orë pesë minuta nga puna. Kjo do t'ju ndihmojë që të rifilloni gjithçka me më shumë energji**

### Lodhje e stres

Të gjithëve besoj se u ka ndodhur të ndiheni të lodhur dhe të stresuar në fillim të javës. Ideja që do të riktheheni midis rrëmujës së zyrës, zhurmave dhe urdhrave, ju bën të mbuloheni dhe të mos dëshironi asgjë më shumë se ngrohtësinë e shtratit tuaj. Megjithatë, ka disa mënyra që mund t'jua bëjnë gjërat më të lehta.

Në zyrën tuaj duhet të krijoni të njëjtin ambient të ngrohtë dhe komod, që do të dëshironit ta kishit në shtëpinë tuaj. Të shkëputeni për çdo një orë pesë minuta nga puna. Kjo do t'ju ndihmojë që të rifilloni gjithçka me më shumë energji. Nëse në zyrë duhet të shkoni patjetër, pavarësisht nga çdo lloj neverie që ju pushton vetëm kur e mendoni këtë gjë, atëherë përmbajuni disa rregullave shumë të thjeshta për të luftuar atë që ekspertët kanë filluar ta klasifikojnë si një sindromë të vërtetë.

Ja çfarë duhet të bëni:

1 - Kujdesuni për zyrën a për vendin e punës si për dhomën tuaj të gjumit. Të dobishme do të ishin vazot me lule ngjyrë të kuqe, e cila është shumë energjike. Ndonjë fotografi qetësuese, e cila përmban ndonjë peizazh të bukur, do të ndihmonte shumë.

2 - Largohuni nga marrëdhëniet e tendosura me kolegët dhe me shefat. Bëjini vetes pak autokritikë. Mundohuni të flisni ngadalë dhe më pak, në të kundërtën do të krijoni shumë antipati në ambientin e punës.

3 - Mësoni artin e "shkëputjes": t'i lejosh vetes pesë minuta pushim pas çdo ore pune, kjo do t'ju ndihmojë shumë që të rifreskoni trurin dhe të rifilloni punën me më shumë energji. Të bësh një shëtitje në zyrë, një telefonatë ndonjë shoku a një të afërmi, - do të ndihmonte shumë në vazhdimin e punës më me zell.

4 - Mësohuni të thoni Jo. Nuk bëhet fjalë që të refuzoni të punoni, por, nëse keni shumë punë, duhet të vendosni se cilat gjëra janë primare.

5 - Duhet të lëvizni shumë shpesh, në mënyrë që të mos rrini për shumë kohë në të njëjtën pozitë. Kjo do t'ju shkaktonte probleme në tendosjen e muskujve dhe me qarkullimin e gjakut. Bëni pak sport karrigeje, shtrini qafën, këmbët dhe pas punës, mësohuni të dilni dhe të qetësoheni mirë e mirë në ndonjë vend në të cilin ka gjelbërim.

6 - Mësoni të qeshni dhe të bëni shaka në punë. Tregoni ndonjë barsoletë, dërgoni dhe merrni e-mail nga shokët tuaj. Mund të bëni një shaka dhe ndër sy eprorëve, kjo do t'ju ndihmojë që të krijoni një situatë më shoqërore në ambientin e punës.

7 - Duhet të keni shumë kujdes që në vendin e punës të mos merreni me thashetheme të kota, duhet të mendoheni para se të thoni diçka të rëndësishme, që mund të ofendojë një nga kolegët tuaj.

8 - Nëse nuk keni një lloj veshjeje të caktuar nga vendi i punës, të veshësh rroba të rehatshme, kjo do t'ju ndihmonte shumë. Nuk është e thënë që të rrini gjatë tërë kohës të krekosur, apo dhe në majë të takave, kjo do t'ju shkaktonte shumë siklet.

9 - Gjatë punës suaj mundohuni të bëni dhe ndonjë punë të lehtë fizike, kjo do t'ju ndihmojë që të mbani trupin tuaj në formë.

10 - Mbani gjithnjë një krem për duart, për të bërë një masazh të thjeshtë. Do të shikoni se do të ndiheni shumë më të lehtësuar.

11- Gjithmonë kujdesu për renditjen e dokumenteve dhe të teksteve që ke mbi tavolinën e punës, sepse kjo do të ndikojë shumë në lehtësimin e lëvizjeve të mausit të kompjuterit tënd.

12. Për ta freskuar gojën tuaj gjatë punës, mundësisht duhet të mbani afër vetes bombone mentoli, që sistemi nervor të funksionojë më mirë. Kjo vlen kur nuk keni dikë në zyrë, sepse, po qe se përdor bombone kur dikush është pranë jush për ndonjë çështje me rendësi, kjo do të thotë se ju nuk jeni serioz në punën tuaj.

13. Kur jeni nervoz, kurrë mos merrni vendime të rëndësishme, sepse kjo do ta ngatërronte shumë punën tuaj. Më mirë për ju do të ishte t'i refuzoni ato gjatë kohës kur jeni nervoz dhe, pasi të qetësoheni, atëherë të vepron i.

14. Porosia e fundit do të ishte: përpiqu që punën që ke sot para vetes, me çdo kusht ta përfundosh. Mos i lër punët që të grumbullohen, sepse kjo do ta dobësonte shumë marrjen e vendimeve. Bëhuni si ora e saktë, po mos u bëni si ora që t'ju kurdisë çdokush. Kurdise vetveten duke planifikuar punët dhe duke i vendosur secilën në vendin e saj.



### Dhjetë vjet të dëbimit të shqiptarëve me dhunë në Maqedoni

# B l l a c a

**Vaj fëmije, vaj të rriturish, klithma e rënkime. Nuk ishim të sigurt ku do të ndalej ky tren. Më kujtohej nga librat viti 1945-ta kur me tren ishin bartur meshkujt dhe ishin tretur me mija shqiptarë në Tivar, ashtu sa ishim edhe ne në atë mesnatë. Në Bllacë hymë më 1 prill 1999, në orën 8,00 të mëngjesit me frikën se ku po na zbresin, ku po na presin, ku po na masakrojnë**

Mr.Ramadan Asllani

Ojkonimi Bllacë e Shkupit ka një histori më të gjatë dhe më të hershme se ajo e 1999-s. Dhe si duket, vërehet një përtërirje e historisë para 50 vjetësh, por në një formë tjetër.

Shumëkush e ka dëgjuar emrin Bllacë, por nuk e ka ditur ku është. Shumëkush ka kaluar nëpër Bllacë, por nuk e ka ditur që është aty. Shumëkush e rikaloi Bllacën, shumëkush e mësoi Bllacën, askush nuk do ta harrojë Bllacën. Këtë e harruan vetëm ata që lindën para 65[1] vjetësh, ndoshta edhe historianët që nuk u morën sa duhet dhe si duhet me të. E po Bllaca e djeshme dhe e sotme e Shkupit është një histori e vjetër e karvanit shqiptar, që nuk e kemi ditur. Tani e mësuam, e përjetuam dhe kurrë mos u përsërittë. Po, Bllacën e mësoi edhe bota, edhe ai në Kinën e largët në Tibet, ku është Bllaca. Ku është Bllaca është shqiptari, është përkohësisht edhe shkau. Bllaca sinonimi shqiptar!

### Në vjeshtën e 1944-ës janë pushkatuar e masakruar 111 shqiptarë bllacjanë

Lexues të nderuar të kësaj reviste, të ndjenjës dhe të shpirtit të dëbuar me dhunë nga Kosova, Bllaca e Shkupit, e karvanit të shqiptarësisë është ojkonim etnik shqiptar në truallin e Iliridës, është edhe varr etnik, por edhe shpresë etnike. Në historinë e derisotme kombëtare shqiptare në Kosovë (me sa dimë) përbën varrin më masiv para 65 vjetësh.

Në vjeshtën e 1944-ës janë pushkatuar e masakruar 111 shqiptarë bllacjanë. Në disa libra është evidencuar shifra prej 128 sish[2]. Këtë e kishin bërë po ata që e bënë edhe para dhjetë vjetësh në Kosovën e djegur dhe të shkatërruar. Edhe karvani i djeshëm në Bllacë ishte me varre, ishte me plagë, ishte me gjak, ishte me lot e me çka nuk ishte...

Të gjithë jemi personazhe e kryepersonazhe të një roli. Nuk patëm kohë t'i shkallëzojmë rolet parësore e dytësore. Jemi në aktin kryesor përfundimtar të përshkuar me përplot sakrifica të të gjitha moshave, gjinive, besimeve - por gjithnjë duke mbetur vetëm shqiptarë.

Secili që ra nëpër Bllacë, ka libër të posaçëm më të madh se ky shkrim imi që po e lexoni sot. Kemi ditar më të ngjeshur. Kemi shkruar që më parë nuk keni ditur, duke i larë: kush me gjak, kush me lot, kush me kërbaç, kush me shamje, kush?!... Dhe u vendosëm në trojet e lashta tona prej plëngjeve tona. Prapë te vëllezërit prej vëllezërve, te motrat prej



motrave, por vetëm për Atdhe - Mëmëdhe Kosovën prapë e kemi! Dhe Iliridën - Shqipërinë Lindore!

Ky shkrim imi është vetëm një shkronjë shqiptare, është një udhëtim i përbashkët me shqiptarët e Kosovës, i një korridori që po na hapej, i një binari të zi. Edhe sa trena të tjerë do të kalojnë e kanë kaluar me ne?!. Secili prej nesh kemi fotografi të veçantë, të posaçme që nuk duam ta shohim, sikur na është mërzitur vetvetja.

Ah shpirt! Ah zemër! Loçka e nënës! - janë klithma trishtuese me varre në shtëpi, me varre më vete. Ue, ue, ue! - janë po ashtu klithma. Klithma fëmijësh që lindën për ta përmbushur shpirtin e këputur të nënave, zemrat e tyre, loçkat e nënave.

Lavdi! Lavdi! lavdi! - janë urimet. Urime krushqish dasmorë që po nusërojnë e dhëndërojnë për lirinë e Kosovës me flamuj kombëtarë shumë bij e bija atdhetarë. Edhe Kosova bozhure së shpejti një nuse! Ai gjergjef do të qëndiset nga ju motra me etnografinë tuaj të përshkuar nëpër këto mote. Ju me pjellorinë tuaj do ta kompensoni atë që nënat në luftë i flijuan. Rroftë Kosova e Pavarur Shqiptare!

### Dëbim pas dëbimi

Të hënën, më 29 mars 1999, në orën 15,00 në lagjen "Arbëria " (ish-"Dragodani"), paradite u duk një shqetësim i banorëve të kësaj lagjeje. Të gjithë kishin marrë nga një çantë me gjëra elementare, por nuk vonoi shumë dhe u kthyen sërish në shtëpitë e tyre, duke e konsideruar si panik. Por, kjo nuk qe panikë, por një dëbim i dhunshëm policor serb, duke u përforcuar edhe me policë special me një veturë të blinduar. Ata u kishin thënë banorëve të lagjes "Arbëria", që t'i lëshojnë shtëpitë.

Duke filluar aty-këtu të bëhet ndonjë rezistencë për të mos i lëshuar shtëpitë, masa e madhe e grave dhe e fëmijëve kishin vërshuar lagjen, kurse forcat speciale policore kishin filluar të hynin në zyret e përfaqësuesve të huaj të UNHCR-it dhe të vëzhguesve si dhe të asociacioneve të ndryshme të huaja. Kjo ka ndodhur në orën 15,00 në lagjen "Arbëria 2". Në këtë lagje u grumbulluan qytetarë të ndryshëm dikush me veturë e dikush këmbë, të cilët kishin marrë



edhe ndonjë çantë me gjëra ushqimore. Disa prej nesh u organizuan me veturë. Axha Hasim dhe vëllai Hajrizi, i kishin veturat. Edhe ne kishim në dispozicion një kombi "Ford", por nuk mund ta nxirrnim nga garazha për shkak se na e kishin zënë udhën me një veturë tjetër, kështu u detyruam të udhëtojmë me nja dy komba të miqve.

U nisëm kah rruga e varrezave e zbritëm te hekurudha për t'u kthyer për Shkup. Te semaforët në fund të shkallëve të "Arbërisë", na ndalën policia speciale me ushtarë. Filluan t'i ndalin veturat një nga një, duke i plaçkitur njerëzit, por edhe vetura. Islamit prej Vushtrrisë ia morën veturën "Pasat" dhe të hollat. Bashkim Zekës, kombin "Volkswagen", kurse axhën Hasim dhe vëllain Hajrizin i lëshuan pasi i plaçkitën nëpër xhepa. Ne që ishim në kombin e Agim Zekës nuk na bënë gjë përveç djalit të Islamit që ia morën 50 DM, dhe na kthyen nja 100 metra prapa. Pasi mbeta vetëm me familje, u detyrova ta vozis kombin e Agimit që të mos mbetemi në mes të rrugës dhe në mëshirën e bishave të egra. U nisa kah rruga e ngushtë dhe e fshehtë për të dalë te "Qafa" që ta takoja vëllain tim Sabitin me fëmijë, që i zbritën nga kombi i Bashkimit pasi ia konfiskuan.

U solla deri te banka e Lublanës por nuk i takova. Ktheva, majtas në një rrugë dhe te ambulanca u riktheva në rrugën e mëparshme. U ndala te semaforët e "Dorës" dhe gruaja doli të shesh njerëzit kah vinin teposhtë "Arbërisë" se mos po e sheh vëllain dhe kushëririn me fëmijë. Nuk i pa dhe vazhduam sërish të dalim në rrugë te shkolla fillore "Meto Bajraktari" për të shkuar te Ismaili. Në atë rrugë kam takuar të gjithë që i zbritën: vëllain me familje, kusherirën me fëmijë dhe kunatën e saj me fëmijë. E mora vëllain dhe disa sende të Emines dhe shpejt u futa në rrugën për te Ismaili. I futa fëmijët në derën e Kurteshit, sepse ajo e Ismailit ishte e mbyllur dhe po e pres Eminen.

U vendosëm te Ismaili Ismaili (tani ka ndërruar jetë) në ish rrugën "Vëllazrim Bashkim" të Prishtinës. Në natën e 29 marsit, 30 dhe ditën e 31 marsit deri në orën 16,00 ndejtëm aty.

Më 31 mars 1999 në orën 16,00 na dëbuan edhe nga aty. Policia speciale e gjuajtën vëllain Sabitin me fëmijë në krah dhe me dy fëmijët e mi pranë tij, por për fat nuk i rroku plumbi, kurse ne ende nuk kishim dalë. Kur dëgjuam krismat u zmbrapsëm te dera. Pastaj doli Mahmudia përpara me gruan time dhe i kap për krahu kinse janë të sëmura për të arsyetuar vonesën që t'i shpëtojmë ndonjë torture apo vrasjeje. U bashkuam me kolonën e njerëzve të mbushur skaj më skaj rrugës. Veturat nuk kishin nga të kalonin, milicët specialë na shtynin prapa, të tjerët na tregonin kahjen. Njerëzit nuk dinin se nga shkonin - herë ecnim e herë ndaleshim.

### Në një vagon familja e ndarë

Vëllai me fëmijët e mi ishte në një kupe vetëm 7 metra larg meje në të njëjtin vagon, por nuk arrita të bashkohem me ta. Përveç kësaj, isha



shumë i kënaqur kur iu përgjigja thirrjeve se jam aty, që bëhej përmes zërave të përcjellë njëri-tjetrit. Unë dhe gruaja gjatë tërë udhëtimit kemi qëndruar në lavatoren e trenit, e cila kundërmonte nga një erë shumë e rëndë. Në tren nuk kishte vend as sa e kishim trupin. Njerëzve u binte të fiktë nga ngushtimi. U sos edhe uji për pije për t'ua rikthyer shpirtin njerëzve të alivanosur.

Vaj fëmije, vaj të rriturish, klithma e rënkime. Nuk ishim të sigurt ku do të ndalej ky tren. Më kujtohej nga librat viti 1945-ta kur me tren ishin bartur meshkujt dhe ishin tretur me mija shqiptarë në Tivar, ashtu sa ishin edhe ne në atë mesnatë. Në Bllacë hymë më 1 prill 1999, në orën 8,00 të mëngjesit me frikën se ku po na zbresin, ku po na presin, ku po na masakrojnë.

## Bllacë, 1 prill 1999

Livadhet dhe arat që shtriheshin përgjatë anës së majtë të lumit Lepenc ishin përplot me shqiptarë të Kosovës, të moshave dhe të gjinive të ndryshme, në fytyrat e të cilëve shihej pikëllimi i papërshkrueshëm. Secilit i mungonte dikush. Shumëkush nuk dinte për të afërmit e tij, për rrethin e ngushtë familjar. Kishte raste të kidnapimit të burrit, të gruas, të fëmijës e të tjera, që edhe sot pas dhjetë vjetësh ende nuk janë identifikuar.

Nga lodhja e stërlodhja shumica e të dëbuarve kishin rënë në tokë si të alivanosur. Ishim në Bllacën shqiptare, në tokën pa krismë dhe pa vrasje shkinore dhe ato pak minuta pushim e kishin efektin e madh për ta. Njerëzit vinin përmes hekurudhës në kolonë dy nga dy. Binarët e trenit ruheshin me milicë shkie të armatosur, që mbanin rendin e të dëbuarve. Të dëbuarit ishin të ngarkuar me të sëmurë, foshnje dhe me ndonjë copë plaçke që kishin pasur mundësi ta marrin në shpejtësi.

## Bllacjanët na ndihmuan me të gjitha mundësitë

Në tokën e qetë të Bllacës në Maqedoni, ndihej vaji i foshnjave, por edhe gjëma e të sëmurëve. Njëkohësisht ishte një përmallëzim, kur shihje përpjekjet e shqiptarëve të Maqedonisë që na vinin në ndihmë me vrap.

Në Bllacë dhe kudo tjetër shqiptarët e këtij vendi na pritën shkëlqyeshëm, por jo edhe autoritetet maqedonase. Shqiptarët e anëve të ndryshme të Maqedonisë ishin në gjendje mobile ditë e natë. Në kufi na sollën bukë, qumësht, ujë, batanije dhe gjëra të tjera elementare. Në kodër policia maqedonase nuk linte askënd për të kryer ndonjë shërbim, telefonatë apo takim me njeriun e vet, por as të udhëtosh me taksi për te farefisi.

Për gjithë atë grumbull njerëzish, vetëm tri tavolina ishin vendosur për të regjistruar të dëbuarit ose më mirë të themi për të marrë „vizën" për të dalë nga ajo gjendje hakërrimtare, ku qindra e mijëra njerëz prisnin në radhë për atë shërbim të statusit të refugjatit. Askush nuk të orientonte kah t'ia mbash. Kishte njerëz që pritnin me ditë të tëra për të kaluar këmbë, kurse me veturë edhe më shumë ditë. Meqë disa ish-nxënës të mi më takuan, ata na këshilluan që të regjistrohemi sa më parë për të mundur të dalim nga ajo rrëmujë që s'dinte askush se ç'po bëhej. Sapo filloi transportimi ynë prej aty, njerëz të tjerë vinin pandërprerë nga Kosova, por hynin edhe te vendkalimi zyrtar i kufirit. Ishim të rrethuar me forca policore speciale maqedonase, duke na mbajtur me një gropë dhe përpjetëze me gjithë bagazhin dhe fëmijët që kishim.

## Bllaca dhe strehimi

Hipëm në autobus aty kah ora 24.00 të 1 prillit 1999. Nuk dinim se ku po shkojmë. Pasi na zbritën kuptuam se jemi në Gostivar. Ishte ora 2.00 e mesnatës, kur na vendosën në Xhaminë e Mahallës në këtë qytet, më 2 prill 1999. Na priten shumë mirë, na dhanë ushqim, na regjistruan dhe pas pak erdhi një familjar për të na marrë në shtëpi, por ne nuk shkuam, sepse kishte dy muaj që një shok i axhës Hasim - Qazimi na kishte ftuar ende pa na dëbuar, por ne nuk donim ta lëshonim Kosovën, derisa dhuna na detyroi. Neve na vinte keq të shkojmë diku tjetër pa iu paraqitur atij, kështu që atë natë bujtëm në Xhaminë e Mahallës në Gostivar.

Të nesërmen përsëri na sollën ushqim për mëngjes dhe shkuam te Qazimi, ku më parë ishte vendosur familja e axhës Hasim. Ata na vendosen te shtëpia e Nijazi Islamit në rrugën "Shumatoska" nr. 50. Ishte një shtëpi ku kishte banuar një grua me fëmijë, por na i lëshuan neve, meqë ishim më shumë. Na sollën ushqim, shtrojë e mbulojë, të cilat ishin prej individëve të ndryshëm gostivaras, ndihmat e të cilëve kanë vazhduar deri në kthimin tonë në Kosovë.

*Fusnotat:*

1. Është fjala për të pushkatuarit bllacjanë, që më nuk janë në këtë jetë.
2. Fadil Curri, "Ah fati im në peshojë"; Rexhep Bunjaku "Kosova, besa dhe tradhtia"; Ramadan Asllani, "Avdyl Dura me bashkëluftëtarë për Shqipërinë Etnike", etj.), që në popull njihet si Masakra e Bllacës.

# Klonimi, shkelja e dinjitetit njerëzor

Rrustem Spahiu

**Klonimin vlerësohet si shkelje kundër dinjitetit njerëzor dhe konsiderohet si rebelim kundër atributit të Zotit Krijues. Klonimi do të sillte komplikime të rënda shoqërore juridike, siç janë problemet rreth identitetit, kurorës dhe barazisë njerëzore**

Kjo temë ka zgjuar interesim të madh në publik e sidomos në qarqet shkencore mjekësore, si dhe në ato fetare e filozofike. Shkencëtarët konsiderojnë se ekzistojnë vetëm dy aspekte të studimit të qelizave amë: i pari është real dhe bazohet në hulumtimet shkencore. I dyti ka natyrë etike dhe bazohet në perspektivën fetare dhe filozofike.

### Komunikimi i pamjaftueshëm në mes dijetarëve dhe teologëve mbi çështjet biologjike

Jeta e njeriut, siç mendojnë shumica e teologëve dhe filozofëve, nuk është vetëm një zinxhir i grumbullimit të përsosur të atomeve në mes tyre dhe nuk mund të sillet vetëm në të dhënat molekulare. Fillimi i jetës së njeriut, thonë teologët dhe filozofët, nuk mund të zbulohet me eksperimente shkencore. Këto mendime të ndryshme mbi temën që ka të bëjë me jetën e njeriut, hapin një dialog të domosdoshëm në mes shkencëtarëve e teologëve dhe kërkojnë që ky dialog të mbahet i hapur, bile edhe atëherë kur teologët nuk pajtohen në të vërtetë me dallimet në mes fakteve dhe vlerave. Vështirësitë dalin nga komunikimi i pamjaftueshëm në mes dijetarëve dhe teologëve mbi çështjet biologjike. Hamendja e dijetarëve që të diskutojnë mbi vlerat dhe lënia pas dore e teologëve, që t'i hulumtojnë faktet, ka ndikim negativ në mundësinë e arritjes së konsensusit mbi çështjen e klonimit të njeriut. Bashkësisë moderne hulumtuese i duhet ekspertiza teknike në llogaritë e afrimit të plot në mes temave shkencore dhe etike. Është interesante të përmendet se kjo deri më sot nuk ka ndodhur.

Në historinë e mjekësisë në Islam, p.sh., arsimimit pedagogjik të mjekëve i shtohej edhe arsimimi fetaro-filozofik. Ibn Hindu, mjeku mesjetar, në veprën e vet "Miftah Et-Tib (Çelësi i mjekësisë) thotë: "studentët që dëshirojnë të studiojnë mjekësinë, duhet të fillojnë me logjikën e etikën" dhe shton: "Para se studenti të fillojë të studioj mjakësinë, më parë duhet të studiojë etikën, për ta pastruar shpirtin e vet nga përlyerjet e çdo të keqeje, dhe ta përvetësojë vitalitetin ndërmjet imitimit ose spekulimit". Në të njëjtën gjë vjen në përfundim edhe Davud El Antaki, gjithashtu mësues mesjetar. Në librin e vet (Doracak për njerëzit e talentuar), se studenti, para studimeve të veta të mjekësisë, gjatë arsimimit të vet në medrese, patjetër duhet t'i nënshtrohet zgjedhjes së lëndëve të ndryshme. Gjithashtu, libri i rregullave për mjek në një spital osmanli, të themeluar në shekullin XVI në Edrene, udhëzon që mjeku duhet të mësojë dhe të njohë patjetër fenë, dhe disiplinat racionale. Udhëpërshkruesi i njohur osmanli dhe shkencëtari Evlia Qelebia tregon se studentët në kohën e tij ishin aq të shkathët në mësimin e filozofëve antikë, Platonit, Sokratit, Hipokritit, Filkosit, Aristotelit, Galenit e Pitagorës, saqë diskutonin për mendimet e tyre të përbashkëta. Si Hebraizmi dhe Krishterimi edhe Islami e ka historinë e vet të pastër etike. Një hulumtim mbi etikën tradicionale islame jo shumë herët, paraqet pesë sistemet e ndryshme të vlerës, që janë zhvilluar tek myslimanët:

1. Trashëgimia persiane, me dëgjueshmërinë si vlerë qendrore.
2. trashëgimia greke, me evdaimonin si vlerë qendrore
3. trashëgimia sufiste me anihilacionin (fena) si vlerë qendrore
4. trashëgimia arabe, me vitalitetin (murua) si vlerë qendrore
5. më në fund, trashëgimia islame, me vetëdijen mbi Zotin-Allahun (takva) dhe veprat e mira si vlerë qendrore.

### Argumentet kundër klonimit

Secili sistem i vlerave, natyrisht, ka zgjedhje të ndryshme të koncepteve dhe parimeve. Kur njeriu rritet në njërën prej këtyre traditave, atëherë parimet etike të tij dallohen prej atyre që ka arritur në ndonjë traditë tjetër. Këto pesë parime ose kritere (numri i këtyre ndryshon prej njërës shkollë në tjetrën) rregullojnë hulumtimin logjik të zgjedhjeve dhe rregullave etike në Islam. Argumentet kundër klonimit të njeriut janë radhitur në kriterin e parë dhe të dytë, ndërsa kundër këtyre leja e klonimit terapeutik bazohet në të pestën. Ekzistojnë vështirësi të caktuara për të arritur konsensusin që ka të bëjë me problemet juridike dhe etike tek myslimanët. Njëri prej problemeve është edhe ky se tek myslimanët nuk ka ndonjë autoritet kryesor, i cili të vendoste përfundimisht për çështje juridike dhe etike. Është shumë individual procesi i marrjes së vendimeve që ka të bëjë



me lëndët juridike në Islam, e kjo është për shkak se nuk ekziston ndonjë autoritet qendror, i cili rregullon rastet fetare dhe etike.

Dijetarët islamë japin gjithçka nga vetja dhe pastaj prezantojnë mendimin e vet individual (ixhtihad). Secili dijetar ka të drejtën e mendimit të vet. Një dokument juridik osman, Meselle, i cili duhej të modifikonte lëndët juridike, mbi këtë gjë thotë si vijon: "Një ixhtihad - zgjedhje individuale mbi çështjet juridike nuk mund ta anulojë tjetrin". Meselle, neni 16. Mbi të gjitha, inkurajon shumë shumësia e mendimeve sipas çështjeve juridike (një thënie e Pejgamberit a.s. është: Dallimi në mendime është një lloj mëshire).

Në fund, duhet të shtojmë se konsensusi në mes të dijetarëve, në të kaluarën arrihej rrallëherë, vetëm me rastin e parimeve themelore të Islamit, si ekzistenca e Zotit dhe Njësia e Tij, Pejgamberlluku i Muhamedit a.s dhe domosdoshmëria e besimit. Bile, edhe atëherë kur ekziston konsensusi mbi lëndët juridike, ai nuk i obligon gjeneratat e ardhshme, ashtu siç nuk i obligon vendimi individual për një çështje juridike, dijetarët e tjerë. Për shkak të rrjedhjes së këtillë të gjërave, më vështirë është në Islam sesa në Krishterim, p.sh., të merret vendimi për klonimin e njeriut dhe për shumë gjëra të tjera praktike, që kanë të bëjnë me këtë. Kjo gjithashtu sqaron shkakun pse në mesin e dijetarëve myslimanë ekziston një spektër i gjerë mbi temën e quajtur klonim. Edhe pse procesi i marrjes së vendimeve për çështje juridike dhe etike është individual në Islam, prapëseprapë pjesëtarët e feve të ndryshme, dhe sidomos pjesëtarët e Islamit, Krishterimit dhe Hebraizmit duhet të kenë dëshirë për bashkëpunim të ndërsjellë kur ka të bëjë me temat që i përkasin njerëzimit ose ekzistimit të planetit Tokë. Pas këtyre vërejtjeve teorike mbi vështirësitë e çështjeve juridike dhe etike në Islam, duhet të shikojmë edhe në burime, ku do të gjejmë udhëzime që do të na ndihmojnë në gjetjen e përgjigjes për çështjen e klonimit të njeriut.



### Jeta e njeriut e shenjtë

E para, Kurani e ngre jetën e njeriut në gradën e shenjtërisë dhe paraqet rregulla mbi paprekshmërinë e tij.

Rrëfimi mbi krijimin e Ademit, se në të është futur shpirti i Zotit, dhe rënia në sexhde e melaqeve para tij, që pasoi pas kësaj, janë shenjat e qarta se njerëzit qëndrojnë mbi të gjitha krijesat e tjera të krijuara nga Zoti. Njerëzit e bartin me vete shpirtin e Zotit, i cili i ngjall dhe u dhuron logjikën. Mu ky shpirt i Zotit e bën jetën e njeriut të shenjtë. Në shpirtin njerëzor ekziston diçka që nuk është materiale dhe diçka që nuk lejon të reduktohet, kategorikisht të tracendirohet nga themeli në këtë botë. Në bazë të këtij shpirti të Zotit, arrijmë pozitën tonë dominuese në shkallën ontologjike. Për këtë arsye, dijetarët myslimanë klonimin e vlerësojnë si shkelje kundër dinjitetit njerëzor.

Argumenti tjetër kundër klonimit të njeriut, ka të bëjë me paraqitjen e Njësisë së Zotit në Islam. Në Kuran Zoti paraqitet si Ai Që i jep dhe i merr shpirtrat. Disa, por jo shumë, klonimin e njeriut e marrin si rebelim kundër atributit të Zotit Krijues. Mbi të gjitha, klonimi mund të merret si përzierje e njeriut në ligjet e natyrës.

Disa dijetarë myslimanë klonimin e njeriut e konsiderojnë si gjymtyrë të natyrës njerëzore (fitre). Zoti është Krijues (Fatir) i të gjitha gjërave, dhe krijimi i Tij duhet të mbetet ashtu siç është. Klonimi konsiderohet si degradim dhe shtrembërim-prishje (ifsad) e krijimtarisë së Zotit. Lidhur me shtrembërimin (ifsad) e krijimtarisë së Zotit, Kurani thotë: "Përqendro vetveten tënde sinqerisht në fenë i larguar prej çdo të kote (e ajo fe), feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë."

Argumentet e tjera kundër klonimit të njeriut bazohen, siç vijon: Kur'ani merr parasysh dallimin në mes gjinive. Burri dhe gruaja janë të krijuar për të plotësuar njëri-tjetrin në një familje, dhe shumëzimi natyral për njeriun është bashkimi seksual. Mbi të gjitha, nevoja e burrit dhe gruas për njëri-tjetrin, gjithashtu është e bazuar për bashkëpunim në familje dhe në jetën shoqërore. Mungesa e babait dhe nënës ka pasoja fatale në edukimin e fëmijëve. Përveç kësaj, Islami i jep rëndësi të madhe ruajtjes së prejardhjes familjare.

Shikuar në përgjithësi, argumentet kundër klonimit të njeriut, në Islam mund të radhiten në këtë mënyrë: e para, argumentet që bazohen në shenjtërinë e jetës dhe dinjitetin e njeriut; e dyta, argumentet që bazohen në krijimin: vetëm Zotit I takojnë krijimi, jeta dhe vdekja, e klonimi është shirk i djallëzuar; e treta, argumentet që bazohen në rregullat e natyrës (fitra): Zoti i ka krijuar njerëzit në cilësi të burrit dhe të gruas, klonimi këtu prek dhe e ndryshon këtë ligj-proces të caktuar nga Zoti. Dhe, më në fund, argumenti i katërt që bazohet në interesin e përgjithshëm: klonimi do të sillte komplikime të rënda shoqërore juridike, si probleme rreth identitetit, kurorës dhe barazisë njerëzore.

### Klonimi i njeriut sipas qëndrimit islam

Është e tepërt të përmendet se në literaturën bashkëkohore për secilin argument që flet kundër klonimit, mund të gjendet edhe kundërargumenti. Kjo nuk na habit kur kemi parasysh strukturën pluraliste në marrjen e vendimeve etikejuridike në Islam.

Për shembull, dijetari i madh islam egjiptian, Jusuf Kardavi, nuk e konsideron klonimin e njeriut si provokim ndaj Zotit, sepse, sipas mendimit të tij, çdo gjë ndodh me pajtueshmërinë e Zotit. Ngjashëm me këtë, kritikohet edhe secili argument i riprodhimit sipas klonimit, sepse bëhet nëse jo për shkak të pasojave të veta. Shumica e dijetarëve myslimanë, të cilët nuk mund të pajtohen për çështjen se cilat prej shkaqeve kundër klonimit të njeriut mund të merren, megjithëkëtëë pajtohen se klonimi i njeriut, sipas qëndrimit islam, nuk lejohet dhe nuk mund të arsyetohet fetarisht.

Në fund po përmendim fjalinë e njohur, me të cilën përfundojnë debatet: vetëm Allahu e di të vërtetën e tërësishme.

# Roli i mbulesës në parandalimin e çrregullimit social dhe krimit

**Arta Tahiri**

Nga pikëpamja islame, hixhabi zë një vend të rëndësishëm në sferat poetike, kulturore dhe shoqërore. Hixhabi forcon shëndetin moral e personalitetin e pavarur të njeriut dhe bëhet pengesë që gruaja të konsumojë energjinë dhe rininë e saj në rrugën ekspozimit të kotë të vetes së saj. Në këtë drejtim, Islami gratë i ka cilësuar si edukatore të bazave morale e shoqërore dhe prej tyre ka kërkuar që, në raste të ndryshme, të kenë sjellje të përshtatshme dhe, në të njëjtën kohë, të kenë kujdes për lëvizjet dhe veprimet që ndërmarrin. Zoti i Madhërishëm në Kuranin famëlartë ka përcaktuar kufijtë e hixhabit. Nga burrat kërkon që të mos i ndotin sytë e tyre me mëkate dhe gratë i fton që të ruajnë kufijtë e shoqërisë, të mos nxjerrin në pah bukuritë e tyre dhe të mos bëhen nismëtare të lëvizjes shoqërore drejt imoralitetit. Në fenë islame ekzistojnë mënyra dhe rregulla mbi mënyrën e veshjes. Është normale që njerëzit e çdo shoqërie, duke respektuar këto baza dhe duke u bazuar tek traditat dhe kultura e tyre, zgjedhin mënyrën e të veshurit.

### Baza e mbulesës islame është forcimi dhe ngritja e aftësive njerëzore

Në të vërtetë, hixhabi është një lloj mekanizmi për rregullimin e marrëdhënieve të shëndosha midis gruas dhe burrit. Mbulesa e përshtatshme bëhet shkak që gruaja, larg dëshirave epshore, të ketë një hapësirë më të shëndoshë dhe më të sigurt për të zhvilluar aktivitete. Në këtë mënyrë baza e mbulesës islame është forcimi dhe ngritja e aftësive njerëzore, si te gratë, ashtu edhe te burrat. Zoti i Madhërishëm ka kërkuar që atmosfera shoqërore të jetë e përshtatshme dhe e pastër për aktivitete shoqërore të grave e burrave dhe ka kërkuar, gjithashtu, që shoqëria të mos e shikojë gruan vetëm si një mjet përdorimi. Nga aspekti islam, gruaja, ashtu si burri, është një njeri me vlerë dhe luan një rol kyç në edukimin e gjeneratave dhe zhvillimin e shoqërisë. Pra, është e nevojshme që identiteti i saj njerëzor, të respektohet.

Duke iu përmbajtur veshjes islame, shmangen shikimet e pakëndshme të njerëzve, dhe kjo do të kontribuonte në zvogëlimin e zënkave, në forcimin e bazamentit familjar dhe krijimin e një atmosfere qetësie.

Një grua, e cila mbulon veten e saj, i informon ata që ajo është më tepër sesa trupi dhe pamja e saj. Ajo ka një mendje, ka një zemër, ka një personalitet, ka një besim. Përmes një procesi të këtillë, statusi i saj ngrihet. Ajo ka dinjitet e nder dhe pret që të trajtohet si e tillë. Ajo refuzon të përdoret si një lodër e vetme për bukurinë e saj dhe kënaqësitë e burrave. Gratë ofrojnë më shumë sesa tërheqjen e tyre fizike dhe hixhabi, në Islam, garanton që të shihet më shumë se aq. Përkundrejt opinionit publik, statusi i gruas në Islam është i ngritur më lart sesa në çdo sistem social. Nga ana shpirtërore, ajo ka të njëjtat obligime dhe shpërblime që kanë edhe burrat, ndërsa nga ana sociale ajo është e vlerësuar dhe e nderuar si nënë, vajzë, grua dhe kontributdhënëse në shoqëri.

### Mbulesa islame dhe modestia konsiderohen vlera në shoqërinë njerëzore

Sa më të prirura të jenë gratë ndaj ngacmimeve e shfaqjes së hireve të tyre, aq më e ngacmuar është natyra e burrit që e shikon atë. Hixhabi gjithashtu burrin e çliron nga kjo dëshirë natyrale për të vështruar dhe për t'u kënaqur me tërheqshmërinë e grave. Ai (hixhabi) ndihmon çlirimin e tij nga dëshirat e shikimit, që mund të jenë joshëse. Me hixhabin, shqetësimi i të dy palëve, i grave dhe burrave, çlirohet, kështu që ata kanë mundësinë t'u drejtohen motiveve dhe qëllimeve të tilla, si bukuria shpirtërore. Një grua e devotshme e mbulon veten, si për dobinë e saj, ashtu edhe për shoqërinë. Mbulesa islame dhe modestia, zakonisht



konsiderohen si dy vlera në shoqërinë njerëzore dhe në veçanti në shoqërinë islame, dhe këto dy shprehje gjithmonë përdoren përkrah njëra-tjetrës. Hixhabi ka të bëjë më tepër me pamjen e jashtme dhe ka lidhje me trupin e njeriut. Modestia është ndjenjë e brendshme dhe personi që është zbukuruar me këtë ndjenjë, mund të kontrollojë shumë lehtë dëshirat epshore. Në Kuranin famëlartë modestia është shpjeguar si një lloj pastërtie, kontrollim i vetvetes dhe një lloj "hixhabi i brendshëm", i cili e mbron njeriun nga mëkatet.

Kemi rastin e një vajze kanadeze, Meri, e cila, sapo është bërë muslimane. Ajo për vete ka zgjedhur emrin Fatime dhe thotë: "Hixhabin e kam pranuar për shkak të sigurisë që krijon tek psikika e njeriut." Sipas mendimit të saj, aspektet e ndryshme të hixhabit zgjojnë tek gruaja ndjenjën e identitetit njerëzor dhe, për shkak të qëllimit që ekziston në të, hixhabi edhe jetës së njeriut i fal drejtim. Hixhabi shoqërisë i përcjell mesazhin e moralit dhe spiritualitetit.

Nuk janë të pakta rastet që tregojnë se veshjet ekstravagante të vajzave po bëhen objekt përdhunimi e ngacmimi seksual nga meshkujt. Kjo tregon se një vajzë e mbuluar me hixhab nuk është objekt provokimi, por një mënyrë parandalimi të çrregullimit social e krimit.

Ngacmimi i femrave të mbuluara (me hixhab) nga meshkujt i ngjan kësaj lëpirëseje, ku malli i mbuluar është i mbrojtur nga faktorë /të jashtëm.

Po të bëjmë një krahasim të dy shoqërive të ndryshme, aty ku të gjitha gratë, femrat, janë të mbuluara, me një shoqëri krejt të kundërt, ku femra është plotësisht e ekspozuar, shohim se numri i përdhunimit, numri i krimit, për arsye të femrave, ndërmjet meshkujve, divorcet si arsye e tradhtisë bashkëshortore, numri i vajzave të trafikuara ose i atyre që ushtrojnë me dëshirë profesionin e prostitucionit, përdorimi i drogave e alkoolit e të tjera të ngjashme me këto të liga, - është shumë më i madh se në shoqërinë e parë. Në shoqërinë e parë disa nga këto dukuri janë ose të padëgjuara, ose janë jashtë konceptit të tyre social-shoqëror. Të gjitha këto fakte tregojnë arsyet pse femra myslimane e mbuluar, me modestinë e saj, luan një rol kaq të madh në parandalimin dhe çrregullimin social të shoqërisë.

# Fisi Kurejsh dhe Kusaj ibn Kilabi

Mr. Samir B. Ahmeti

### Fisi Kurejsh

Autori i librit “Lisanul Arab - Gjuha e arabëve” Ibn Mendhuri thotë: Emri kurejsh rrjedh nga folja “kareshe”, që nënkupton ‘mblodhi’, ‘tuboi’, ‘bashkoi’, ‘grumbulloi dhe fitoi’, ose edhe nga “iktereshe” - ‘përfitoi’. Prandaj, pikërisht me këtë domethënie u quajt fisi “Kurejsh”. Ky fis është fisi i Pejgamberit tonë - Muhamedit a.s.. Babai i tyre ka qenë Nadr ibn Kenane dhe çdo pasardhës i tij konsiderohet kurejshit. Kurejshitët janë quajtur me këtë emër për shkak të tubimit të tyre në Mekë, meqë kishin qenë të shpërndarë përreth saj. Tubimin e fisit kurejsh e bëri Kusaj ibn Kilabi, i cili u quajt “Muxhem-mi’i”, që domethënë: ‘tubues’, ‘mbledhës’. Një transmetim tjetër na sjell Ibn Mendhuri dhe thotë se fisi kurejsh është quajtur me këtë emër, sepse ata ishin tregtarë dhe fitonin nga tregtia, e nuk merreshin me bujqësi.

Historiani bashkëkohor Dr. Tevfik Berru, në lidhje me emrin e fisit Kurejsh thotë se për këtë emër ka transmetime të ndryshme, e prej tyre janë:

1- Nadr ibn Kenane, është njëri prej paraardhësve të tyre, i cili ishte i njohur me ofiçin Kurejsh.
2- Fisi kenane - trashëgimtarët e të birit të Nadrit -, përderisa merrej me tregti dhe fitonte nga ajo, bënte edhe mbledhjen e pasurisë, e fjala arabe “Et-takrish-kurejsh” domethënë: ‘mbledhje dhe fitim’.
3- Thuhet se, Fihër ibn Malik ibn Nadr kishte tre djem, të cilët ishin shpërndarë dhe më pastaj ishin mbledhur në një vend. Atëherë fisi Bekr tha: “Tekar-reshe benu Xhendele”, d.m.th.: Të bijtë e Benu Xhendele’s u mblodhën dhe u tubuan.
4- Historiani i shquar Muhamed ibn Sa’d, autori i librit “Et-tabekatul Kubra” thotë: “Emri Kurejsh, ka dal nga fjala (Et-takrish), që nënkupton: ‘mbledh’, ‘tuboj’, sepse Kusaj ibn Kilabi mblodhi familjet kenanase dhe së bashku me ato familje, luftuan kundër fisit Huza. Pasi kishin mposhtur fisin Huza, Kusaj ibn Kilabi mori sundimin e Mekës dhe mbikëqyrjen e Qabesë, dhe për këtë arsye ai u quajt “Muxhem-mi’i - mbledhës”, apo “Kurejsh” që e ka të njëjtin kuptim.

Historianët e shquar Ebu Ubejd dhe Ibn Abdul Birri kanë thënë se shumica e historianëve përkrahin mendimin se Nadr ibn Kenane ka qenë kurejshit dhe pastaj të gjithë pasardhësit e tij u quajtën kurejshitë.

Imam Muslimi shënon një hadith të Pejgamberit a.s. në librin *Vlerat*, kapitulli *Vlera e gjenealogjisë së Pejgamberit a.s.*, nga koleksioni i tij i quajtur “Sahihu Muslim”. Transmetohet nga Vaile ibn El Eska’a r.a. të ketë thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut xh.sh. (Paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të) se ka thënë: “Allahu nga bijtë e Ismailit zgjodhi Kenanen, nga Kenane zgjodhi Kurejshin, nga Kurejshi zgjodhi të bijtë e Hashimit, nga bijtë e Hashimit më zgjodhi mua”.

Në kohën kur Ismaili a.s. u martua me një vajzë të fisit Xhurhum, pasardhësit e Ibrahimit a.s. në Mekë filluan të shtoheshin. Allahu xh.sh. i bekoi pasardhësit e Ismailit a.s., njëri prej djemve të të cilit ishte Adnani. Djemtë e Adnanit u shumuan, dhe prej tyre u bë i njohur Meidd ibn Adnan. Nga pasardhësit e Meidit u dallua Mudari. Kurse nga pasardhësit e Mudarit u afirmua Fihër ibn Malik ibn Nadër - Kurejsh. Pastaj emri Kurejsh dominoi mbi të gjithë emrat e tjerë, dhe ky fis u afirmua me këtë emër. Mandej, të gjithë arabët u pajtuan për vlerat e larta të gjenealogjisë së kurejshitëve, si dhe për nderin, retorikën gjuhësore, të folurit e pastër, ngritjen e moralit, trimërinë dhe bujarinë e kurejshitëve.

### Kusaj ibn Kilabi

Kilab ibn Murre ka qenë i martuar me Fatime bint Sa’d ibn Sejl, e cila i lindi atij Zuhre’n dhe Kusajj’in. Kur Kilabi vdiq, Kusajji ishte foshnjë në djep. Pas vdekjes së Kilabit, në Mekë kishte ardhur Rebia ibn Hiram - nga Udhre prej fisit Kuda’a, fis që banonte në Jug të Palestinës së sotme, që ishte pjesë e Shamit të atëhershëm - me të cilin u martua Fatimja. Kusajin e mori nëna e tij dhe shkuan tek vendbanimet e Rebia’s, kurse Zuhre, vëllai i Kusajit, mbeti në Mekë, sepse ai ishte i rritur dhe ishte bërë burrë. E atje Rebia’s Fatimja i lindi Rizahun. Pas një kohe, Kusaji ishte ngatërruar një ditë me një moshatar të tij, i cili e kishte fyer duke i thënë se nuk ishte nga fisi i tyre, po i ardhur. Atëherë Kusaji shkoi tek e ëma i mllefosur nga ajo që kishte dëgjuar, dhe i tregoi se ç’i kishte thënë djaloshi. Ajo i tha se ishte e vërtetë ajo që kishte dëgjuar, se familjen e babait të tij - vëllanë (Zuhre) dhe axhallarët - i kishte në Mekë. Por i tha të mos shqetësohej, se familja e tij është më e mirë se familja e atij djaloshi, si dhe baballarët e tij janë më të ndershëm se baballarët e atij tjetrit, sepse - i tha: “ti je kureshit. Vëllanë dhe të bijtë e axhallarëve të tu i ke në Mekë, afër Shtëpisë së shenjtë të Zotit”. Por, pasi e vërejti Kusajin se ishte i interesuar që t’i bashkohej familjes së vet në Mekë, nëna e luti atë që të mos nisej menjëherë, para se të vinte ndonjëri prej muajve hurum - në të cilët ndalohej lufta - mos po i ndodhte ndonjë e keqe. Pasi kishte arritur në Mekë, Kusaji, falë personalitetit të tij të çmuar, gradualisht filloi të afirmohej në mesin e



mekasve. Në atë kohë, kujdesin për Qabenë e kishte njëri nga fisi Huza'a, i cili quhej Hulejl ibn Hubshije. Ndërkohë nuk shkoi shumë kohë dhe Kusaji u martua me vajzën e Hulejlit, Hub-ba'n.

Pas vdekjes së Hulejlit, Kusaji vërejti se ai ishte më i merituari se të gjithë të tjerët nga fisi Huza'a apo Benu Bekër, për të marrë përsipër mbikëqyrjen e Qabesë. Atëherë Kusaji bisedoi me fisin e tij Kurejsh dhe me Benu Kenane, e më pastaj i thirri për t'u dakorduar, që t'i dëbonin nga Meka fisin Huza'a dhe fisin Benu Bekër. Ata iu përgjigjën ftesës së Kusajit. Kusaji kishte kërkuar ndihmë edhe nga vëllau i tij prej nëne - Rizah ibn Rebia, i cili, së bashku me vëllezërit e tij nga babai, i erdhi në ndihmë Kusajit. Ndërkohë, pas një lufte të ashpër në mes fisit Kurejsh e Benu Kenane, në njërën anë dhe fisit Huza e fisit Benu Bekër, në anën tjetër, Kusaji arriti t'i mposhtte dhe më pastaj edhe të dëbonte nga Meka fisin Huza'a dhe fisin Benu Bekër.

Familjet e fisit të Kusaj ibn Kilabit, u tubuan në brendësinë e Mekës, nga mesi i shekullit V miladi, dhe prej asaj kohe anëtarët e fisit të tij u quajtën Kurejsh. Pasi kishte dëbuar fisin Huza'a nga Meka, Kusaji u dha leje familjeve kurejshite që t'i ndërtonin shtëpitë e tyre përreth Qabesë. Më herët njerëzit nuk guxonin të ndërtonin diçka rreth Qabesë, për shkak të shenjtërisë së saj. Mirëpo Kusaji ndërtimet përreth Qabesë i arsyetonte për faktin se, qëndrimi pranë Qabesë ishte mbrojtje e saj, dhe kurejshitët u zotuan se do të kujdeseshin dhe do ta ruanin atë nga ndonjë rrezik eventual. Kusaji nuk kishte lënë hapësirë të madhe në mes Qabesë dhe atyre shtëpive që ndërtoi për familjet e fisit të tij, vetëm aq sa ishte e mundur të bëhej tavafi rreth Qabesë. Familjet e fisit Kurejsh me shtëpitë e tyre u vendosën përreth Qabesë nga të katër anët, sikur të ishin fortifikata. Aty Kusaji ndërtoi një shtëpi të gjerë, të cilën e quajti "Daru n-nedve", që të mblidheshin në të kryepleqtë e familjeve kurejshite, për t'u konsultuar në kohë lufte a paqeje, në rast të ndonjë marrëveshjeje, martese, shkurorëzimi, udhëtimi apo tregtie. Pastaj Kusaji mori përsipër El Hixhabetu, Es-sikajetu, Er-rifadetu, El-livau dhe En-nedvetu. Pra, kështu Kusaji arriti të zotëronte në Mekë të gjitha postet e vlefshme, që ndërlidhen me çështje të fesë dhe të dynjasë.

Kusaj ibn Kilabi ka qenë kryetar i popullit të tij. Fjala e tij nuk thyhej, po gjithnjë respektohej dhe të gjithë i nënshtroheshin. Përderisa arritë të bashkonte fisin e tij Kurejsh në Mek, që kishin qenë të shpërndarë në vende të ndryshme rreth Mekës e edhe larg saj në Xheziren Arabe, Kusaji kishte merita për t'u nderuar, sepse pati shumë vështirësi derisa arriti ta mposhtte, pas një lufte të ashpër, fisin Kuza'a dhe ta dëbonte nga Shtëpia e shenjtë Qabeja.

Kusaji në kohën e pleqërisë kishte porositur që postet e rëndësishme të sipërpërmendura t'i merrte i biri, Abdu Ddari. Mirëpo, djali tjetër i Kusajit, Abdu Menafi, dhe bijtë e tij Hashimi, Abdu Shemsi, El Mutalibi dhe Nevfeli, për shkak të atyre posteve, patën rënë në konflikt me Abdu D-darin dhe me bijtë e tij. Në fund, u morën vesh që El Hixhabetu, E l-livau dhe En-nedvetu t'u takonin bijve të Abdu D-darit, ndërsa Es-sekajetu dhe Er-rifadetu t'u takonin bijve të Abdu Menafit. Hashimi ishte më i madhi prej bijve të Abdu Menafit, të cilit iu besuan të dy postet. Ishte pikërisht Hashimi nga kurejshitët, ai që filloi udhëtimin e dimrit të karvanëve në drejtim të Jemenit, si dhe atë të verës drejt Veriut - shteteve të Shamit dhe Egjiptit, si dhe në kohën e tij Meka lulëzoi për sa i përket zhvillimit të tregtisë.

Gjatë kohës së sundimit të Kusaj ibn Kilabit dhe të pasardhësve të tij në Mekë, ky qytet kishte lulëzuar në të gjitha pikëpamjet. Fama e Mekës u rrit në tërë Xheziren Arabe. Prandaj, me të drejtë, Meka u quajt kryeqendër e arabëve. Hashimi, si udhëheqës mekas që ishte, kishte lidhur marrëveshje me Perandorinë Romake - Bizantine për fqinjësi të mirë. Meka kishte rritur autoritetin jashtë, ashtu siç kishte rritur edhe zhvillimin e brendshëm. Banorët e Mekës kishin arritur shkathtësi tregtare të pakrahasueshme ndër banorët e vendeve të tjera.

Në njërin prej udhëtimeve që pati, Hashimi kaloi nëpër Jethrib, ku pa një vajzë të familjes Benu Nexh-xhar nga fisi Hazrexh. Ajo quhej Selma bint Amr, e cila i pëlqeu dhe me të u martua. Pastaj, Hashimit ajo i lindi një djalë, të cilin e quajti Shejbe. Hashimi të birin e tij, Shejben, së bashku me t'ëmën, për një kohë i la tek familja e gruas në Jethrib, kurse ai vetë, si i pasur që ishte, bënte tregti të madhe. Në njërin prej udhëtimeve tregtare të verës, Hashimi, derisa po kthehej nga Shami,vdiq në qytetin Gaza të Palestinës së sotme. Ndërkohë Shemsi kishte vdekur në Mekë, kurse Neufel kishte vdekur në Selman të Irakut. Pas vdekjes së Hashimit, atë e trashëgoi i vëllai El Mutalibi, i cili mendoi për të birin e vëllait Shejben. El Mutalibi shkoi në Jethrib dhe kërkoi nga Selma që t'i merrte Shejben me vete në Mekë. El Mutalibi e hipi Shejben mbi deve dhe, kur arriti në Mekë, njerëzit mendonin se Shejbe ishte një rob i El Mutalibit, prandaj filluan t'a thërrisnin Abdul Mutalib, që domethënë 'Robi i El Mutalibit'. Emri Abdul Mutalib dominoi mbi emrin e vërtetë - Shejbe, saqë këtë emrin e fundit njerëzit e harruan. El Mutalibi, pas një kohe vdiq në Redman të Jemenit, dhe atë do ta zëvendësonte i biri i vëllait të tij, Abdul Mutalibi.

Abdul Mutalibi, gjatë kryerjes së detyrave që kishte - Es-sikajetu dhe Er-rifadetu -, hasi në vështirësi, dhe sidomos të detyrës Es-sekajetu, sepse në atë kohë kishte vetëm një djalë - Harithin, ndërsa për t'u dhënë haxhinjve për të pirë, ujët duhej të merrej nga disa puse, që ishin të shpërndara, e pastaj ujët të derdhej në disa bazene afër Qabesë, në mënyrë që haxhinjve t'u sigurohej ujë. Kjo ishte një punë e mundimshme, për shkak të mungesës së ujit Zem-zem, i cili ishte mbyllur nga Mudad ibn Amr El Xhurhumi që para disa shekujsh.

Abdul Mutalibi ishte betuar që, nëse do t'i mundësohej të kishte dhjetë djem, njërin prej tyre do ta flijonte për Perëndinë e kurejshitëve. Shpresa e tij u realizua, prandaj nuk i mbeti tjetër rrugë veçse t'i mblidhte dhjetë djemtë e tij dhe të shkonte tek Qabeja. Aty u shkroi emrat të dhjetëve, për t'u hedhur shortin, e shorti i ra Abdullahut - djalit më të vogël të Abdul Mutalibit. Babai u mërzit, po megjithatë, vendosi ta priste të birin, Abdullahun, në mënyrë që të realizonte zotimin e tij. Mirëpo, kurejshitët ndërmjetësuan tek Abdul Mutalibi dhe e porositën që të pyesnin një falltore në Jethrib, e cila ishte e njohur asokohe. Abdul Mutalibi shkoi në Jethrib dhe, pasi ia tregoi rastin falltores, ajo i tha: Merri dhjetë deve dhe hidh shortin në mes tyre dhe Abdullahut, dhe, sa herë që t'i bjerë shorti Abdullahut, shto dhjetë deve të tjera. Këtë e vazhdoi Abdul Mutalibi derisa numri i deveve arriti në njëqind, e pastaj shorti u ra deveve. Pra, kështu Abdul Mutalibi preu njëqind deve, vetëm e vetëm për të shpëtuar të birin më të vogël e më të dashur të tij - Abdullahun. Tërë mishin e atyre deveve e kishte shpërndarë për banorët e Mekës.

# Kushtetuta historike e Medinës

Abdullah Klinaku

**Për sa u përket të drejtave dhe detyrimeve bazë, këto mund t'i përmbledhim duke theksuar se ky dokument sanksiononte barazinë formale - para gjyqit dhe ligjit të gjithë janë të barabartë; njihte të drejtën e fesë dhe lejonte edhe organizimin e jetës të hebrenjve sipas ligjit të tyre; madje çdo grupi social në Medinë, i ndarë në vija fetare, i njihte edhe të drejtën që të organizonte tregun sipas ligjit të tyre; të drejtën për gjykim a bartte nga individi në institucionin shtetëror**

Profeti Muhammed s.a.s. që nga mosha dyzetvjeçare kur iu bë i obligueshëm transmetimi i Shpalljes hyjnore, vazhdimisht punoi që atë ta përhapte ndër njerëz. Shpallja me të cilën u obligua Muhammedi s.a.s., ishte Islami, i cili pas 23 vjetësh do të merrte formën e fesë universale, që rregullon tërë jetën dhe veprimtarinë e njeriut, duke filluar që nga ajo individuale, familjare, shoqërore, shtetërore e deri tek rregullimi i marrëdhënieve ndërkombëtare. Për të marrë formën e duhur kjo fe, Muhammedit s.a.s. iu desh një periudhë 23-vjeçare thirrjeje në këtë fe. Kjo periudhë është e ndarë në dy epoka kryesore: e para - mekase, gjegjësisht periudha derisa Muhamedi s.a.s. bëri thirrje në Mekë, që zgjati për 13 vjet, dhe periudha - medinase, e cila përfshin 10 vjet të qëndrimit të Muhamedit s.a.s. në Medinë, që nga emigrimi; kjo periudhë mund të quhet edhe periudha e ndërtimit të shtetit islam. Gjatë periudhës së parë normat që Allahu i zbriti, kishin të bënin me ngritjen dhe formimin shpirtëror dhe atë organizues në nivel vëllazëror, por jo normativo-juridik dhe organizativo-shtetëror. Gjatë kësaj periudhe Muhamedi s.a.s. ishte pejgamber që thërriste për Besimin e pastër në Allahun s.t. dhe për vëllazërimin në mes myslimanëve. Mbi këto dy parime u ndërtua ajo elita e njerëzve që për një kohë të caktuar mbi supet e tyre të ndërtonin shtetin islam, i cili do të shndërrohej në një perandori shprese, besimi, shpëtimi dhe gëzimi.

### Muhamedi a.s. formon shtetin islam

Pas përpjekjeve 13-vjeçare për të bërë thirrje në Mekë, pas mundit dhe persekutimeve të mëdha që kishte pësuar, Muhamedin a.s. Allahu xh.sh. e mësoi dhe e urdhëroi të emigronte në Medinë (Jethribi i atëhershëm). Hixhreti i Muhamedit s.a.v.s. ka një rëndësi tejet të madhe, dhe kjo është sepse, pas emigrimit, qe themeluar shteti islam. Shteti, sipas teorisë juridike, politike dhe sociale, konsiderohet si arritja më e madhe e njerëzimit. Muhamedi a.s., i mësuar dhe i edukuar nga Allahu, mori hapin vendimtar për formimin e shtetit islam. Një shtet nuk mund të ekzistojë pa tri elemente substanciale - territori, popullsia dhe pushteti, elemente që asokohe ishte pothuaj e pamundur të ndërtoheshin në formën e duhur në Mekë. Muhamedi a.s., njeri i mrekullive si në shkencat natyrore po dhe në ato sociale, e kuptoi qartë se kishte nevojë për një vend të populluar me myslimanë shumicë, ku do ta vendoste ligjin islam me pushtetin islam.

### Krahas themelit të xhamisë bëhet edhe vëllazërimi i myslimanëve

Me shkuarjen në Medinë, në vitin 622 (viti 1 Hixhri), Muhammedi a.s. filloi të korrte frytet e punës së tij a.s. dhe të shokëve të tij, të filluar qysh 13 vjet më parë. Thënë më mirë, Muhamedi a.s erdhi në Medinë për të vendosur kulmin e një themeli të ndërtuar në Mekë për 13 vjet, një themeli të ndërtuar mbi imanin (besimin) në Allahun, mbi vëllazërinë dhe dashurinë në mes myslimanëve. Me të arritur në Medinë, Muhamedi a.s. vuri themelin e xhamisë, bëri vëllazërimin e myslimanëve emigrantë e vendës e pastaj filloi edhe nxjerrjen e akteve, të cilat do të bënin afrimin dhe sigurimin në shtetin islam të pakicave fetare dhe kombëtare. Kjo u bë me aktin juridik të quajtur Karta-Kushtetuta e Medinës.



## Struktura e popullsisë së Medinës

Gjatë kësaj kohe në Medinë jetonin myslimanët që kishin emigruar nga Meka dhe që quheshin muhaxhir-emigrantë, myslimanët nga Medina, që quheshin ensarë-ndihmëtarë, hebrenjtë, të ndarë në dy fise kryesore, si dhe disa grupe të vogla paganësh. Kjo strukturë njerëzish, përveçqë ndahej sipas fesë, ndahej edhe sipas prejardhjes etnike, si arabë, persë, çifutë, dhe më tutje këto etni ndaheshin në fise. Tërë kjo nënkupton se Medina ishte një vend që kishte një popullsi të shumëllojshme, shumica dërrmuese e të cilëve ishin myslimanë. Shumllojshmëria zotëronte si në aspektin e etnisë, si në aspketin e fesë, ashtu edhe të kulturës dhe zakoneve. E tërë kjo shumllojshmëri do të reflektohej në momentin e nxjerrjes se Kushtetutës se këtij qyteti-shtet.

## Struktura e Kartës së Medinës

Karta e Medinës si dokument, është ruajtur në orgjinalin e saj dhe është përcjellë për gjenerata. Ajo ka pasur fatin të përkthehet edhe në shumë gjuhë të botës, përfshirë edhe gjuhën shqipe. Karta e Medinës është përcjellë te disa dijetarë dhe autorë të ndryshëm, duke pësuar ndryshime në nene (në aspektin numerik). Ta zëmë, në disa libra përmenden 47 nene a 52 nene. P.sh., Dr. Muhamed Hamidullah në libri, Muhamed a.s. I, si dhe në disa të tjerë ka 72 nene. Arsyeja pse kemi lëvizje nenesh është për shkak se disa autorë disa nene i kanë futur në njëri-tjetrin për shkak të ngjashmërisë, ose nenet ku përmenden fiset me emër, por që të drejtat dhe detyrat kanë qenë të njëjta, janë futur në një nen. Megjithatë, substanca nuk ndryshon dhe kundërshti në parime nuk ka. Kjo Kartë është e ndarë në katër pjesë; çdo pjesë ka një numër të ndryshëm të nenesh. Fillon me emrin e Allahut s.t., dhe pastaj tregohet se në mes kujt është lidhur Marrëveshja. Kjo pjesë trajtohet si preambulë dhe është: Në emër të Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit.

Ky është akt i Pejgamberit a.s., i lidhur ndërmjet besimtarëve myslimanë kurejshitë dhe banorëve të Jethribit, si dhe pasuesve që u bashkohen dhe luftojnë bashkë me ta.[1]

## Çështje krahasimore në mes Kartës së Medinës dhe disa dokumenteve juridiko-historike

Duke u bazuar në faktin se njerëzimi vazhdimisht ka organizuar jetën dhe marrëdhëniet shoqërore sipas kapaciteteve dhe njohurive të tij, e kuptojmë se sundimtarët vazhdimisht kanë nxjerrë akte me të cilat kishin vendosur rregullat e shoqërisë. Kjo formë e organizimit hierarkik është një formë më e avancuar se anarkia në shoqëri. Megjithatë, format e hierarkisë që kanë vendosur sundimtarët, shpeshherë kanë qenë më të dëmshme se sa çdo formë e anarkisë, sepse me to ishin vendosur rregulla anormale, madje edhe shfarosëse, vetëm për të ruajtur pozicionet e veta në shoqëri. Për t'i imponuar shoqërisë rregullat, sundimtarët kishin vendosur dokumente juridike dhe me to kishin vendosur rregulla për shoqërinë. Nga shumë dokumente të nxjerra, në histori disa janë më të njohura, të ruajtura në orgjinalin e tyre, kurse shumë prej tyre janë dëmtuar dhe kanë humbur. Nga dokumentet më të rëndësishme që njohim, është ky dokument juridiko-historik, që po e quajmë Karta e Medinës. Meqë po e trajtojmë si të veçantë këtë dokument, duhet të tërheqim edhe vijën e krahasimit në mes tij dhe disa dokumenteve të tjera ndër më të njohurat juridiko-historike. Qëllimi i krahasimit është për të vënë në dukje se Karta e Medinës është një dokument që dallohet nga të tjerat dokumente klasike. Dallimet nga këto dokumenta janë, si në aspektin procedural, material e përmbajtësor, ashtu edhe në atë historik.

## Karta e Medinës dhe Kodi i Hamurabit (1694 para erës së re)

Karta e Medinës është hartuar nga sundimtari-burrështetasi Muhamedi a.s. dhe ka marrë pëlqimin e popullit, qoftë mysliman ose jo. Rreth këtij dokumenti janë pajtuar myslimanët nga Meka, myslimanët nga Medina, fiset hebraike si dhe fise të tjera me prejardhje perse ose arabe, që ishin paganë. Po ashtu rreth këtij dokumenti ishin të bashkuar të varfërit dhe të pasurit, pushtetarët dhe të sunduarit, madje nga tërë këta qe dhënë verdikti rreth këtij dokumenti. Ishin të bashkuar si Ymet rreth një dokumenti i cili ishte propozuar nga Udhëheqësi i këtij vendi, i cili kishte edhe fuqinë e ekzekutimit të sanksioneve dhe ruajtjen e ligjshmërisë në vend.

Për sa u përket të drejtave dhe detyrimeve bazë, këto mund t'i përmbledhim duke theksuar se ky dokument sanksiononte barazinë formale - para gjyqit dhe ligjit të gjithë janë të barabartë; njihte të drejtën e fesë dhe lejonte edhe organizimin e jetës të hebrenjve sipas ligjit të tyre; madje çdo grupi social në Medinë, i ndarë në vija fetare, i njihte edhe të drejtën që të organizonte tregun sipas ligjit të tyre; të drejtën për gjykim a bartte nga individi në institucionin shtetëror etj.

Kodi i Hamurabit ishte nxjerrë nga sundimtari dhe i ishte imponuar popullit të tij. Sipas të dhënave, Hamurabi, sundimtar i Babilonisë, pretendonte të ishte sundimtarë me veti hyjnore. Ligji i tij zbatohej detyrimisht dhe ishte i detyrueshëm, pa konsultim paraprak. Ai pretendonte se ato ligje ia kishin sjellë hyjnitë dhe pikërisht atë e kishin obliguar për ta transmetuar. Madje Hamurabi, në pjesën e prologut, mallkon ata që nuk e respektojnë këtë kod sa është gjallë ai, si dhe pas vdekjes së tij. Kjo është nga aspekti procedural.

Ndërsa, për sa i përket përmbajtjes, ky kod sanksiononte pabarazinë formale juridike, para ligjit nuk ishin të barabartë të gjithë, nuk njihte lirinë fetare, nuk bënte rregullimin dhe nuk njihte të drejtën e tregut dhe ekonomisë etj.. Ky kod kishte karakter të qartë klasor, sepse sanksiononte pabarazinë formale juridike. Për personat që u përkisnin klasave dhe shtresave të ndryshme shoqërore, për të njëjtin delikt, parashiheshin dënime të ndryshme, përkatësisht parashihej mbrojtje e ndryshme juridiko-penale.[2]

## Karta e Medinës dhe kushtetuta e Athinës, e hartuar nga Aristoteli, si dhe shkrimet e Konfuçit me karakter juridik

Për sa i përket krahasimit në mes Kartës së Medinës dhe këtyre dokumenteve, dallimi substancial është ai procedural dhe material. Siç thamë edhe më parë, Karta e Medinës është bërë nga burrështetasi i cili kishte fuqinë marrjes së vendimit dhe ekzekutimit të tij, si dhe posedonte mekanizma për ruajtjen e ligjshmërisë. Ndërkaq, dokumentet e Konfuçit dhe Kushtetuta e Athinës ishin dokumente të shkruara nga filozofë pa fuqi ekzekutive në shtet. Idetë e tyre kishin alternativa të mundshme, po jo edhe të ekzekutueshme; mendimet e tyre pasuronin mendimin juridik e politik, por nuk detyronin ekzekutimin e tyre në

praktikë. Madje për Kushtetutën e Athinës thuhet nga shumë studiues se është vetëm një përshkrim i qytetit të Athinës.[3]

## Karta e Medinës dhe Magna Carta Libertatum (1215)

Magna Carta Libertatum njihet si një dokument tejet i rëndësishëm historiko-juridik. Madje shumica e teoricientëve perëndimorë e cilësojnë si akti më i rëndësishëm juridik. Magna Carta Liberttatum është një akt shtetëror-juridik në Angli, i nxjerrë më 15 qershor 1215, nga mbreti John LackLand; me të rregulloheshin kryesisht marrëdhëniet e kishës së feudalëve dhe mbretit.[3]

Ndërkaq, Karta e Medinës nuk njeh klasa të tilla; ajo nuk rregullon pozitën e burrështetasit dhe grupeve të interesit në Medinë; ajo rregullon marrëdhënien e shëndoshë në mes pushtetit dhe popullit, në mes grupeve të ndryshme fetare që jetonin aty, si dhe veprimtari të tjera me interes të përgjithshëm për shoqërinë.

## Karta e Medinës dhe kushtetutat bashkëkohore

Disa kushtetuta bashkëkohore, të njohura si kushtetuta demokratike, përmbajnë elemente të përbashkëta me Kushtetutën e Medinës. Ndër to veçojmë: parimin për barazi para ligjit, synimin që me kushtetutë të arrihet paqja dhe mirëqenia në mes popullit të vendit, sigurimin dhe luftën për vendin në rast rrezikimi nga armiku, bartjen e çështjeve të drejtësisë nga duart e popullit në pushtet, fondin e sigurimit shtetëror etj.

Megjithatë, Kushtetuta e Medinës shquhet shumë më shumë për të drejtat fetare. Hebrenjtë i gëzonin të gjitha të drejtat fetare, ata kishin të drejtë të organizonin jetën e tyre mbi ligjin e vet, por pa cenuar interesin e shtetit islam. Ata kishin të drejtë të organizonin edhe ekonominë në mënyrë të pavarur nga myslimanët (kishin tregun e tyre). Në lidhje me këtë shih:Neni 17. Është detyrë e të gjithë myslimanëve të ndihmojnë dhe t'u ofrojnë sjellje miqësore çifutëve, të cilët kanë hyrë në marrëveshje me ta. Asnjë shtrëngim i çfarëdo lloji qoftë nuk duhet ushtruar mbi ta dhe nuk duhen ndihmuar armiqtë e tyre kundër tyre.

Neni 27. Çifutët e fisit Benu Auf, që janë palë e kësaj marrëveshjeje dhe janë përkrahës të myslimanëve, duhet t'i përmbahen me vendosmëri fesë së tyre dhe myslimanët të tyres. Përveç çështjeve fetare, myslimanët dhe çifutët duhet të konsiderohen se i përkasin një grupi të vetëm. Nëse ndonjë prej tyre kryen shkelje brutale, ose thyen betimin, ose është fajtor për ndonjë krim, ai meriton të ndëshkohet për krimin e tij. (Këto të drejta vlejnë për të gjitha fiset çifute në Medinë, dhe janë të cekura në Kushtetutë).

## Rregullimi i shtetit të Medinës në bazë të kësaj Kushtetute

1. Fillon me Emrin e Allahut
2. Thekson se në mes kujt dhe cilave fise lidhet marrëveshja
3. Citon se të gjithë pjesëmarrësit në këtë marrëveshje përbëjnë popullin e Medinës pa përjashtim (trajtohen si Ymet)
4. Medina themelohet si bashkësi fetare, territoriale dhe politike
5. Banorët e saj janë myslimanët e ikur nga Meka, myslimanët e Medinës dhe jomyslimanët (hebrenjtë dhe paganët) dhe të gjithë ata që pranojnë pushtetin qendror të Islamit
6. Të gjithë shtetasit, pa marrë parasysh përkatësinë fetare, janë të barabartë
7. Ndalohet hakmarrja dhe derdhja e gjakut në mes banorëve
8. Çështjet e drejtësisë mbeten kompetencë e pushtetit
9. Muhamedi s.a.v.s. njihet si kryetar i këtij shteti
10. Formohet fondi i sigurimit shoqëror për blerjen e shtetasve të vet që ziheshin robër të luftës, dhe për paguarjen e çmimit të gjakut
11. Ndalohet tirania në çdo formë dhe u ndalohet të gjithëve që ta fshehin kriminelin
12. Mes banorëve të Medinës duhet të mbizotërojë paqja, toleranca dhe ndihma reciproke
13. Nuk i lejohet asnjë personi të lidhë marrëveshje me ndonjë shtet apo t'i shpallë luftë, pa qenë kompetent. Kjo e drejtë i takon vetëm pushtetit
14. Zbatimin e kësaj kushtetute e garanton Allahu dhe Pejgamberi i Tij dhe
15. Në rast të ndonjë mosmarrëveshje, duhet t'u drejtohen Librit të Allahut dhe Muhamedit s.a.v.s.

Ky është një informacion shumë i cekët për Kushtetutën e Medinës, por që tregon se si Pejgamberi a.s. kishte rregulluar shtetin dhe të drejtat e shtetasve të tij, në bazë. Muhamedi a.s. i ka dhënë botës shumë: ia ka përcjellë mesazhin e Allahut, ia ka mësuar tolerancën, paqen, respektin, lirinë shpirtërore dhe fizike, po - si po ia kthen bota atij të Dashuri tonë, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të? Fatkeqësisht bota e lirë, e Ai s.a.v.s. vetë i vuri themelet e lirisë së vërtetë, nuk di ta çmojë dhe ta ruajë Thesarin e tij, ta kuktivojë tolerancën që ai mbolli, ta ruajë paqen që ai vendosi. Pejgamberi i njerëzimit nuk kishte mësuar kurrë askënd për të urrejtur dikë; Pejgamberi na ka mësuar t'i duam dhe t'i besojmë të gjithë pejgamberët dhe të vendosemi në mbrojtjen e tyre edhe kur sulmohen ata. Nuk është e drejtë, veçse është turp i madh, për disa vende të botës që nxisin urrejtje ndaj Pejgamberit të njerëzimit.

Në lidhje me Kartën e Medinës, si myslimanë të këtij vendi, e kemi obligim që të punojmë dhe në librat, qoftë të shkollave fillore a të mesme, dhe qoftë në ata universitarë, duhet të theksohet qartë se kushtetuta e parë në botë është Kushtetuta e Medinës. Kjo duhet të mësohet nga aspekti teoriko-shkencor dhe nga kjo kushtetutë të merren parime bazë për hartimin e kushtetutave të reja.



*Fusnotat:*

1. Ismaili, H., Burime të Zgjedhura Juridike I, Prishtinë, 2001.
2. Po aty.
3. Hamidullah, M. Muhamed s.a.v.s 1977, fq, 174.
4. Ismaili, H. fq 99.

# Muhamed ibn Musa el Havarizmi Zbuluesi i Algjebrës

Besart Shala

**Havarizmi poashtu i bëri disa përmirësime shumë të rëndësishme teorisë dhe konstruksionit të orëve diellore, të cilat u trashëguan nga të parët e Indianëve dhe Helenëve. Ai bëri tabela për këto instrumente, të cilat e shkurtuan kohën shumë, që nevojitej për kalkulime specifike. Orët e tij diellore ishin universale dhe mund të vrojtoheshin nga çdo vend në botë. Që nga ajo periudhë orët diellore janë përdorur shumë, për shkak të caktimit të kohës së namazeve. Hija katrore, instrumenti i cili përdorej për cakimin e lartësisë lineare të objektit, në ndërthurje me alidade për vrojtimin këndor, po ashtu është zbuluar nga Havarizmi në shekullin IX**

Muhamed ibn Musa el Havarizmi, ishte matematikan, astronom dhe gjeograf mysliman me origjinë nga Persia. Pati lindur rreth vitit 780 në Havarizm, që në atë kohë ishte pjesë e Perandorisë Persiane, në Uzbekistanin e sotëm, dhe vdiq më 850. Pjesën e shumtë të jetës së tij e kaloi si shkencëtar në Shtëpinë e Dijes në Bagdad. Algjebra e tij ishte libri i parë i zgjidhjeve sistematike të ekuacioneve lineare dhe kuadratike. Kështu që nga shumë shkencëtarë, ai konsiderohet baba i algjebrës.[1] Përkthimi latin i Aritmetikës së tij, që bën fjalë mbi numrat indianë, e njohu Perëndimin me sistemin e numrave decimalë, në shekullin XII.

E rishikoi gjeografinë e Ptolemeut dhe punoi disa vepra shkencore mbi astronominë.

Kontributi i tij nuk kishte ndikim vetëm në fushën e matematikës, por edhe në gjuhë po ashtu. Fjala algjebër rrjedh nga fjala al-xhabr, njëra nga dy operacionet e përdorura për të zgjidhur ekuacionet kuadratike, siç janë përshkruar në librin e tij.

Në librin e Ibn el Nadimit *Kitâb el-Fihrist* gjejmë një biografi të shkurtër të Havarizmit së bashku me një listë të librave që kishte shkruar ai. Havarizmi shumicën e punimeve të tij i përfundoi përgjatë periudhës 813-833.

### Kontributet e tij më të mëdha në fushën e matematikës, astronomisë, gjeografisë dhe hartografisë

Pas ardhjes së Islamit në Persi, Bagdadi u bë qendër e studimeve shkencore, por edhe e tregtisë, kështu që dhe shumë tregtarë dhe shkencëtarë edhe nga vendet më të largëta, si Kina dhe India, shkonin në këtë qytet, gjë që, siç duket, e kishte bërë edhe Havarizmi.

Ai në Bagdad punoi si shkencëtar në Shtëpinë e Dijes të themeluar nga halifi Me'mun, vend ky në të cilin studioi disiplina të ndryshme shkencore dhe matematikën, ku këtu përfshihej edhe përkthimi i dorëshkrimeve shkencore nga greqishtja dhe sanskritishtja.

Kontributet e tij më të mëdha në fushën e matematikës, astronomisë, gjeografisë dhe hartografisë kanë dhënë bazat për inovacionet e mëvonshme në algjebër, trigonometri dhe fusha të tjera të interesit të tij. Qasja e tij logjike dhe sistematike për zgjedhjen e ekuacioneve kuadratike dhe lineare i dha formë disiplinës së algjebrës, fjalë kjo e cila derivoi nga libri i tij i famshëm, el-Kitab el-mukhtasar fi hisab el-xhabr va'l-mukabala. Ky libër u përkthye në gjuhën latine për herë të parë në shekullin dymbëdhjetë.



Muhamed ibn Musa el Havarizmi

Libri i tij Mbi Kalkulimet me numrat indianë, i shkruar rreth vitit 825, parimisht ishte përgjegjës për përhapjen e sistemit numerik indian në Lindjen e Mesme dhe më pastaj edhe në Evropë. Ky libër është përkthyer poashtu në gjuhën latine në shekullin dymbëdhjetë, me titull *Algoritmi de numero Indorum*. Si pasojë e përkthimit të emrit të autorit në gjuhën latine si Algoritmi, është paraqitur edhe termi algoritëm.

Disa nga kontributet e tij janë bazuar në astronominë e hershme të persianëve dhe babilonasve, si dhe tek numrat indianë dhe burimet e tjera nga grekët.

Havarizmi i sistematizoi dhe i korrektoi të dhënat e Ptolemeut për sa i përket gjeografisë, duke iu referuar Afrikës dhe Lindjes së Mesme. Një libër tjetër me rëndësi është edhe libri i tij *Kitab surat al-ard* "Sipërfaqja e Tokës" e përkthyer si Gjeografi, e cila i prezantoi koordinatat e lokaliteteve të njohura në Gjeografinë e Ptolemeut, mirëpo me të dhëna të përmirësuara, si vlerat për gjatësinë e detit Mesdhe dhe të lokacioneve të qyteteve në Azi dhe Afrikë.

### Përkthimet e tij në gjuhën latine, patën ndikim të madh në avancimin e bazave të matematikës në Evropë

Ai po ashtu asistoi në konstruktimin e hartës botërore për halifin Me'mun, si dhe mori pjesë në projektin për përcaktimin e perimetrit të Tokës, mbikëqyri punën e 70 gjeografëve për krijimin e hartës për botën e njohur të atëhershme.[2]

Kur punimet e tij u kopjuan dhe kaluan në Evropë, me anë të përkthimeve në gjuhën latine, patën ndikim të madh në avancimin e bazave të matematikës në Evropë. Po ashtu shkroi për pajisje të ndryshme mekanike, si astrolabi dhe ora diellore.

El-Kitab el-mukhtasar fi hisab el-xhabr va-l-mukabala, është libër matematike i shkruar rreth vitit 830 të erës së re. Termi algjebra ka prejardhje nga emri i një prej operacioneve bazë me ekuacione (el xhabr), siç është përshkruar në librin e tij. Ky libër është përkthyer në gjuhën latine më 1145, nga autori Robert prej Çesteri/Chester (Segovia), me titull *Liber algebrae et almucabala*. Një kopje unikate në gjuhën arabe e këtij libri është ruajtur në Oxford dhe është përkthyer në gjuhën angleze më 1831 nga autori F. Rosen, ndërsa përkthimi latin gjendet në Cambridge.

Mënyra e Havarizmit për zgjidhjen e ekuacioneve lineare dhe kuadratike ishte që së pari të reduktohej ekuacioni në një nga gjashtë format standarde(ku b dhe c janë numra të plotë pozitivë):

katrori barazi me rrënjën ($ax^2 = bx$)

katrori barazi me numrin ($ax^2 = c$)

rrënja barazi me numrin ($bx = c$)

katrori dhe rrënja barazi me numrin ($ax^2 + bx = c$)

katrori dhe numri barazi me rrënjën ($ax^2 + c = bx$)

rrënja dhe numri barazi me katrorin ($bx + c = ax^2$).

Në librin MacTutor History of Mathematics nga autorët John J. O'Conner dhe Edmund F. Robertson është thënë se një nga përparimet më të mëdha dhe më të rëndësishme që janë bërë nga matematikanët arabë, kishte filluar në këtë kohë me punën e Havarizmit, ose, më saktësisht, me fillimin e algjebrës. Ai ishte një largim revolucionar nga koncepti grek i matematikës, që ishte kryesisht gjeometria. Algjebra ishte teori unifikuese, e cila lejoi që numrat racionalë, iracionalë, gjerësitë gjeometrike e të tjera, që të gjitha të trajtoheshin si "objekte algjebrike". Matematikës i çeli një shteg të ri zhvillimi aq të gjerë në koncept, saqë nuk do të ketë ekzistuar ndonjëherë, dhe siguroi metodologji për zhvillimet e ardhshme të kësaj lënde. Një aspekt tjetër me rëndësi i prezantimit të ideve algjebrike, ishte se ia mundësoi matematikës që ta aplikonte veten në një mënyrë që më përpara ishte e panjohur.[3]

## Havarizmit shënoi një fillim të ri të metodologjisë jotradicionale të studimit dhe kalkulimit

Tabelat astronomike të Sind dhe Hind, është punim i cili përmban rreth 37 kapituj mbi kalkulimet astronomike e kalendarike dhe 116 tabela me të dhëna astronomike e kalendarike, si dhe tabela me vlera të sinuseve. Kjo është njëra nga punimet e shumta arabe bazuar në metodologjinë indiane të astronomisë, e njohur si sind-hind. Punimet përmbajnë tabela me të dhëna për lëvizjet e Diellit, Hënës dhe pesë planetëve që kanë qenë të njohur në atë kohë. Ky punim shënoi kthesë në astronominë islame. Derisa një pjesë e shkencëtarëve merrej me përkthimet e punimeve të të tjerëve, duke e mësuar atë që atëherë më ishte zbuluar nga të tjerët, puna e Havarizmit shënoi një fillim të ri të metodologjisë jotradicionale të studimit dhe kalkulimit.

Punimi origjinal në gjuhën arabe ka humbur, por versioni i astronomit spanjoll Maslamah Ibn Ahmed el-Maxhriti, ka mbijetuar në përkthim latin.[4]. Katër dorëshkrimet e përkthimit latin, janë të ruajtura në Bibliothèque publique (Chartres), në Bibliothèque Mazarine (Paris), në Bibliotheca Nacionala (Madrid) dhe në Bodleian Library (Oxford).




Havarizmi poashtu i bëri disa përmirësime shumë të rëndësishme teorisë dhe konstruksionit të orëve diellore, të cilat u trashëguan nga të parët e Indianëve dhe Helenëve. Ai bëri tabela për këto instrumente, të cilat e shkurtuan kohën shumë, që nevojitej për kalkulime specifike. Orët e tij diellore ishin universale dhe mund të vrojtoheshin nga çdo vend në botë. Që nga ajo periudhë orët diellore janë përdorur shumë, për shkak të caktimit të kohës së namazeve. Hija katrore, instrumenti i cili përdorej për caktimin e lartësisë lineare të objektit, në ndërthurje me alidade për vrojtimin këndor, po ashtu është zbuluar nag Havarizmi në shekullin nëntë.[5]

## Matësi i parë i lartësisë u zbulua nga Havarizmi në shekullin e nëntë, në Bagdad

Matësi i lartësisë së sinusit është përdorur për kalkulimet astronomike. Është pëdorur për të përcaktuar kohën, posaçërisht kohën e namazeve, me anë të vrojtimit të diellit apo yjeve. Quadrans Vetus ishte matës universal, një mjet gjenial matematikor i zbuluar nga Havarizmi në shekullin nëntë, dhe më vonë i njohur po me këtë emër në Evropën mesjetare nga shekulli trembëdhjetë. Mund të përdorej për çdo lartësi në Tokë dhe në çdo stinë të vitit, për të përcaktuar kohën në orë nga lartësia e Diellit. Ky instrument është i ranguar si i dyti për nga rëndësia dhe pëdorimi në mesjetë, pas astrolabit.

Punimi i tretë me radhë për nga rëndësia, është Kitab surat al ard apo Sipërfaqja e Tokës, e përkthyer si Gjeografia, e cila ishte përfunduar më 833. Është një rishikim dhe version i kompletuar i Gjeografisë së Ptolemeut, përmban një listë prej 2402 koordinatave të qyteteve, si dhe të dhëna të tjera gjeografike të shoqëruara me një prezantim gjithëpërfshirës.

Vetëm një kopje e këtij punimi ka mbijetuar dhe ajo është ruajtur në Bibliotekën Universitare të Strasburgut. Ndërsa përkthimi i saj në gjuhën latine gjendet në Bibliotekën Kombëtare të Spanjës në Madrid.

As kopja e punimit në gjuhën arabe dhe as përkthimi në gjuhën latine, nuk përmbajnë hartën botërore të punuar nga Havarizmi, mirëpo autori Hubert Daunicht kishte arritur ta rikonstruonte atë hartë duke përdorur të dhënat e shënuara nga Havarizmi në këtë libër.

Po ashtu në këtë libër u korrektua (mbi)vlerësimi i Ptolemeut për detin Mesdhe, dhe u theksua se oqeani Atlantik dhe ai Oqeani Indian janë ujëra të hapura dhe jo dete të mbyllura, të rrethuara nga toka, siç kishte thënë Ptolemeu.

Disa prej dorëshkrimeve në gjuhën arabe të Havarizmit, sot gjenden në Berlin, Stamboll, Kajro dhe Paris. Autori shkroi gjithashtu dy libra për konstruktimin dhe përdorimin e astrolabëve. Ibn Nadimi, në përmbledhjen e tij të librave arabë *Kitab al Fihrist*, gjithashtu përmend librin që bën fjalë për orët diellore dhe atë të historisë, mirëpo këto dy punime kanë humbur.

Për shkak të kontributit të madh dhënë për shkencën, e në veçanti në matematikë, Havarizmi konsiderohet të jetë njëri ndër shkencëtarët më të çmuar në historinë e njerëzimit.

Si falënderim dhe respekt për punën e madhe që ka bërë në shumë disiplina shkencore, krateri El Havarizmi në anën e largët të Hënës, është emëruar sipas emrit të tij.

*Fusnotat:*

1. Gandz, Solomon (1936). The Sources of al-Khawarizmi's Algebra.
2. "al-Khwarizmi". Encyclopedia Britannica.
3. John J. O'Connor; Edmund F. Robertson, "Muhammad ibn Musa al-Khawarizmi, MacTutor History of Mathematics archive.
4. Neugebauer, Otto (1962). The Astronomical Tables of al-Khawarizmi.
5. David A. King (2002), "A Vetustissimus Arabic Text on the Quadrans Vetus", Revista History of Astronomy.

# Gjashtë pjesëtarë të familjes Goga pa shenjë varri nga terrori serb

Enver Zhinipotoku

**Familja Goga është më e vjetra në qytetin e Ferizajt dhe themeluese e këtij vendbanimi në gjysmën e parë të shek. XIX, që asokohe njihej si ngastër e fshatit Nikadin.**
**Gjatë ndërrimit të pushtuesve prej vitit 1912 e këtej u rezistoi dhe u përballë me të gjithë ata, duke arritur që lavdia liridashëse e kësaj familjeje, për lirinë e Kosovës të shndrisë përmes tri figurave të saj: Rizah, Faik dhe Mustafë Gogës.**
**Për më tepër, gjashtë pjesëtarë të saj nga terrori serb janë edhe sot pa shenjë varri**

## Familja më e vjetër në qytetin më të ri në Kosovë

Ferizaj është qyteti më i ri në Kosovë, krahasuar me qytetet e tjera. Vendbanimet përreth tij janë shumë më të vjetra se vetë qendra urbane. Ndërtimi i hekurudhës në vitin 1873 nëpër këtë vendbanim, merret si pikënisje e urbanizimit të kësaj qendre, sot ndër më të mëdhatë në vend.

Familja e parë që u ngulit në këtë vend ende të pabanuar, këtu e dy shekuj më parë, është ajo Goga. Dy vëllezër të kësaj familjeje, sipas Sami Gogës (1929), sot më i vjetri i kësaj familjeje, kishin ardhur nga një fshat i Malësisë së Mbishkodrës si muratorë, dhe ishin vendosur së pari në fshatin Jezerc, e pas një kohe njëri qe vendosur në lagjen Sherret, e tjetri në Ferizajn e sotëm.

Emri, që u bë mbiemër i familjes Goga, lidhet me profesionin e të parëve të tyre. Edhe sot termi Goga, sipas fjalorit, ka kuptimin 'ai që bën mur'. Por qyteti nuk e mori emrin e kësaj familjeje, edhe pse ajo konsiderohet zanafillëse e tij. U desh që këtu të vinte Feriz Shasivari nga Talinoci i Jerlive, disa vjet më vonë dhe, kur ndërtoi hanin e parë këtu, në fillim të viteve '40 të shek. XIX, Ferizaj mori emrin e hanxhiut të parë të tij.



*Xhamia e Mulla Veselit në Ferizaj*

## Të parët e tyre të merreshin me bujqësi e blegtori për të krijuar një pasuri të mirë

Edhe pse në këtë vend, Gogët erdhën me profesionin e muratorëve, toka e re e mirë, me ujë të mjaftueshëm, përbri lumit, bëri që të parët e tyre të merreshin me bujqësi e blegtori për të krijuar një pasuri të mirë.

Sipas dëshmive të Ismail Gogës, i cili jetoi 96 vjet dhe vdiq më 1965, të cilat sot i transmeton djali i tij, Samiu: "Ai (Ismaili) kishte gjuajtur lepuj përtej hekurudhës si i ri, në kohën kur Ferizaj kishte vetëm 9 shtëpi e 3 bunarë".

Vëllazëria Goga u bë e fuqishme ekonomikisht duke krijuar pasuri të patundshme, madje 16 dyqane. Meqë Ferizaj ishte në mes të dy qyteteve të rëndësishme kulturore e ekonomike shqiptare, Shkupit e Prizrenit, familja Goga, me odën e tyre, bëhet vendstrehim dhe bujtinë e të gjithë atyre që i zinte nata në rrugë. Në odën e haxhi Ali Gogës kishin bujtur njerëz që njiheshin e nuk njiheshin, kalonin natën në këtë odë bujare, që bëri emër sidomos kur zot shtëpie u bë Ismail Goga.

Siç pohon sot Sami Goga, në vitin 1912, kur pushtohet Kosova, yrfija serbe kishte hyrë në odën e tyre (një oficer dhe 7 ushtarë)! Atë natë në odën e Gogëve ndodheshin 4 familjarë dhe një mysafir tjetër nga Suhareka me katër pendë buaj.

## Mbi familjen Goga do të zbrazej gjithë mllefi serb

Ismail Goga si nikoqir, u jep të gjithëve kafe, dhe për këtë gjest e "falënderon" oficeri serb dhe si "shpërblim", ushtarakët serbë marrin me vete Bajram Gogën dhe pesë mysafirët e i pushkatojnë tek shkolla e sotme "Tefik Çanga" e Ferizajt rreth 500 m nga oda e Gogëve, ku kriminelët kishin pirë kafe.

Dhe ç'prej asaj kohe, mbi familjen Goga do të zbrazej gjithë mllefi serb në format më të ndryshme, dhe sa më gjatë që rëndonte, aq më shumë tek pjesëtarët e saj thadronte ndjenjën e atdhedashurisë, duke e ujitur atë me shpresën, e cila si fanar për disa decenie do të ndriçonte për shumë bijë të saj, ndër të cilët më së shumti do të shquheshin: Rizah, Faik e Mustafë Goga, duke e bërë kështu këtë familje ndër ato që në rrethin e Ferizajt të jetë ndër më të çmuarat.

## Kaçaku dhe anti-komunisti Rizah Goga

Shqiptarët si popull i pushtuar e me fat tragjik, përjetuan ndërrimin e pushtuesve njëri pas tjetrit. Pas rivendosjes së pushtetit serb më 1918, Jugosllavisë së Versajës, që në popull njihej si Serbia e Dytë, ky pushtet shtrihej anë e kënd Kosovës duke paralajmëruar se, shqiptarët për 23 vjet me radhë, do

të përjetonin padrejtësitë më të mëdha nacionale e sociale.

Gjatë viteve 1918- 22 mbi familjen Goga fillon presioni për t'u shpërngulur në Turqi, por për fat kjo nuk ndodh, meqë në vitin 1923 mbyllet përkohësisht ajo rrugë.

Shtypjen serbe mbi këtë familje gjallnike dhe të pavarur ekonomikisht, që ishte bërë halë në sy të pushtuesve, e përjetonin rëndë të gjithë, por më së rëndi Rizahu, i cili ishte burrëruar si rrapi midis furtunash. Njeri me karakter të fortë e temperament, ai vret serbin Stanisha, birin e një feudali, të lidhur ngushtë me pushtetin e kohës. Për këtë arsye pushteti i ish-Jugosllavisë së krajlit, burgosi Rizah, Ismajl dhe Xhemajl Gogën. Nga burgu, Rizahu ikën, Ismajlin e lirojnë si të pafajshëm, kurse Xhemajl Goga vdes në burg dhe nuk i dihet as varri.

Kjo bëri që Rizahu patjetër të dilte në mal kaçak për disa vite bashkë me shumë shqiptarë të rebeluar që nuk përfillnin pushtetin e kralit dhe për popullin ishin një fije shprese, meqë, sa herë që pushteti donte të ushtronte terror mbi popullatën civile, domosdo mbante parasysh dhe mbillte shpresë në rezistencën kaçake.

Një amnisti e Mbretit Aleksandër, kishte falur edhe Rizah Gogën, i cili kthehet në shtëpi, bën jetë të qetë, por duke mos e hequr armën nga brezi.

Pushtimi fashist i Jugosllavisë Monarkiste, pushteti i së cilës ua kishte sjellë shqiptarëve lakun në fyt, u prit lehtë dhe qetë nga këta të fundit.

Gjatë viteve 1941-44 Rizah Goga, bashkë me vëllezër e kushërinj, u angazhuan në pushtetin e kohës. Ai vazhdimisht me nga dy-tre luftëtarë të familjes së tij ishte vullnetar në mbrojtjen e kufijve të Kosovës Lindore nën komandën e Mulla Idriz Gjilanit, për të parandaluar sulmet e çetnikëve serbë.

Në vjeshtën e vitit 1943 në Ferizaj ndodhi një ngjarje, e cila do të ndryshonte tragjikisht rrjedhën e fatit të Rizah e Faik Gogës dhe të gjithë familjes më të vjetër të Ferizajt. Siç shpjegon Sami Goga, udhëheqës policie në atë kohë në Ferizaj ishte Shaban Komoni nga Gjakova. Në resorin policor shërbente edhe Faik Goga, i cili ishte autorizuar që, me 5-6 policë të tjerë, të bënte patrullimin dhe bastisjen në shtëpinë e Pero (Samarxhisë) Gërkoviçit, ku dyshohej se komunistët serbë po organizonin diçka. Në mesin e policëve të ekspeditës ishte edhe Hasan Berisha nga Nikadini, i cili hyri në bodrum të shtëpisë, ndërs Faik Goga patrullonte katin përdhes. Në bodrum Hasani gjen komunistin serb Trajko Gërkoviç me një serbe, të cilët shtireshin sikur po bënin dashuri. Aty Gërkoviçi plagos me revole Hasanin, i cili e thërret në ndihmë Faikun, që përleshet me Trajkon, i cili kishte vënë si mburojë femrën serbe, por megjithatë Faiku e vrau duke u plagosur edhe vetë. Propaganda serbe dhe historiografia komuniste për 50 vjet kishin përhapur versionin zyrtar që ishte gëlltitur si karrem, sikur Trajko Gërkoviçi, si komunist, kishte bërë vetëvrasje për të mos rënë në duart e fashistëve. Për serben, e cila ishte e pranishme kur qe vrarë Gërkoviç, asnjëherë nuk është thënë as cila ishte, as ç'kishte ndodhur me të, duke tentuar që kjo ngjarje të fshihej. Të dy të plagosurit Hasan Berisha e Faik Goga, ishin shëruar dhe kishin vazhduar të kryenin detyrën e policit deri në vendosjen e pushtetit komunist.

Është interesante të theksohet se në natën e ardhshme, pas vrasjes së Gërkoviçit (sekretar i PK në Ferizaj) qenë vrarë 31 serbë, të cilët gjatë Jugosllavisë së vjetër ishin treguar kriminelë ndaj shqiptarëve. Rizah Goga, pas vendosjes së pushtetit komunist, meqë kishte vendosur të mos dorëzohej i gjallë në organet e këtij pushteti, për t'i lehtësuar shokët e tij, pranoi se i kishin vrarë ai me grupin e tij.

Kjo bëri që pas fitores së komunizmit, në nëntor 1944, nga familja Goga, detyrohen që grupeve antikomuniste, të cilat vepronin maleve të Kosovës, t'u bashkoheshin 6 meshkuj: Rizahu, Faiku, Ejupi, Ilmiu, Ahmeti dhe Muharremi. Katër të fundit, pa bërë asnjë faj, por për t'i ikur hakmarrjes së pushtetit komunist, i cili këtë familje e kishte identifikuar si antikomuniste të pakompromis.

Pas luftës së Ferizajt, datë 2 dhjetor 1944, forcat komuniste arrestojnë Fejzën (vëllanë e Rizahut) që ishte halllig dhe e masakrojnë mizorisht nën zhurmën e daulleve në plojën ferizajase të Dhjetor-Janarit 1945, pa i lënë as gjurmë varri.

Pak më vonë, duke hulumtuar në terren pas pjesëtarëve të familjes Goga, forcat partizane arrestuan tek dajat e tij në Gadime, Bajrush (Bajram) Gogën. Një brigadë partizane e mori me vete në Maqedoni dhe e pushkatuan në rrethin e Strugës apo Kërçovës.

## Dorëzimi i Faik Gogës dhe pushkatimi i tij

Në kohën e vendosjes së pushtetit komunist me dy të vrarë e gjashtë të tjerë në mal, siç ndodhte me familjen Goga, ishte një gjendje tepër e rëndë. Vetëm kjo familje mundi të përballonte ankthin komunist dhe të jetonte në këso kushtesh prej vitit 1945 e deri me vrasjen e Rizah Gogës, më 1949, kur roja ruante dhe çdokush që hynte e dilte aty, kontrollohej e përcillej detyrimisht.

Meqë ishin të bindur se nuk mund të ngarkoheshin me ndonjë krim të pabërë, përveç Rizahut e Faikut që mbetën në mal, katër të tjerët iu dorëzuan organeve të pushtetit. Sami Goga, as sot nuk fsheh simpatinë të flasë me admirim për Abdullah Musliun, i cili, sikur në shumë raste tjera, kishte ndërmjetësuar edhe në rastin e dorëzimit të katër meshkujve të Gogave, duke marrë përgjegjësinë mbi vete për ta.

Rizah dhe Faik Goga vendosin të vazhdojnë rezistencën antikomuniste duke zhvilluar aktivitete në bjeshkët e Jezercit, Sharrit, Budakovës, Zhegocit dhe Thepit.

Pas dorëzimit të katër anëtarëve të familjes Goga, Muharremi pas një viti burgoset si pjesëtar i NDSH-së dhe dënohet në gjyqin e Gjilanit me gjashtë vjet burg, kurse Ismajl Goga dënohet me një vit, kinse ka kontaktuar me Rizahun në arrati. Sipas dëshmisë së Hajrush Rekajt, që asokohe ishte i dënuar në burgun e Nishit, Muharrem Goga kishte luajtur një rol tepër të madh, meqë, si rrobaqepës që ishte, kishte të drejtë të hynte nëpër shumë qeli të burgut dhe u dërgonte fshehurazi kothere buke atyre të burgosurve shqiptarë që vdisnin urie.

Në pranverën e vitit 1947, kur po u shkrinte bora, duke ecur bjeshkëve mbi Pleshinë të Ferizajt, Faik Goga rrëshqiti nga një monopat, ra nga një lartësi dhe u plagos rëndë. Qëndrimi i tij i mëtejmë në mal qe bërë i pamundur, sepse ishte thuaja i palëvizshëm dhe ishte e pamundur të bartej në ato kushte në mal. Kërkoi të kthehej në shtëpi dhe të dorëzohej, dhe kjo do të bëhej në dorë të Shaban Kajtazit e Nazif Qerimit, të cilët kishin premtuar se do të bënin çmos që të mos pushkatohej. Sipas dëshmisë së Sami Gogës, në fillim nuk dukej se gjyqi do të vendoste për pushkatim, por intervenimi i Mita Gërkoviçit (vëllait të Trajkos së vrarë nga Faiku, që asokohe ishte

funksionar i lartë i OZN-së), bëri që gjyqi të vendoste për pushkatimin e Faikut.

Sipas dëshmisë që sot jep Mustafë Grainca (1926) nga fshati Cërnillë, (që aso kohe ishte në burgun hetues të Qarkut në Prishtinë, për shkak se kishte shqyer një foto të udhëheqësit komunist jugosllav - Titos, dhe vëllau i tij Ibrahimi ishte dënuar më parë me 20 vjet burg), Faik Goga është pushkatuar diku pas gjysmës së dhjetorit 1947. “Isha në burgun hetues të Qarkut në Prishtinë në dhomën nr. 8 - thotë ai. - Dhoma ishte plot me të burgosur shqiptarë. Flinim në krah, se dhoma ishte e ngushtë për të gjithë sa ishim,dhe kur rrotulloheshim në krahun tjetër, këtë e bënim me komandë duke prekur njëri-tjetrin. Me ne në dhomë ishte edhe Behram Jashanica nga Bardhi i Madh, babai i Azem Jashanicës, që ende ishte në mal. Diku pas mesnate dëgjuam rrangëllimën e prangave në korridorin e burgut. Ushtonte burgu dhe unë, që isha afër mixhës Behë, e pyeta plakun ç' po ngjiste. “Po i qesin në pushkatim nga dhoma nr. 9 (në këtë dhomë ishin të dënuarit me pushkatim dhe me 20 vjet burg), Kadri Bebën e Ribarit të Madh dhe Faik Gogën e Ferizajt. Mos flini dhe pas gjysmë ore i dëgjoni pushkët”. Dhe ashtu ndodhi, kur pas një kohe u dëgjuan qartë rafalet në Tauk Bahçe. Ishte dhjetori i vitit 1947”.

## Vrasja e Rizah Gogës dhe Sadik Tushës

Rizah Goga, meqë nuk kishte pranuar ta lëshonte Kosovën, kishte vendosur të luftonte e rezistonte deri në fund. Edhe ashtu nuk i kishte besuar kurrë pushtetit komunist, por sidomos pas pushkatimit të Faikut të dorëzuar, regjimin e tillë e urrente edhe më shumë.

Rrethanat në të cilat zhvillohej ende rezistenca antikomuniste, ishin tepër të rënda. Sa më shumë që forcohej pushteti, aq më shumë dobësohej rezistenca ndaj tij për shkak të represaljeve ndaj popullatës që strehonte të rebeluarit dhe për faktin se një pjesë e atyre që kishin filluar rezistencën antikomuniste, në fund të vitit 1944 e kishin lëshuar Kosovën, një pjesë ishin vrarë, një pjesë ishin dorëzuar e burgosur dhe shumë ishin pushkatuar. Grupet e rezistencës tashmë ishin të vogla, kurse terrori ndaj atyre që u bënin jatak, ishte tepër i madh. Në rrethin e Ferizajt deri në fund të vitit 1946 vepronin në male në pjesën lindore grupi i Rizah Gogës, Ahmet Hajdinit dhe Bajram Çukovcit. Duhet përmendur se përleshja më e ashpër midis këtyre tri grupeve me forcat ushtarake e policore komuniste u bë në luftën në Malin e Thepit mbi Mirash e Cërnillë, më 13 Prill 1946. Sipas dëshmisë së Bajram Çukovcit, njërit prej udhëheqësve të grupeve, që jeton ende, “lufta ishte tepër e ashpër dhe zgjati plot 9 orë, prej orës 11 deri në 20 të darkës. Ne ishim 27 vetë në tri grupe, e forcat komuniste ishin shumë më tepër. Në këtë luftë na u vranë dy luftëtarë tanë: Shefki Zariqi i grupit të Ahmet Hajdinit dhe Daut Sojeva i grupit tim, kurse u plagosëm tre të tjerë: unë, Qerim Leskovci dhe, më së rëndi, Shaqir Biba. Nga forcat armike pati shumë të vrarë. Neve na u harxhua municioni dhe patëm fat që u errësua e ne u tërhoqëm mbi fshatin Gadime”.

Pas kësaj lufte e disa përleshjeve të tjera, dy grupet: i Ahmet Hajdinit dhe i Bajram Çukovcit, dy udhëheqësit e tyre dhe 5 luftëtarë, vendosën të dorëzoheshin duke shfrytëzuar një ligj për amnisti, dhe këtë e bënë pikërisht më 18 nëntor 1946 në dorë të Shaban Kajtazit në Mirash.

Rizah Goga me disa të tjerë nuk pranojnë të dorëzohen dhe vazhdojnë rezistencën, por gjithnjë duke iu vështirësuar rrethanat e veprimit.

Ditën e 22 dhjetorit 1949 (kur Ushtria Jugosllave festonte ditën e saj), forcat ushtarake e policore rrethuan grupin prej pesë vetash në një vendstrehim në mes fshatrave Rahovicë dhe Fushë e Madhe. Në një luftë të ashpër e të pabarabartë, Rizah Goga e Sadik Tusha, që ishin më të moshuar, u vranë heroikisht duke u ndihmuar tre të tjerëve, që ishin më të rinj, të tërhiqeshin, të çanin rrethimin e të shpëtonin jetën. Kështu shpëtuan: Sali Ribari (Grajçevci) me të birin dhe Bajram Kaçaniku. Kufomat e Rizah Gogës dhe Sadik Tushës qenë ekspozuar në oborrin e xhamisë në Ferizaj, e pastaj u tretën diku për të mos u ditur as sot varret e tyre.

Për trimëritë e Rizah e Faik Gogës, rezistencën e tyre antisllave, e të të gjithë familjes Goga, është folur gjithnjë në popull, por nuk është shkruar fare, për shkak se ishte ndër familjet më të anatemuara në rrethin e Ferizajt.

Nga familja e gjerë Goga, përveç të tjerash, gjashtë pjesëtarëve të saj: Xhemajlit, Rizahut, Faikut, Bajramit, Fejzës e Bajrushit nga terrori serb 1912-1949, nuk u dihen as varret. Më tepër se tragjike!!!

Madje, një kohë të gjatë edhe pjesëtarët e gjallë të kësaj familjeje ishin të privuar nga të drejtat elementare politike, e në kohën e zisë së bukës, edhe nga triskat e ushqimit deri në vitet ‘60. Që të jetë absurdi edhe më i madh, sipas dëshmisë së Sami Gogës, “Ishin në hall të madh edhe miqësia që duhej të vinin në familjet tona, meqë ballafaqoheshin me trysnitë e pushtetit.

## Me gjithë golgotën që pësoi, familja Goga qëndroi e papërkulur kombëtarisht

Në aksionin famëkeq të grumbullimit të armëve më 1956, UDB-ja rrahu rëndë Ahmetin (djalin e Rizahut), Ejupin që kishte qenë në mal, dhe Muharremin (vëllanë e Faikut). Ahmeti ishte aq i dërrmuar nga rrahja, saqë nuk mund të ecte në këmbët e tij, andaj e solli një hamall” - përfundon dëshminë e tij Sami Goga 78 vjeçar.

Me gjithë golgotën që pësoi, familja Goga qëndroi e papërkulur kombëtarisht. Me gjithë vrasjet e sakrificat, mbijetoi, u shtua dhe u shkollua e u ngrit intelektualisht, duke u shquar për dinjitet kombëtar sa për t'u lakmuar në rrethin e Ferizajt.

Pinjoll i familjes Goga ishte edhe shpirtndrituri Mustafë Goga, ekonomist i diplomuar, të cilin ferizajasit, intelektualët, klasa punëtore dhe të gjitha ata që e njohën, do ta kujtojnë si njeri me karakter të fortë, me qëndrim të papërkulur nacional-demokratik dhe kombëtar, i guximshëm dhe filantrop, njeri që jetonte me popullin, klasën punëtore dhe hallet e saj.

Në kujtesën e ferizajasve, Mustafë Goga si udhëheqës, kudo që ishte, do të mbetet e mbahet mend si personalitet i guximshëm publik pas ngjarjeve të vitit 1981 dhe izolimit famëkeq të Marsit 1989, udhëheqës i dashur për çdo punëtor, njeri për të cilin çdokush që e ka njohur, flet me pietet të thellë.

Sot Lagjja e Gogave ka mbi 20 familje dhe jeton krenare për atë që kanë dhënë të parët e tyre për Ferizajn në të kaluarën, kurse sot me një varg intelektualësh të të gjitha profileve, familja Goga jep sërish kontribut të çmuar në të gjitha fushat e jetës, punës e dijes.

# Institucioni "Shejhulislam" gjatë periudhës së shtetit osman

## Krijimi, Historia dhe Përfundimi i tij

**Doc. Dr. Murat Akgündüz***

Meqë shteti Osman kishte qendra të forta dhe të zhvilluara, ia doli të qëndronte dhe të jetonte më tepër se gjashtë shekuj. Një nga këto qendra të këtij shteti ishte edhe Institucioni i Shejhulislamllëkut, i cili përfaqësonte autoritetin më të lartë fetar e juridik. ***"Shejh"*** ka kuptimin ***"i moshuar", "dijetar"*** dhe ***"kryetar apo udhëheqës".*** Ky term apo emërtim, **të cilit i kanë bashkëngjitur fjalën Islam,** është paraqitur për herë të parë në zonën e Horosanit në shekullin IV hixhri/10 miladi.[1] Me këtë nam - Shejhulislam - janë emëruar dijetarët si: Abdullah b. Mubârek (v. 797), Fahreddin er-Râzî (v. 1209) dhe Sadeddin Taftazâni (v. 1389).

Edhe pse nuk ka një koncensus të përbashkët për formimin e këtij institucioni në kohën e Shtetit Osman, përgjithësisht është e pranuar se ky për herë të parë është paraqitur që në periudhën e sulltan Muradit II (1421-1451) dhe për herë të parë me këtë titull është emëruar Molla Fennârî (v. 1341).[2] Ky institucion në periudhën e dijetarëve, si Zenbil-li Ali Efendi (v. 1526), Ibni Kemâl Pasha (v. 1533) dhe Ebu's-Suûd Efendiu (v. 1574), ka fituar një famë edhe më të madhe, kështu që kishte ardhur në gjendje sa të fitonte autoritetin më të lartë shkencor. Që nga Ebu's-Suûd Efendiu, ata që kanë kryer detyrën për Rumeli Kadiaskerllëk, kanë filluar që të caktohen në detyrën e Shejhulislamit. Përderisa të mëhershmit qëndronin në këtë detyrë gjatë gjithë jetës, në periudhën e Kânuni sulltan Sylejmanit (1520-1566) për herë të parë nga ana e Padishahut, është hequr nga kjo detyrë Çivizâde Mehmed Efendiu (1547). Caktimi a heqja nga detyra e Shejhulislamllëkut, u bë një çështje në kompetencën e padishahëve. Atij që caktohej për herë të parë si Shejhulislam, i vinin një lloj kapele të bardhë nga stofi i leshtë, i ashtuquajtur ***"Ferve-i Beyzâ".***[3] Në periudhën e Ebu's-Suûd Efendiut, paga ditore e Shejhulislamit kishte arritur deri në 600 akçe. Nëse e krahasojmë se në atë kohë me 12 akçe mund të blihej një dele, mund ta kuptojmë më mirë se sa ishte paga e Shejhulislamit.

Atyre personave që ishin Shejhulislam, deri në kohën e sulltan Mahmudit II (1808-1839) nuk u ishte dhënë ndonjë zyrë e veçantë në pronën shtetërore, kështu që ata punët e tyre i kryenin në konakët e vet personalë. Në konakun e Shejhulislamit zhvilloheshin detyrat si: dhënia e fetvasë, ket'hüdâ, shkruarje letrash, telhisxhi (nëpunësi që bënte përmbledhjen e një tregimi apo ngjarjeje), po kishte edhe punëtorë dhe qatipë tjerë që punonin aty. Pasi u pezullua jeniçerlëku, vendi që ishte në Xhaminë Sylejmanije e që quhej Aga Kapisi (Dera e Agës), iu caktua Shejhulislamllëkut, kështu që në këtë mënyrë edhe për ta u caktua një vend zyrtar. Pas një kohe, këtu filloi të kryheshin shërbime për Kadiaskerllëk nga Anadolli dhe Rumelia, bashkë me kadillëkun e Stambollit. Pas Tanzimatit, Shejhulislamllëku filloi të zgjerohej dhe të kryente detyra të ndryshme, kështu që u shndërrua në një organizatë edhe më të gjerë. "Meclis-i Intihâb-i Hukkâm" merrej me caktimin e kadinjve nëpër vendet e duhura, dhe nga qendrat më të njohura, këtu mund të theksojmë: gjykata që merrej me normat e Sheriatit me emrin "Fetvâhâne ve Meclis-i Tedkîkât-i Seriyye"; zyra që merrej me të gjitha çështjet dhe obligimet e medreseve "Meclis-i Mesâlih-i Talebe" dhe qendra nga e cila ishin të varur udhëheqësit e tarikateve "Meclis-i Mesâyih"[4]. Në të njëjtën kohë Shejhulislami u bashkohej edhe mbledhjeve që mbaheshin nga Meclis-i Vükelâ - sot e ngjashme me mbledhjet e ministrave.[5]

Shejhulislami, i cili në renditjen e protokollit shtetëror e kishte vendin (e tretë) pas Padishahut dhe Sadrazemit, u bashkohej të gjitha aktiviteteve dhe ceremonive që zhvilloheshin, duke nisur nga festat e bajrameve e tutje. Sardazemi kryente detyrën e Padishahut për punët zyrtare shtetërore, kurse Shejhulislami vepronte në këndin dhe përgjegjësitë që kishin të bënin me përgjegjësitë dhe obligimet fetare. Për këtë shkak Shejhulislami, që nga periudha e Padishahut të osmanlinjve, Yavuz sulltan Selimit (1512-1520) mbante përgjegjësi për çdo çështje fetare, sepse ai, në një farë mënyre, zotëronte titullin e hilafetit. Ndërsa në Kanunnamenë e Fatihut, ceket se Shejhulislami ishte edhe një komandant i ulemasë/dijetarëve të asaj kohe. Në veprën e Hazerafen Hysejin Efendiut "*Telhîsu'l-Bejân fî Kavânîn-i Âl-i Uthmân*" thuhet se Shejhulislami në fushën e çështjeve fetare ishte shtylla kryesore, mbi të cilën mbahej Shteti Osman; ai gjithashtu në disa raste kishte pozitë edhe më të lartë se Sadrazemi.[6]

Detyra dhe obligimi më i rëndësishëm i Shejhulislamit - ndonjëherë quhej edhe "Mufti'l-Enâm", që ka kuptimin myftia i popullit - ishte që t'u jepe fet-



va/përgjigje njerëzve të radhës deri tek Padishahu për gjërat që pyetej. Nga këto fetva, sikurse mund të ishin në lidhje me ibadetet dhe çështjet ditore, kishte edhe të tilla që kishin të bënin edhe me rrëzimin e Padishahut nga posti apo ndonjëherë edhe me vrasjen e tij. Edhe ndonjë kanun, që nxirrej duke u bazuar në traditën/urfin e vendit, nëse ishte në pajtim me Sheriatin/rregullat islame, vërtetohej nga ana e Shejhulislamit. Ky autoritet juridik, që gëzonte Shejhulislami, në një farë aspekti mund të krahasohet edhe me kushtetutën e gjykatës shtetërore të sistemit të sotëm. Kadinjtë që mundësonin dhe përpilonin ligjin, si pozitë më e lartë, ishin të lidhur në qendrën e shejhulislamëve.[7]

Qendra Shejhulislam deri në kohën kur është formuar Maarif Nezareti, ka qenë institucioni më i lartë në fushën e zhvillimit të studimit dhe edukimit. Medresetë, të cilat ofronin mësime të shkallës së mesme dhe të lartë, deri në përfundimin e Shtetit Osman, kanë qenë në kuadrin e shejhulislamllëkut. Ders Vekaleti - e drejta për të dhënë lëndë mësimore - ishte një nëndegë e dalë në pah, që kishte të bënte me të gjitha çështjet e medreseve. Paga ditore e të gjithë mësuesve/myderrizëve ishte më shumë se katërdhjetë akçe, dhe e gjithë procedura për pranimin dhe largimin e tyre bëhej me propozimin e Shejhulislamit dhe me pëlqimin e Padishahut.[8]

Gjatë asaj kohe, sërish përmes qendrës së Shejhulislamëve, caktoheshin ose edhe hiqeshin nga detyra imamët, myezinët, vaizët apo edhe kuadrot e tjera në lidhje me këto çështje.

Përveç obligimeve dhe detyrave të tyre themelore, mund të themi se kjo qendër, në lidhje me të gjitha çështjet shtetërore, Shejhulislamllëku, në një aspekt ka qenë edhe këshilltar i Padishahut. Të gjithë padishahët osmanlinj, kur do të merrnin ndonjë hap për ndonjë ekspeditë, marrëveshje shtetërore, për të nxjerrë valuta të reja dhe për të gjitha gjërat e tjera që kishin të bënin me shtetin, - gjithmonë pyesnin dhe merrnin mendimin e Shejhulislamit. Në këtë mënyrë të gjitha masat dhe konkluzionet e Shtetit Osman, kishin kaluar nën kontrollin e Shejhulislamit.[9] P.sh. Zenbil-li Ali Efendi, kishte kundërshtuar urdhrin e Yavuz sulltan Selimit për të vrarë 150 persona, duke thënë se një gjë e tillë nuk duhej të bëhej, sepse vepra e tyre, fetarisht nuk dënohej me vdekje, prandaj nuk u vra askush dhe nga kjo kuptojmë se Shejhulislami kishte ndryshuar vendimin e Padishahut.[10] Gjithashtu Zenbil-li Ali Efendiu, kishte refuzuar urdhrin e Yavuz sulltan Selimit, me të cilin kishte thënë që të gjithë të krishterët që jetojnë në Shtetin Osman, duhej të konvertonin në myslimanë, por Shejhulislami ia kishte bërë me dije se askush nuk mund të nxirrej nga feja e vet me anë të dhunës.[11]

Edhe Ebu's-Suud Efendiu, përmes urdhrit të Kanuni sulltan Sylejmanit, kishte kundërshtuar mendimin e tij për pengimin e qirave të pronave që kishin qenë pjesë e Aja-Sofisë dhe kishte thënë: "Përderisa urdhri i sulltanit nuk është i lejuar (drejtë), as objekti nuk mund të jetë i lejuar".[12] Sipas një transmetimi thuhet se Kanuni sulltan Sylejmani kishte kërkuar që të varrosej me të gjitha fetvatë që kishte marrë Ebu's-Suud Efendiu në lidhje me shtetin. Në këtë mënyrë vërehet se Padishahu gjithë përgjegjësinë morale dhe shpirtërore ia kishte lënë për barrë Shejhulislamit Ebu's-Suud Efendiu.[13]

Gjatë periudhës së sulltan Mehmedit III (1596-1630), Sun'ullah Efendiu (v. 1612) kishte mundur t'i thoshte hapur Padishahut se nuk do ta dëgjonte urdhrin e tij nëse ai do të ishte në kundërshtim me Sheriatin.[14]

Meqë Shejhulislamët osmanë përfaqësonin një pozitë të lartë, ata ishin bërë edhe shembuj të shkëlqyeshëm për njerëzit e asaj kohe. Theksohet në literaturën burimore se personi që u përmend më lart, Zenbil-li Ali Efendiu, kishte jetuar një jetë larg nga gjërat e kota të kësaj bote me një sinqeritet dhe takvallëk të pashoq.[15] Hoxha Zade Efendiu (v. 1625), i cili ishte Shejhulislam gjatë periudhës së sulltan Ahmedit I (1603-1617), sulltan Mustafait I (1617-1618; 1622-1623) dhe sulltan Osmanit II (1618-1622), ky i fundit në të njëjtën kohë ishte ofruar dhe anëtarësuar tek mistiku më i njohur i asaj kohe, Aziz Mahmud Hydâjî (v. 1628) dhe në këtë mënyrë ai kishte marrë mëkëmbësi në tarikatin Xhelvetijje.[16]

Në kohën e sulltan Muratit I (1730-1754) si Shejhulislam ishte Mirzâzâde Seyh Mehmed Efendi (v. 1735), që ishte një zotëri i cili brenda tri ditësh e lexonte Kuranin në tërësi (bënte hatme).[17] Gjithashtu në periudhën e sulltan Muradit I, Shejhulislami Ebu'l-Hajr Ahmed Efendi (v. 1724) medresenë që babai i tij e kishte ndërtuar, e kishte shndërruar në teqe[18] dhe këtë ia kishte dorëzuar udhëheqësit të saj, Murad Efendiut nga tarikati Nakshibendi.[19]

Në periudhën e sulltan Muratit III (1757-1774) transmetohet se Dürrî-zâde Mustafa Efendi (v. 1774), që ishte Shejhulislam, tërë jetën e tij e kishte kaluar duke e falur namazin me xhemat dhe nga namazi i akshamit deri në atë të jacisë nuk ishte ngritur nga sexhadja, për shkak se I lutej Allahut gjatë gjithë kësaj kohe.[20]

Më 1 nëntor 1922 TBMM (Türkiye Büyük Millet Meclisi - Parlamenti Turk), pezulloi salltanatit osman, ishte Mehmed Nuri Medenî Efendi (1859-1927) i cili përfundoi postin e Shejhulislamit. Me largimin nga funksioni i Ser'iye ve Evkâf Vekâleti, më 3 Mars 1924, që ishte në kuadër të TBMM, u formua Diyanet Isleri Baskanligi.[21]

*Përktheu:*
***Zymer RAMADANI***

---

*Fusnotat:*

* Harran Üniversitsi Ilahiyat Fakültesi - Ligjërues.

1. Murat Akgündüz, *"Osmanli Devleti'nde Seyhülislâmlik",* f. 29. Istanbul, 2002.
2. Akgündüz, po aty, f. 40.
3. Akgündüz, po aty, f. 165-183.
4. Më gjerësisht shih: Esra Yakut, *"Seyhülislâmlik: Yenilesme Döneminde Devlet ve Din",* Istanbul 2005.
5. Shih: Murat Akgündüz, *"Seyhülislâm'in Meclis-i Vükelâ'daki Yeri",* Dokuz Eylül Universitesi Ilâhîyat Fakültesi Dergisi, XVI (2002), f. 265-276.
6. Akgündüz, po aty, f. 107-109.
7. Akgündüz, po aty, f. 219-252.
8. Akgündüz, po aty, f. 259-267.
9. Akgündüz, po aty, f. 300-314.
10. Hoca Sadeddin Efendi, *"Tâcü't-Tevârîh",* II, 551, Istanbul, 1280
11. Osman Turan, *"Türk Cihan Hakimiyeti Mefkûresi Tarihi",* II, 81-82.
12. Ahmet Akgündüz, *"Islâm Hukukunda ve Osmanli Tatbikatinda Vakif Müessesesi",* f. 395, Istanbul 1996.
13. Ahmet Akgündüz, *"Osmanli Kânunnâmeleri ve Hukûkî Tahlilleri",* IV, 33, Istanbul 1992.
14. Selânikî Mustafa Efendi, Tarih, haz. Mehmet Ipsirli, II, 857, Istanbul 1999.
15. Shih: Ahmed Rif'at, *"Devhatü'l-Mesâyih ma'a Zeyl",* f. 16, Istanbul, pa vit botimi.
16. Ismail Hakki Uzunçarsili, *"Osmanli Tarihi",* III/2, 461, Ankara 1988.
17. Uzunçarsili, po aty, IV/II, 468.
18. Të mos harrojmë dhe të mos habitemi në këtë rast se athua pse një shejhulislam ka vepruar në këtë mënyrë, kur e dimë se në ditët e sodit tarikatet dhe teqetë si në vendin tonë po ashtu edhe në disa vende të tjera të botës nuk kanë një program që është në përputhshmëri me ligjin islam. E vërteta qëndron se në atë kohë, teqetë kanë luajtur një rol më të ndryshëm në krahasim me atë që luajnë sot ato, andaj mund të themi se ato kanë qenë edhe shkolla, edhe vend adhurimi i njerëzve të ndryshëm. Po ashtu teqetë në fillim të formimit të tyre kanë luajtur rolin e mektebeve, mesxhideve dhe xhamive të vogla, ligjëratave fetare, vendpushim për kalorësit dhe vizitorët, bibliotekë etj, të udhëhequra nga një kuadër profesionalist dhe i zhvilluar. Shih: *"Anahatlariyla Tasavvuf ve Tarikatlar",* f. 270-276, Prof. Dr. H. Kamil Yilmaz, Istanbul, 2004, Përkthyesi.
19. Uzunçarsili, po aty, IV/II, 468.
20. Shih: Bursali Mehmed Tahir Efendi, *"Osmanli Müellifleri",* I, 308, Istanbul 1333.
21. Që nga formimi i tij e deri në ditët e sotme funksionon ky institucion, i cili po ashtu ka edhe një zyrë në Prizren. Edhe nëse jo i njëjtë si ky, por i ngjashëm është edhe sistemi i Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetar i së cilës është Mr. Naim ef. Tërnava dhe kryeimam Sabri ef. Bajgora. (Përkth.)

# Bota e simbolikës,
# Simbolika e Kullës së Babilonit

Mr. Hamdi Thaçi

Të kundërshtosh me simbole, do të thotë ta presësh një copë të vetvetes, të varfërosh tërë natyrën dhe me pretekst të realizmit, të ikësh nga thirrja më e vërtetë, që të jetojmë me një jetë integrale. Në një botë pa simbole, nuk do të mund të merrej frymë, do të shkaktonte menjëherë vdekjen shpirtërore të njeriut.

Bota e simboleve është shumë e gjerë dhe më komplekse sesa mund të supozohet në vështrim të parë. Këtë herë dera është rasti i fundit i përdorimit të disa simboleve, të cilat çojnë edhe në pyetjen e hapur: Sa ka njohuri sot njeriu mesatar për domethënien e tyre integrale?

Pothuaj as që është i nevojshëm ndonjë shkas më se serioz për t'iu kthyer njeriu atyre përsëri. ...si dhe atyre vetëm pak më të vjetra mbi "ekzibicionizmin lubjanas" me përdorimin që bie shumë në sy të simbolikës dhe ikonografisë naziste... Kjo shpie me të drejtë në pyetjen - Sa është në dijeni sot njeriu mesatar për botën e simboleve, në të cilën pa dyshim që jeton?

Sido që të jetë, një gjë është e ditur: Ditën e natën, qoftë të punojmë diçka ose të ëndërrojmë, vëmë në përdorim - me vetëdije ose pa vetëdije për këtë - simbolet më të ndryshme. Pa marrë parasysh që ato në të vërtetë paraqesin pararojën edhe të gjuhës, edhe të shkrimit, po ndoshta edhe orvatjen e parë të njeriut për antropomorfizimin e natyrës, - simbolet nuk e kanë humbur as deri më sot elokuencën dhe freskinë e vet, madje disa prej tyre kanë fituar nga aktualiteti ndërkohë, duke e gjetur vendin e vet në film, në muzikë, në letërsi, në modë, në grafite. Pikërisht sikurse ishin përshtatur shumë kohë më parë natyrshëm në sistemet e magjisë të fesë politeiste, ndërsa më vonë edhe të propagandës e të politikës, si dhe të një vargu të tërë sferash bashkëshoqëruese.

### Jashtë rrokjes nga arsyeja

Sigurisht që është më se interesante ajo prirja shekullore e njeriut për të shndërruar objekte e trajta në simbole dhe për t'u dhënë pastaj një vlerë psikologjike të madhe, por gjithashtu edhe të shprehet praktikisht në sferat që u përmendën tashmë. Pa marrë parasysh që, siç konstatuam, paraqesin pararojën edhe të gjuhës, edhe të shkrimit, - simbolet arritën ta vazhdojnë edhe pas shfaqjes së vet jetën e vet thellësisht të arsyeshme dhe që të ngërthehen me kohë edhe në gjuhë, edhe në shkrim, duke mbyllur në këtë mënyrë një RRETH origjinar të domethënies.

Fundi i fundit, RRETHI është dhe ashtu një simbol universal, i cili shënon totalin, përsosurinë zanafillëse, pafundësinë, amshimin, por edhe pakohshmërinë, meqenëse nuk ka as fillim dhe as fund. "Zoti është një rreth, qendra e të cilit është gjithkund, ndërsa vëllimi një enigmë e madhe", ka shënuar Hermes Trismegist.

Me fjalë të tjera, nga simbolet primare parahistorike, nëpër komunikimin verbal dhe pamor kompleks, arrijmë përsëri në simbolet që mbase duhet të na e lehtësojnë jetën në kullën e sotme të Babilonit.

Jean Chevalier, doktor, profesor i filozofisë dhe ish-drejtor i UNESCO-s, autor i veprës kapitale "Fjalori simbolik" (Zagreb, 1987), ta zëmë, thekson funksionin pedagogjik, madje dhe terapeutik, të simboleve, duke vënë në dukje se ato ushqejnë ndjenjën, në mos të identifikimit gjithmonë me ndonjë fuqi individuale, atëherë të paktën të pjesëmarrjes në të. "Duke bashkëlidhur elemente të ndryshme të botës", shkruan Chevalier", "i ushqejnë njeriut dhe fëmijës ndjenjën se nuk janë qenie të vetmuara, të humbura në hapësirën që i rrethon. Të kundërshtosh me simbole, do të thotë të presësh një copë të vetvetes, të varfërosh tërë natyrën dhe me pretekst të realizmit, të ikësh nga thirrja më e vërtetë, që të jetojmë me një jetë integrale. Në një botë pa simbole nuk do të mund të merrej frymë: do ta shkaktonte menjëherë vdekjen shpirtërore të njeriut".

Por, çfarë është ajo bota integrale, për të cilën shkruan Chevalier? Në vend të përgjigjes do të vëmë në përdorim një konstatim të tij, ku shkruan, në parathënien e një libri mbi kabalën, se si është e qartë se, përveç vetëdijes sonë dhe ligjeve tona të logjikës, ekziston edhe një fushë e madhe e jetës, që është psika në kuptimin shtrirës, e cila është edhe më e gjerë, edhe më e thellë dhe e cila i përket, pas gjithë gjasave, sferës së pavetëdijes.

### Simbolet bashkojnë elemente të ndara

Hulumtimi i simboleve afron, pra tek e pavetëdijshmja, me se ishte dashur të vendosej një ekuilibër në mes së vetëdijshmes dhe së pavetëdijshmes - por gjithashtu edhe në mes së brendshmes dhe së jashtmes, së dukshmes dhe së padukshmes, logjikës dhe imagjinatës, "qiellit dhe Tokës". Me fjalë të tjera, simbolet bashkojnë përsëri elemente të ndara duke krijuar ekuilibrin që është i domosdoshëm për ekzistimin e një tërësie kompakte, një element përbërës i së cilës është edhe vetë njeriu - individi.

Simbolet kuptohen zakonisht një si shifër e shkurtër për një diçka që zakonisht mund të shprehet vështirë me fjalë - secila fjalë mund të jetë ashtu një simbol, por simboli nuk mund të kufizohet me gjuhë dhe ka një aspekt "të pavetëdijshëm" paksa të gjerë, i cili është i pamundshëm për t'u përcaktuar saktësisht dhe për t'u sqaruar plotësisht. Kështu mendonte, fundi i fundit, edhe Jung, duke shkruar se arsyeja, e cila hulumton simbolet, u drejtohet ideve, të cilat shtrih-



en jashtë rrokjes nga arsyeja. Meqenëse një mori e panumërueshme e tyre gjenden matanë kufirit të të kuptuarit njerëzor, vëmë në përdorim pandërprerë shprehje simbolike që të paraqesim nocione, të cilat as nuk mund t'i përkufizojmë, as t'i kuptojmë krejtësisht.

## Logjika e simboleve

Ata që vendosin për të studiuar thellë simbolet, për çfarëdo arsyesh, duke përfshirë edhe shfrytëzimin e "funksioneve përdoruese" (magjive) të tyre, e kuptojnë shpejt se simboli shpesh i kalon kufijtë e arsyes së kulluar, por megjithatë nuk bie në absurd. Kjo ndodh ngaqë kuptimin e tij global edhe ashtu nuk mund ta kuptojmë duke grumbulluar hollësi, në të cilat arrihet me anë të analizës "së zakonshme", - të lënë pa LOGJIKËN E IMAGJINARES DHE TË FANTASTIKES. "Simbolet duhen vënë në përdorim", ka shkruar Mirçea Eliade, "sipas logjikës së simboleve".

Fundi i fundit, edhe vetë termi logjikë e simbolit, e simboleve duhet të kuptohet në mënyrë të kushtëzuar skajshmërisht, meqenëse simbolet komunikojnë në mes tyre, sipas ligjeve dhe dialektikës, të cilat i kemi të panjohura ende. Simboli konkret nuk mund të përkufizohet, saktësisht dhe qetësisht, as ekziston interpretimi i tij universal. Përkundrazi, ai dallon, pothuaj si rregull, në traditat e ndryshme kulturore dhe gjeografike, madje dhe secili nga ne mund ta ndjekë një drejtim të interpretimit të tij ose madje ndoshta - derisa e dimë se perceptimi i simboleve është shumë individual - të shestojë ndonjë tjetër. "Simboli ka pikërisht një veti të jashtëzakonshme", shkruan Chevalier, "që bashkon në një shprehje të kuptueshme të gjitha ndikimet e pavetëdijshme dhe të vetëdijshme, si dhe forcat instinktive e shpirtërore, të cilat bien në konflikt ose janë në rrugë që të harmonizohen në njeriun".

("Fjalori simbolik").

## Funksioni përdorues i simboleve

Shumëkush që në simbolet kërkon "një kuptim më të thellë", është i prirur për të theksuar edhe VLERËN PËRDORUESE të tyre. Nga simbole astrologjie aq të pranishme, nga të cilat gjejmë në të gjitha kulturat dhe mjediset, interpretimin e simboleve në ëndrrat, në analizën psikologjike ose ndoshta në një stad më të lartë të stërvitjes zanafillëse - e gjithë deri tek magjia dhe, ta zëmë, kabala. Në këtë rast të fundit është fjala, rikujtojmë, për doktrinën hebraike të lashtë dhe të freskët, e cila interpreton sipas shkronjave, shenjave dhe simboleve të ndryshme Dhiatën e Vjetër dhe paraqet njëkohësisht një pikëpamje filozofike të vjetër, e cila përpiqet t'u përgjigjet pyetjeve të amshueshme të njeriut rreth origjinës dhe natyrës së gjithësisë, si dhe rreth fatit të njerëzimit të gjithmbarshëm. Dhe këtu duhet të përmendet menjëherë, ta zëmë, DRURI I JETËS i mirënjohur si një simbol i kombinuar, i cili paraqet në të njëjtën kohë shkakun e parë në trajtën e njeriut kryetip, dhe me të cilin operojnë njësoj edhe teoricienët, edhe prakticienët e kabalës, duke parë në skemën e tij komplekse qenësinë e mësimeve kabaliste të gjithmbarshme (simbole të rëndësishme janë, për shembull edhe Ylli i Davidit (Daudi) ... dhe i ashtuquajturi "kuadrat kabalist").

Po kështu është edhe magjia e cila fshihet pothuaj gjithmonë prapa formulave dhe ritualeve simbolike të ndryshme, duke shprehur përvetësimin e natyrës nga ana e njeriut, të cilin e realizon ky: "Në vetë atë me pjesëmarrjet e veta mikro-makro-kozmike, por gjithashtu edhe me konfirmimin e vendosur mbi të të individualitetit vetjak" (Edgar Moren - "Çovek i smrt" MAGIJA). Njohësit e hermetizmit e dinë se bazën e tij e përbën doktrina e elementeve kozmike, me të cilat është e mundshme të operosh edhe nëpërmjet simboleve. Në letërsinë vendëse mbi hermetizmin është përshkruar ashtu edhe projeksioni yjor me metodën e simboleve, ku përdoren simbolet e Ajrit, të Zjarri, të Ujit dhe të Tokës - por krahas vërejtjes si fshehurazi se ajo nuk u rekomandohet assesi personave të prekshëm dhe mendërisht jostabilë ("Simboli hematizma").

Me një sistem interesant të simboleve takohemi edhe në tarot (alkimik, magjik, mason), simboleve të të cilit u jepnin kabalistët, ta zëmë, fuqinë për të vënë në lëvizje ide universale, për të shkaktuar nëpër dukjen e tyre nëpër pavetëdijen, dhe për të mundësuar identifikimin e arketipave të amshuar të racës njerëzore (është interesant të shihet interpretimi i arketipave në tarot nga ana e Jungut). Alkimistët, që vinin gjithashtu në përdorim tarotin, e kishin po ashtu simbolizmin e vet, për të cilin mund të thuhet se i përket planit kozmologjik. Është e kuptueshme që një shikim më i hollësishëm në funksionet që rimarrin simbolet në të gjitha këto raste, është e pamundshme të jepet në një hapësirë kaq të ngushtuar, kështu që këtë herë do të mjaftohemi vetëm me regjistrimin njohës më të shkurtër...

## Simbolet në stërvitjen zanafillëse

"Përjetimi katatimik i figurave ose "loja e simboleve" është një teknikë interesante, me të cilën takohemi në një shkallë më të lartë të stërvitjes zanafillëse. Është fjala për një si "ëndërr, zhgjëndërr", domethënë për një metodë psikologjike të thellësisë, ku ushtruesit, pasi të kenë arritur në gjendjen e dëshiruar, ia japin vetes "urdhrin" që të paraqesin në një mënyrë sa më plastike sende ose situata konkrete të ndryshme, për ta shpjeguar më vonë përmbajtjen simbolike të atyre figurave të veta (të shihet "Autogeni trening" i Hannes Lindemannit, Zagreb 1979, kapitulli "Visi stupanj AT-a"). Fillohet me paraqitjen e sendeve konkrete të ndryshme, siç janë lule, pemë, spiranca, njeriu ose imazhi, për t'u kaluar pastaj në shqyrtimin e thellë të koncepteve dhe në paraqitjen figurative të paqes, të prehjes ose të qetësisë, por edhe të vlerave shpirtërore dhe të ekzistencës, siç janë liria, forca, lumturia, etj... Natyrisht, për t'u arritur fare në këtë shkallë, duhet të kapërcehen të gjitha etapat e stërvitjes zanafillëse, e cila fillon me ushtrimet më të thjeshta të shtendosjes.

## Motivi dhe funksioni i shoqërizimit

Është e qartë, simboli nuk është asgjë tjetër përveçse një çelës për një lëmë, i cili është më i madh sesa vetë ai dhe mundësitë e njohjes së njeriut, kështu që përdorimi i tij, i ndërmjetmë vetvetiu mund të çojë në konceptimin e drejtpërdrejtë, gjë që u përgjigjet teoricienëve, të cilët numërojnë në funksionet e simbolit edhe funksionin e JEHONËS ose të rikumbimit.



Para disa dhjetëvjetëshash Ernst Cassirrer, të menduarit, miti, krahas gjuhës dhe artit, e ka supozuar si një nga trajtat themelore të ndërmjetimit dhe të përjetimit simbolik të botës. Por, nuk duhet harruar se miti është një simbol shumë specifik ("simbol në aksion"), miti shprehet me anën e gjuhës - e jo gjuha me ndihmën e mitit, miti shprehet edhe me ndihmën e artit - e jo arti me ndihmën e mitit. Mitet duken, pra, si anasjella teatrore të simboleve, të kryetipave dhe të skemave, të cilat e kallëzojnë tashmë procesin e racionalizimit. Është interesant në këtë kontekst të rikujtohet funksioni i SHOQËRIZIMIT, gjithashtu imanent për simbolet: "Secili grup, secila kohë i ka simbolet e veta - nëse gjen jehonë në ne ndonjë simbol, kjo do të thotë se i takojmë një grupi ose kohe të caktuar", shkruan Chevalier. Pikërisht për këtë arsye, "megjithëse i vënë në rrezikun që, duke cenuar njësinë, ta dobësojë ndjenjën e njëmendësisë, nuk është gjë më pak e vërtetë sesa simboli është njëri nga faktorët më të fuqishëm të përfshirjes në njëmendësinë: ai bashkëlidh thellësisht me mjedisin shoqëror".

Me fjalë të tjera, bashkimi rreth simboleve, idealeve dhe iluzioneve kolektive, ka një fuqi magjike edhe në jetën politike dhe e lehtëson me të madhe teknikën e sundimit politik. Ta zëmë, pikërisht në këtë levë të pashfaqur, veçse të fuqishme, të sundimit politik, sheh një MIT politik. (Kapitulli për simbolet dhe mitet).

Ndërsa gjallërimi i miteve të vjetra gërshetohet me krijimin e të rejave, gjuha e të cilave është e mundshme të ngrihet në formën moderne të të menduarit, kështu që mitet vazhdojnë të jetojnë edhe në epokën e iluminizmit, të racionalizmit dhe të shkencës.

## Gjuha universale e simboleve

Ishte kjo, sido që të jetë, njëra nga pasqyrat më të shkurtra të mundshme të funksioneve të veçanta të simboleve, praninë e të cilave në botën e sotme bashkëkohore shumëkush as nuk e sheh ndryshe, përveçse si një segment të estetikës së përgjithshme, ndoshta madje dhe të modës, në disa raste edhe si variant të "një art fin pa vlerë". Fundi i fundit, madje edhe kjo do të mund të pranohej si një funksion, por vetëm në vargun pak të gjerë të shumë funksioneve të tjera dhe të rëndësishme, të cilat i kishin, domethënë që i kanë simbolet. Sepse, nuk duhet harruar se krijimi, renditja dhe interpretimet e simboleve janë një objekt i shqyrtimit të thellë të shumë disiplinave: të historisë së qytetërimeve dhe të feve, të antropologjisë, të historisë së artit, të mjekësisë, të psikologjisë, të gjuhësisë dhe të arkeologjisë.

Prandaj është tepër pak të thuhet se jetojmë edhe sot të rrethuar nga simbolet më të ndryshme.

Bota e simboleve, thjesht, jeton dhe funksionon në ne.

## Ç'personifikon Kulla e Babilionit?

Dihet se Bota e simbolikës është e gjerë dhe komplekse. Ato janë "pararojë" e gjuhës dhe shkrimit të saj, orvatje e parë e skribos për antropomorfizimin e natyrës. Simbolet në vjetërsinë e përkatësisë së tyre, asnjëherë nuk e kanë humbur freskinë. Në kontinuitetin historik të ekzistimit të tyre, ato, nëpër perioda kohësh, fitojnë aktualitetin edhe në trajtesat më moderne të shkrimit artistik, por ato gjejnë aplikim edhe në muzikë, film, në trendet e modës dhe në llojet e grafiteve.

## Rrethi babilonik

Rrethi është simbol universi. Përpiqet të përkufizojë tonalitetin e hapësirës, përsosmërinë e zanafillës, me një fjalë pafundësinë e kufizuar. Në harkun e tij të mbyllur, ekatrohet drama e "përsëritj-es së amshueshme të çdo gjëje". Aty mbyllet pakohësia, ose realitiviteti i të maturit të kohës me prepetum mobilen mekanike. Brenda tij ndodh marshimi, koha e pakufishme, infiniteti hyjnor. Rrethi në rrotullimin e tij relativizon fundin dhe fillimin, askund nuk ka fillim, askund nuk ka fund brenda rrethit. Aty mund të sillesh amshueshëm.

Arkitektura e kullës së Babilonit bën atë projektin parahistorik të simbolit parësor: rrethit, rrotës, universit! Në zbulimin kreativ të parë, rrethi del si ideja më gjeniale e njeriut, rrota që bën lëvizjen mekanike të lehtësisë me levë. Ka funksion terapeutik. Joan Chevelieri në "gjuhën e simboleve", kujton se dinamika e gjallë që bën Rrethi babilonik, "ushqen ndjenjën", barazon identifikimin e fuqisë së individit me mundësinë e tij të dirigjimit të masës lëvizëse. Ç'filozofë të urtë do të kenë qenë arkitektët e Kullës? Cili civilizim paraprak do t'u ketë arsimuar njohuritë e tyre kozmike? Kjo nuk dihet.

Rrethi na krijon hapësirën e kufizuar në pafundësinë e saj, "duke i lidhur elementet universe, ai na kultivon ndjenjën se nuk jemi të vetmuar brenda hapësirës që na rrethon". Jeta bëhet aty integrale, e krijon kompozicionin harmonik të lidhjes së elementeve dhe materieve që bëjnë kuptimin e të qenit i hapësirës.

## Përjashta rubikonit

Prirja e amshueshme e Njeriut që të krijojë simbole duke shndërruar trajtat e formave (materiale dhe gjuhësore), ka bërë atë rubikonin e paprekshëm jashtë kufijve të mundësisë shprehëse të poezisë, arkitekturës, pikturës, etj.. Krijohet pra gjuha e simboleve (në trope dhe në figura). Tropet si gjuhë pasurojnë kuptimin leksikor të fjalës, kurse figurat si materie (druri, mermeri, etj.) "personifikojnë" kumtimet e atyre përmbajtjeve që vetëm mund të sugjerohen, por që nuk ka fuqi gjuhësore të shprehen në esencën e tyre të ekzistimit.

Kulla e Babilionit është një Rreth Origjinal i Përmbajtjes. Përderisa pjesa urbane e saj nuk i dedikohej përfundimisht qëllimit të banimit, sa përshkrimit imagjinativ të universit, si lidhje e Njeriut-Tokë me Hyjin-Qiell. Rrethi (si projekt i saj, i Kullës) simbolizon gjithçkajen (totale) përsosmërinë e zanafillës, pafundësinë, amshimin, por edhe pakohësinë. Sentenca e kësaj domethënie përkufizon idenë elementare: asgjë nuk ka fillim dhe asgjë nuk ka mbarim. Kjo ide e simbolit ndërtues të Kullës, shprehet më së miri në konstatimin e filozofit Hermes Trismegis-it, që mendon - "Zoti është një Rreth, qendra e të cilit gjendet çdokund, ndërsa vëllimi një enigmë e madhe".

Pra ekziston aty edhe simboli parahistorik: kulla si "shkrim" arkivor, që dëshmon pikërisht vëllimin e mundësisë së shprehjes përmes fjalëve, të cilave u mungon për ne koncepti kuptimor, për shkak se ato shprehin përmbajtje të panjohura për ne.

Jenan Chevalier-i kujton se simboli ka edhe domethënie dhe funksion pedagogjik, madje edhe terapeutik... Pikërisht për shkak se ushqejnë ndjenjën, ato identifikohen vazhdimisht me individin, personalitetin, egocentrizmin në kuptimin mjekësor të kësaj fjale, sepse "bashkëlidhin elementet e ndryshme të natyrës" Chevalier-i kujton edhe se ato (simbolet) "i ushqejnë njeriut dhe fëmijës ndjenjën se nuk janë të vetmuar në kozmos dhe se nuk janë të humbur në hapësirën që na rrethon". Ata që përjashtojnë mundësinë receptuese të simboleve, këpusin një pjesë të vetvetes së tyre, zhveshin dhe varfërojnë natyrën nga shenjat domethënëse që na bëjnë hartën e orientimit shpirtëror. Bota pa simbole do ta vriste jetën shpirtërore të njeriut, do ta shndërronte atë në qenie inferiore anomale.

Dhe - Si duket ajo Bota Integrale e Simbolit, për të cilën na flet edhe Chevalier-i? Përveç vetëdijes sonë dhe ligjeve të logjikës, ekziston edhe një fushë e madhe e jetës që në kufijtë e shtrirjes së perceptimit i them "psikë". Kjo është një botë e gjerë dhe e thellë, të cilën nuk ka fuqi ta shprehë as gjuha, as trajta e latimit material të një objekti, por vetëm simboli brenda gjuhës dhe simboli brenda latimit material të një objekti. Gjuha zhvillohet duke ndjekur domethënien e simbolit, duke u përpjekur t'ia shprehë në mënyrë diskursive përmbajtjen e tij (simbolit).

# Imazhi i arabëve në poezinë epike shqipe*

Është e natyrshme që letërsitë të ndikohen prej njëra-tjetrës, të marrin dhe të japin. Në veçanti, nëse kemi të bëjmë me letërsinë popullore. Ky ndikim mund të jetë edhe më i fuqishëm, nëse marrëdhëniet e popujve të këtyre letërsive janë më të ngushta, dhe popujt kanë gjëra të përbashkëta që i bashkojnë.

Këto lidhje letrare janë evidente në mes popullit shqiptar atij arab, me gjithë distancën gjeografike në mes tyre; ky ishte rezultat i bashkëjetesës së dy popujve tanë në kuadër të Perandorisë Osmane, pushteti i së cilës shtrihej në tri kontinente dhe zgjati për një periudhë prej më shumë se pesë shekujsh. Kjo periudhë e gjatë kohore bëri që këta dy popuj të njiheshin në mes tyre, qoftë në betejat e luftërave në kuadër të ushtrisë osmane ose dhe në aspektet e ndërtimi të shtetit osman, siç ishte angazhimi i tyre në politikë, në fushën e arsimit, në ushtri, polici e në fusha të tjera.

Në realitet, këto ndikime ishin reflektim i vlerave të përbashkëta kulturore, ku përfshihen vlerat letrare arabe, turke, persiane, shqiptare, kurde etj.. Ndikime arabe dhe orientale në letërsinë shqipe, kishte jo vetëm gjatë periudhës së sundimit osman, po ato vazhduan edhe në kohën e Rilindjes Kombëtare Shqiptare, në fund të shekullit nëntëmbëdhjetë, medje deri në ditët e sotme.

Mund të thuhet së çështja e ndikimeve letrare është një temë e gjerë dhe komplekse, mirëpo në këtë studim unë do të mundohem të ndriçoj vetëm një aspekt, që ka të bëjë me imazhin e arabit në poezinë e epikës shqiptare, duke marrë si shembull poezinë epike, e njohur në letërsinë shqiptare si kënga e Gjergj Elez Alisë . Kjo këngë epike njihet me emra të ndryshëm si: "Gjergj Elez Alija e pret Harapin e detit ", "Si u bë Gjergj Elez Alija i fuqishëm", "Lufton motra e Gjergj Elez Alisë", "E bija e plakut Emin Aga e mbyt arabin zullumqar", etj..



### Kënga e Gjergj Elez Alisë

Kjo këngë që në variante të ndryshme përmban prej 240 deri 290 vargje nga pesë rreshta. Aktorë kryesorë të këngës, janë Gjergj Elez Alija, personalitet mitik shqiptar, dhe "Harapi i Zi", "Beduin arab" "Bajlozi i detit", figurë mitike që u njoh për fuqinë dhe zullumin e tij, ashtu siç e përshkruan kënga. Ngjarja zhvillohet, sipas këngës në qytetin-liman të Durrësit, në brigjet e detit Adriatik. Kënga fillon me këto vargje:

*"Ish Harapi, po, 'i trim me nam,*
*Zullum bajke horri n'katër anë,*
*shih, bezar, po, dynjenë qi p'e ban –*
*Gjithë ku gjejke ai trimat me nam,*
*T'tanë Harapi po m'i thirrte n'mejdan*
*E si zana horri po i shiton;*

Po zullumet e tij nuk përfundonin me kaq, ai u plaçkiste njerëzve pasurinë, nëpërkëmbte nderin e tyre, duke zgjedhur për çdo natë nga një vajzë më të bukur, të cilën e mbante një natë dhe pastaj ua kthente familjeve:

(I) K*a ardh koha për me dalë n' Shqipni*
*paska hipë ai qeni në gjemi*
*e po hec për at Detin e Zi.*
*N'skele t'Durrsit sa shpejt qi ka mbrri,*
*sa a dalë e pak pushim me ba*
*e përvetke: "Shqipnia a ka zot,*
*për mejdan kjo tokë, zo', a ka djalë*
*a ka kush haraqin qi ma ndal?"*

Kënga vazhdon më tutje dhe në të thuhet se është një djalë jetim i hasretit, i cili i ruan dhenë në malësi,dhe ai quhej Gjergj Elezi i Ri, që pritej ta zëvendësonte të atin si princ i Shqipnisë. Harapi i Zi kishte marrë lapsin dhe i kishte shkruar një letër, në të cilën numëronte kërkesat e tij. Aty pranë qëndronte nëna e Gjergjit, e cila e kishte vërejtur se gjatë leximit të letrës ishte shqetësuar, prandaj i kishte thënë: "gjaku n'ftyrë po t'ndryshon". Pasi përfundoi leximin e letrës, Gjergji i qe drejtuar s'ëmës:

*"Nanë, Harapi po m' thrret në mejdan*
*n'skele t'Durrsit. Ja n'mejdan me i shkua,*
*ja Shqipninë, po thot-o, me ja lshua.*
*Haraq t'ranë, bre, nanë, na paska çua:*
*Ka i buell t'pjekun e lypka m'ja prua,*
*lypka vozat me venë, me raki,*
*lypka 'i çikë të rritun në Malsi,*
*pas ni nate t'zotit me ja kthy.*
*S'paska fe, nanë, e s'paska burrni.*
*Qysh s'di ai qi n'kët t'shktretën Malsi*
*nuk kem' buell e nuk kemi raki*
*veç jetojmë në shkrepa me bag'ti*
*merrem' na call me dhen e me dhi?*

Gjergj Elez Alia, i cili, sipas këngës, është përfaqësues i denjë i traditës shqiptare, normalisht se nuk pranon asnjë prej kërkesave të Harapit të Zi. Këto kërkesa askush nuk do të mund t'i realizo-

nte në Shqipëri asnjëherë gjatë historisë. Andaj, Gjergj Elez Alija ishte i vendosur që të mos nënshtrohej, edhe pse Harapin e Zi e kishin përshkruar si njeri të fuqishëm dhe në dy luftimet e tij kishte lënë në mejdan kundërshtarët e tij, për të lënë më shumë se njëqind gra të veja dhe shumë fëmijë jetimë. Gjëja e vetme që e frikësonte Gjergjin, ishte që ai nuk kishte përvojë në dyluftim.

Nëna e Gjergj Elez Alisë, posa i dëgjoi fjalët e të birit, kërkoi që ai t'i përgjigjej, në anën tjetër të letrës, duke kërkuar prej tij një afat prej tridhjetë ditësh për t'u përgatitur për dyluftim me Harapin e Zi:

*Po ty nana: Gjerhj, qitash po t'mson –*
*shkrueja letren horrit n'tjetrën anë,*
*tridhetë ditë lypi afat me t'dhanë,*
*tridhetë ditë lypja, o bir, myhlet*
*se t'pan nana, djalë për marifet,*
*ka me t'pshelë, Gjergj, nana në kafez,*
*t'api mish t'terakut katër vjeç.*

Gjergji i ri, pa u hamendur fare, i përgjigjet Harapit të Zi duke i përfillur këshillat e nënës së tij:

*"Gjergji nanën mirë po ma digjon,*
*Shih Harapit sa mirë fjalë po i çon:*
*"Pak myhlet, Harap, mue me m'dhanë!"*

Kënga vazhdon e thotë se tridhjetë ditë kishin kaluar shumë shpejt . Erdhi koha e shkuarjes së djalit të ri, Gjergj Elez Alisë, në mejdan me Harapin e Zi. Gjergji veshi rrobat e luftës, të cilat i kishte trashëguar nga babai i tij dhe përgatiti kalin e bardhë. Por, nëna e Gjergjit dëshiroi që biri i saj të provonte fuqinë e vet në një lis të vjetër që ishte në oborr, sepse ashtu vepronte babai i Gjergjit, para se të dilte në mejdan. Gjergji mezi e përthekoi lisin me të dy duart, por me forcën e tij i lëvizi rrënjët. Nga kjo që pa, nëna qe bërë e sigurt në fitoren e të birit:

*"Hipi kalit, djalë, e mos ki dert.*
*sot Harapi belanë ka m'e gjetë".*

Gjergj Elez Alia, hipur në gjokun e tij niset në drejtim të Durrësit dhe, pasi kalon shtatë kodra e shtatë lugina, arrin në vendin e mejdanit, ku do të zhvillohej dyluftimi:

*"E kish pa Harapin e Zi*
*kah pushojke n'hije der gjemi,*
*tue granë ish po, at buellin e zi,*
*gjithë tuj pi ish ai venë e raki".*

Kënga përshkruan pamjen trishtuese të Harapit të Zi, prej së cilës tmerrohet edhe gjoku i bardhë, i cili ndalet dhe nuk ecën më tutje. Aty pranë Harapit të Zi ishte edhe kali i tij, të cilin këngëtari e quan Mërkovi i zi. Mirëpo, Gjergji nxiti gjokun e tij të ecte në drejtim të Harapit dhe arriti para derës së gjemisë:

*"Keq Harapit Gjergji iu gërmua:*
*Pse, Harap, ti fjalë mua me m'çua?*
*A di gjan qi sot i lash gujua?*
*Kohë nuk ka, aspak me u vonua,*
*nuk ka kohë, jo me t'lanë me ba qef,*
*Tue pi vënë e buell me granë të pjekë".*

Harapi, i hidhëruar, ia ktheu Gjergjit duke i thënë pse ngutej të shkonte në vdekje, madje sikur i dhimbsej, sepse ende nuk kishte mbushur të trembëdhjetat:

*"Shih, kish nis Harapi e po kesh.*
*Ka 'i gjysë buelli e në gojë p'e shtje,*
*Hajt, mor dreq ! Gjergjit po i bërtet.*
*A s'po t'pritet, more djalë, me dekë?*
*Qysh s'po t'pritet me ternua jetë*
*E s'i ki hala as trembdhetë vjet"?*

Gjergj Elez Alia, përsëri kërkoi prej Harapit të Zi që të ngrihej, sepse ai nuk kishte kohë për të humbur, po kishte ardhur për të ndarë mejdanin me të. Atëherë, Harapi i Zi u ngrit shpejt, i hipi Merrkovit të zi dhe filloi dyluftimi. Dyluftimi u zhvillua në një hapësirë të gjerë të bregdetit Adriatik. Pas një dyluftimi të gjatë e të ashpër, kënga thotë se Gjergj Elez Alia ngadhënjeu ndaj Harapit të Zi dhe e la të vdekur në mejdanin e betejës. Kështu, sipas këngës, Gjergj Elez Alia kthehet i gëzuar te nëna e tij, e cila e pret me gëzim:

*"Nana djalit përpara i ka dalë.*
*A m'je ardhë, Gjergj-o, ti faqebardhë,*
*a m'je ardhë, djalo, ti me shilar,*
*doj plagë, djalo, ti a ma ke marrë?*
*Shumë kollaj, lum nana, qi t'ka ardhë.*
*Frigë ka' pas dej n'skele qi je dalë.*
*Gjithë harapët n'kjoftë ashtu qi janë,*
*kurrë për jetë, jo, ne nuk na i hanë gjanë,*
*as haraçin kurrë s'kemi me ja dhanë,*
*na prej t'parëve s'e kem' pas adet.*
*Në kjoftë kral-o edhe në kjoftë mret,*
*s'guxon kush në namuz me na prekë,*
*t'mdhej e t'vegjël për pa tërrnua jetë".*

Kjo këngë epike konsiderohet si një model që paraqet lidhjet e letërsisë popullore në mes popullit shqiptar dhe atij arab. Kjo ishte pamje popullore ndaj "Harapit të Zi", apo beduinit arab, tek shumica e popullit shqiptar deri para një kohe jo fort të largët. Në imagjinatën e shqiptarit të thjeshtë "arapi" ishte një njeri i zi, me trup të madh dhe i vrazhdë. Mund të thuhet se kjo pamje dominonte edhe në letërsitë popullore tek të gjithë popujt e Ballkanit.

Prandaj konsideroj se organizimi i një simpoziumi ndërkombëtar nga Dega e Gjuhës dhe Letërsisë Arabe në Universitetin e Damaskut në temën: "Imazhi i arabëve dhe myslimanëve në letërsitë botërore", është një hap shumë i qëlluar, që kontribuon në përmirësimin e imazhit të arabëve dhe myslimanëve në këtë kohë, kur ky imazh, shumë herë edhe me qëllim, po shtrembërohet.



*Pamje nga Damasku*

* Kumtesë e lexuar nga Mr. Qemajl Morina në Simpoziumin Ndërkombëtar në Universitetin e Damaskut.

# Mirazh

Taxhudin Shabani

Dritë e bardhë e tretur në ngjyrë alltëni të zbehur, e në shkumën e kuqe hidhen gurët jeshilë, sikur në një qelq të lëmuar në kohën e copëzuar, si farë e mbjellë hidhet ëndrra nga dritarja e vetme e dhomës sime duke u përzier me zhgjëndrrën e argjendtë, ndërsa fjalët brofën dhe u përpëlitën në verandën e shtëpisë sime të porsazgjuar nga gjumi, frika u thye si amfora e lashtë nga dridhja që lëkundej nën rrënjët e shpirtit Tokë. Shtrihesha në kanapenë dhe rikujtoja aromën e dheut të lagur; kjo memorie nuhatëse më kujton kur kisha aq qejf të haja nga dheu i murit prej balte, por kjo ndjenjë humbi nën sëpatën e kohës po, kur e rikujtoj këtë moment, çdoherë më qahet.

Dola jashtë dhe i mora tekstet e mia e i mbështolla me pëlhurna të gjata, sepse në damarët e mi bëheshin toptha të ngjizur gjaku, dhe pengonin qarkullimin e lehtë të aromës së zbarkuar në lumenjtë që rridhnin në shpirtin tim. Në rrugë pashë një gazetë të hedhur dhe një fotografi në brendi të gazetës, që shkelej nga kalimtarët; ishte fotografi e një djali të vogël dhe pashë se si nga jargët e kërmijve që zvarriteshin mbi atë fotografi, ishin përjargur flokët e fëmijës dhe, si çadra të ngrira, ishin ngritur si përmendore në atë rrugë të qulltë që kaloja unë.

Tërë ditën e shikova atë kërmill dhe aq shumë isha dhënë pas tij, saqë isha fiksuar dhe doja ta kapja për kërthize e ta mbuloja me fletët e shkelura të gazetës.

Por pas këtij rasti, hodha një shikim dhe sytë m'i mbuluan do basma tyli, që reflektonin dritë të kredhur mbi shikimet e qytetit të fundosur nën grilat e trasha prej çeliku, të cilat ishin inskenuar nga prodhuesit e magnatëve të mëdhenj të hekurit e të prodhuesve të tjerë të llojllojshëm, e që duan ta ngjeshin dhe ta asfaltojnë qiellin.

Por kënaqësia kthehej përsëri në reflektimin e dritave të përhimta në dhomën time, në fshatin tim (ashtu disi m'u kujtua me mall) u zgjuan do hije në mure dhe ishin vizatuar do rrathë që krijonin një kolorit si luna-park, e unë si fëmijë gëzohesha nga lëvizjet e tyre, në këtë imazh krijova butësi sikur të puthja ylberin e ndritur nën kupën e kashtës së mbërthyer mirë në hajatin e shtëpisë së vjetër në fshat, atje ku kafshimi i diellit është ledhatim, atje ku heshtja të mbush gjoksin me ajër, sikur të një shkëmbi që me mijëra vite jeton mbi prehrin e tokës, ndërsa lloçi përreth zbukuron buzët me mjaltë dhe të bëhet ilaç shërues për të heshtur gjithmonë bashkë me heshtjen që ta ofron kjo pafundësi. I mbështjellë në shpirt nga aroma e luleve, u dalldisa në ngjyrat që nga çdo përrua përreth ishin kurdisur dhe hidhnin vallen e palodhur që ua ka dhënë Bukuria Hyjnore. Shihja do pamje sikur nga një bardak i xhamtë që derdhnin lot dhe sikur të donin të pajtoheshin për të qarë nga gëzimi i skuqur, mbi horizontin e hedhur krejt në blu, e kjo përthyerje nuk përshkruhet, po vetëm përjetohet. Dendësia shtreson



ajrin e zbarkuar mbi mjegullat që dalëngadalë fillojnë t'i japin nuanca nusërie fshatit që zbukurohej për dasmën ku gjithmonë ka hare e këndime Hyjnore, ndërsa si nuse më e zbukuruar, dukej hëna ime me velin e saj që i mbush me lot qerpikët e saj, nga dëshira e përhershme kur e sheh këtë pamje të përmalluar, saqë dashuria e saj shfaqet vetëm ta shohësh këtë bukuri, kurse përjetimi im më i këndshëm është ndjenja ime për të qenë dhëndër i saj çdoherë...

Më pastaj kjo ndjenjë të shfaq dëshirën për të qenë gjithmonë në këtë harmoni me bukurinë që të nënshtrohet me lloj-lloj ngjyrash si mozaik dhe të bënë të dashurohesh gjithmonë, dije se je i besatuar që asnjëherë të mos mund të tradhtosh, po edhe nëse do, nuk ka gjasa, monogamia është kader i vetëm në këtë dashuri dhe për çdo ditë të duket e freskët vesa e sabahut kur e dëgjon ezanin duke thirrur, e si mund të tradhtosh, tregomëni mua?!!...

Aty duken çezmat sikur të jenë qiellore, sidomos çezma tek varret e fshatit, ajo është më e bukura, e gdhendur me një gur të lashtë dhe gjithmonë i pret njerëzit për dhembshuri dhe për mall përkujtimi, ata që do të jenë të vendosur aty përgjithmonë dhe do të prehen nën gurgullimën e saj, po njëkohësisht edhe për ata që i përkujtojnë të shtrirët në lëndinën që kanë karshi, i pyet me pamjen më të bukur. Eeeh bukuri është edhe vdekja në këto male, bukuri është prehja nën hijen drunjve që do të të shoqërojnë deri në Ditën e Llogarisë.

Do të jetoj pranë këtij fshati që hedh trupin çdoherë për mikpritje dhe për t'u vendosur për çdoherë nën prehrin e hajatit, shkëmbit, luleve në përrua, mjegullës, Diellit, Hënës, lëndinës dhe varrezave të mia. Amanet e kam unë këtë, po edhe ju që e lexoni këtë tekst!

Kjo revoltë ka një madhështi, e ajo është veçse dëshirë për izolim dhe ikje nga magnatët e qytetit që thithin dhe japin me qira ajrin, që ne ta konsumojmë me faturë të dyfishtë, plus për çdo ditë kamata e saj rritet me përqindje të shumëfishuar.

**Një vjershë të shkruar prej mërgimtarit**
**Që e merrë malli edhe për gurin e malit**

# GURIT KULLËS

**Kurtish Parllaku**

O guri i kullës gëzohu që s'pate këmb
Se prej komunizmit edhe ti vendin e kishe lënë
Se çfarë rregjimi ka sunduar
Edhe kaurrit në Kosovë i'a ka kaluar

Këto nuk janë një vitë e dy
Por janë pesëdhjetë vjetët e zi
Si në Kosovë dhe në Shqipëri
Guri i Kullës në Kallabak

I lartë i pashëm është ai gur
Është shenjë si flamur
Edhe pse është me mijra vjet plak
Gjithmon ta kënda t'i rrish ngat

Te ai gur në fëmijeri gjithmon
Kam luajtur me shokët e mi
Kur vinte korriku dhe muaji gusht
Dhe kur dielli na e binte n'gusht

Ne fëmijët me shpejtësi
Hypnim në guri për freski
Për freski dhe lojra tjera
Ne fëmijët loznim porsi shqerra



Për atë gur që po bëjë fjalë
Ka dyzet vjet që jam ndarë
Dhe kurrë më se kam parë
Prandaj malli për të m'ka marrë

Malli i atij që lëshon vendin
Djeg përvlon si flaka e ferrit
Prandaj malli më ka gufua
Për atë gur unë me shkrua

Por prapë mora guxim
Duhet me qenë bujar dhe trim
Tek Allahu me u bazua
Se çdo gjë prej Tij është shkrua

Unë si emigrant si jam
Vetëm te Allahu shpresën e kam
Se me ndihmën e Atij
Mundet me mu largua kjo mërzi

Një Porosi dua me ua lënë
Vendin tuaj kurrë mos me e lënë
Se çdo erë dhe furtunë
Në vendin tënd s'mundet me të tund

A në qoftë se shkon përjashta
Të dridhë era porsi kashta
Dhe kah don ajo të çon
Herë në brigje herë në kodra

Luan me ty si fëmijët me lodra
A në qoftë se shkon në vend të huaj
Je si fleta që bjen n'ujë
Uji të banë të çonë kah don

Jeta e jote në det mbaron
Mallkua qoftë për çdo njeri
Qoftë plak apo i ri
Që largohet nga vendi i tij

# Lojërat e fatit

Prof. Muhamed Ikanoviç

**Islami e mëson njeriun të jetojë nga djersa e vet, e jo nga mashtrimi i të tjerëve. Përgjigjja e përgjithshme e Islamit për të gjitha gjërat e ndaluara, është se Allahu i Madhëruar e ndalon atë nga e cila ka dëme individi ose shoqëria në përgjithësi**

Dikur, njerëzit në sytë e tjerëve vërenin shenja të njerëzisë (sjelljes fisnike) dhe qëllimit të pastër. Sot, janë të rrallë shenjat që mund të vërehen në pamjet e të tjerëve, dhe, nëse do të mund të vërenim ndonjë gjë, kjo do të jetë shenja e euros ose e dollarit apo e ndonjë valute tjetër të vlefshme botërore. Ngarendja e përditshme pas parasë i ka nxitur disa persona që t'i krijojnë vetvetes punë fitimprurëse, që pa kurrfarë investimi, të arrijnë përfitime të mira. Nëse dëshirojmë të tregojmë se ç'janë në të vërtetë lojërat e fatit, lirisht mund të themi se kjo është grumbullimi i parave nga njerëzit, e pastaj shpërblimi i disave prej tyre, duke ia lënë një pjesë vetvetes. Nuk është për t'u habitur pse veprojnë kështu ata që fitojnë në këtë formë, por duhet të habitemi se si, me atë metodë perfide, kanë arritur të tërheqin tërë atë masë në një shtresë "të hollë akulli". Kjo edhe është aftësi, - ta kapërcesh të eturin përtej lumit.

### Ruajtja e pasurisë sipas parimeve islame

Juristët islamë e kanë zakon që në fillim të veprave të tyre, të cilat flasin për të drejtën e Islamit, të cekin dhe t'i sqarojnë synimet e Islamit, gjegjësisht për ç'arsye është shpallur kjo fe. Ndër të tjera ata përmendin edhe ruajtjen e pronës, respektivisht pasurisë personale dhe asaj shoqërore. Këtë e ka theksuar edhe i dërguari i Allahut xh.sh., Muhammedi s.a.v.s. në hytben e tij në Haxhxhin lamtumirës, duke thënë se është e ndaluar të shpërdoret ose të keqpërdoret prona e të tjerëve, jeta dhe nderi i tyre (Muslimi). Dhe jo vetëm kjo, por, sipas Islamit, ai që vdes duke mbrojtur pasurinë e tij, fiton gradën e shehidit. Për këtë arsye, siç thanë dijetarët islamë, janë të ndaluara vjedhja, mashtrimi etj., dhe janë paraparë dënime të rrepta për atë që i kalon kufijtë që ka vendosur Islami. Dhe tërë kjo, për të vetmin qëllim, që pasuria të jetë e ruajtur dhe që pronari saj ta qeverisë lirshëm atë duke e shpenzuar për nevojat e veta personale. Pasuria që posedon njeriu, është dhunti e Allahut, prandaj as atij personalisht nuk i lejohet ta shkapërderdhë pa kurrfarë dobie apo ta shkatërrojë, sepse për të do të japë përgjegjësi në Ditën e Gjykimit. Shumicës u është kufizuar shijimi i bukurisë së pasurisë në këtë botë, sa kohë që dikush tjetër e shkapërderdh. Pasuria i është dhënë njeriut për ta shfrytëzuar dhe jo për ta shkatërruar ose shpenzuar pa kontroll. Shkapërderdhja e pasurisë mund të jetë edhe shenjë kryelartësie, gjë që cila mund të hetohet më së shumti, kurse ne e dimë fare mirë se kryelartësia është e ndaluar dhe ai, tek i cili gjendet kjo veti e keqe, nuk do të hyjë në Xhennet.

### Jeta në kurriz të të tjerëve

Mënyra parizitare e jetës, jeta në kurriz të të tjerëve, nuk zë vend në Islam. Kurani dhe Syneti, jo vetëm që na mësojnë për adhurimet (ibadetet), siç janë namazi dhe agjërimi, por na mësojnë se jeta jonë duhet të jetë edhe e ndershme. Të jetosh në kurriz të të tjerëve, do të thotë të shfrytëzosh të tjerët për dobinë tënde, ose thënë ndryshe nuk ka mundësi të krijohet e të mos i shkaktojmë dikujt zullum dhe dëm, sepse ne ashtu as nuk kemi investuar vetë dhe as kemi punuar që të kemi bazë për të fituar për nevoja të jetës sonë. Allahu xh.sh. thotë: "E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni nëpër fytyrën e tokës dhe kërkoni mirësitë e Allahut xh.sh..." (el Xhumu'a 10).

Paraja e bukur dhe hallall është ajo që njeriu e ka fituar në mënyrë të ndershme. Pejgamberëve, po edhe besimtarëve të tjerë, u është urdhëruar të ushqehen me hallall - me ushqim të mirë dhe të lejuar. "O pejgamberë, ushqehuni me ushqim të mirë dhe të lejuar." (el-Mu'minun, 5).

Dëshira e njerëzve për t'u pasuruar shpejt dhe në mënyrë të lehtë, u ka bërë shërbim të tjerëve dhe i ka ndihmuar që të jetojnë jetë paraziti. Sado që njeriu habitet se si ia dolën njerëzit të krijojnë aq thjesht një biznes të mirë, si thuhet "nga shitja e mjegullës", nuk duhet të çuditemi, sepse kur dikush dëshiron të grumbullojë ndihma vullnetare ose humanitare për ndonjë vepër të mirë, grumbullimin e disa qindra eurove e konsideron sukses. Por është tragjik fakti se një "grumbullues" i lojërave të fatit - bastoreve, arrin të grumbullojë miliona - një 'jack pot' arrin gjer në 2 milionë, kurse ndihmat vullnetare për viktimat e Cunamit kanë arritur shumën prej 50-60 mijë, ndoshta pak më tepër.





dhe kënaqësinë e atyre parave, ose as që do të të bjerë në mend që të mendosh sa je i pasur, nga tërë ajo që mund të të godasë. Prandaj edhe dëgjojmë se si paratë e fituara në bixhoz, shumë shpejt lihen po në bixhoz dhe ato vetëm dorëzohen të tjerëve në duar për disa net... Madje, jo vetëm kaq, po për këto ndodhin probleme të mëdha në familje për shkak të humbjes së parave të fituara ose të përfitimit të mëparshëm. Të gjitha këto janë argumente të qarta për të dëshmuar se në haram nuk ka dobi.

## Islami ndalon lojërat e fatit

Për sa u përket lojërave të fatit, siç janë: bingo, loto, bastoret sportive dhe të ngjashme, normat islame janë të qarta. Islami i ndalon rreptësisht të gjitha llojet e lojërave të këtij lloji. Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveçse nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi në mes jush, t'ju pengojë nga të përmendurit Zotin dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?" (el-Maide, 90-91)

Ndoshta dikush do të pyesë: Pse janë të ndaluara dhe ç'të keqe ka nga ato ose në to? Një pjese të kësaj i është dhënë përgjigje në elaborimin e mësipërm, kur është cekur se shpenzimi i pasurisë së myslimanit duhet të jetë në gjëra të dobishme, nga të cilat e dimë se do të kemi rezultate/dobi. Po ashtu, nëse dikush dëshiron që t'i marrë tjetrit pasurinë, duhet t'ia bëjë me dije ose t'ia argumentojë pse ia merr dhe ç'i ofron për atë pasuri. Ata që marrin nga njerëzit për këto lloje lojërash, çfarë do t'i thonë atij që ka blerë tiketën ose atij që ka shpenzuar ndoshta disa qindra a mijëra duke blerë tiketa vite me radhë. Pa dyshim se do ta përqeshin në fytyrë ose do t'i thonë se ne nuk jemi fajtorë, sepse ai paska vepruar kështu se ishte dëshira e tij e lirë. Përgjigjja e dytë - është ajo që përmendet në ajetin kuranor - që shejtani përmes këtyre gjërave dëshiron të fusë urrejtjen në mes njerëzve dhe t'i ndajë nga përkulja ndaj Allahut xh.sh.. Përgjigjja e tretë do të ishte - Islami e mëson njeriun të jetojë nga djersa e vet, e jo nga mashtrimi i të tjerëve. Përgjigjja e përgjithshme e Islamit për të gjitha gjërat e ndaluara, është se Allahu i Madhëruar e ndalon atë nga e cila ka dëme individi ose shoqëria në përgjithësi.

Feja islame bazohet në një rregullore e cila shpie në sjellje të dobishme dhe që largojnë nga dëmi. E tërë ajo nëse përqendrohet pjesa e parë, që ka të bëjë me dobinë, urdhërohet në formë të detyruar ose vullnetare, duke pasur parasysh të mirat dhe dobitë që sjell me vete. Ndërsa e tërë ajo që përmban pjesa e dytë e normave, është e ndaluar në formën e obliguar a të rekomanduar në bazë të dëmit që sjell me vete.

## Si është fituar, ashtu është harxhuar

Duke u mësuar nga vetë jeta, e cila bazohet në shembuj praktikë, populli pasardhësve u ka lënë fjalë të urta, të cilat janë bartur brez pas brezi. Njëra prej atyre fjalëve të urta është: "Si është fituar, ashtu është harxhuar", që do të thotë se në atë formë që e fiton, hallall a haram, ashtu do ta harxhosh. Shumica, kur diskutojnë apo mendojnë për paratë, i shikojnë shifrat, duke menduar se tërë urtësia qëndron aty. Myslimani, para se t'i shikojë shumat, shikon mënyrën e arritjes së asaj shume parash, dhe pasi ta ketë konstatuar këtë, E lut Allahun xh.sh. që për atë që fiton, t'i japë bereqet. Urtësia nuk qëndron tek sasia, por tek fakti sa ka njeriu bereqet prej saj. Edhe pse mund të ndodhë që dikush të fitojë në mënyrë të lehtë, duhet ta ketë të qartë se ajo mund t'i ikë në të njëjtën mënyrë. Fatkeqësitë vijnë në bazë të meritave të njerëzve, po ashtu edhe pasuria e fituar në mënyrë të ndaluar, sjell pasoja fatale. Ndoshta sot i fiton ato para, por nesër mund t'i harxhosh për mjekimin vetvetes ose të ndonjë anëtari të familjes dhe të mos e shijosh bukurinë

## Pasojat e këqija nga pasuria e fituar haram

Fitimi haram jo vetëm që lë pas pasojën e përgjegjësisë për atë pasuri në Ditën e Gjykimit, por bëhet shkaktare për mohimin e disa begative. Lidhur me këtë, Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Me të vërtetë All-llahu xh.sh. është i mirë dhe nuk pranon asgjë përveç së mirës; me të vërtetë All-llahu xh.sh. i ka urdhëruar besimtarët për ato që u ka urdhëruar pejgamberëve, dhe ka thënë: "O ju pejgamberë, ushqehuni me ushqime të mira dhe të lejuara dhe bëni vepra të mira.." (El mu'minun, 151). "O besimtarë, ushqehuni me të mirat prej të cilave ju kemi furnizuar dhe falënderoni All-llahun xh.sh. dhe vetëm Atij përuljuni". (El Bekare, 172). Dhe më pas Pejgamberi s.a.v.s. ka përmendur rastin e një personi që kishte udhëtuar një kohë të gjatë, me flokë të shprishur dhe të pluhurosur, e duart i kishte ngritur nga qielli duke u lutur: "O Zot, O Zot", ndërsa ushqehet me haram, pijet i ka haram, rrobat i ka haram, është i ushqyer me haram, dhe si t'i pranohet lutja"! (Muslimi)

Edhe nëse dikush nuk ushqehet drejtpërdrejt nga ato që janë të ndaluara me Islam, po e blen nga të fituarat haram, - i bëhet haram. Gjithashtu transmetohet thënia, të cilën e ka shënuar imam Sujutiu, ku Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Mishi që ka prejardhjen prej haramit, zjarrin e ka më së afërmi". A thua të gjitha këto që cekëm, nuk janë argumente të mjaftueshme për t'u larguar nga kjo e keqe dhe për të kërkuar furnizimin tonë në mënyrën që i ka hije myslimanit, sepse atëherë mund të mbështetemi tek Allahu xh.sh. dhe të kërkojmë nga Ai lehtësime në atë rrugë: "... e kush u përmbahet dispozitave të All-llahut, atij Ai i hap rrugë, dhe e furnizon prej nga nuk e kujton fare..." (Et-Talak, 2-3).

*Përktheu dhe përshtati:*
***Esat Rexha***

# Myftiu Tërnava priti raportuesen e OKB-së Asma Jahangir



Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 6 maj 2009, priti Raportuesen Speciale të Kombeve të Bashkuara për liritë fetare, Asma Jahangir, e cila në kuadër të një vizite në Ballkan, po qëndron në Kosovë në një mision për të mbledhur fakte për shkallën e respektimin të lirisë së fesë.

Në takim me Myftiun, znj. Asma u interesua për gjendjen në Bashkësinë Islame të Kosovës, për vizionin dhe objektivat e saj, për bashkëpunimin me bashkësitë e tjera fetare si dhe për fushën e shprehjes dhe predikimit të lirë të fesë e të besimit në Kosovë.

Në bisedë me zonjën Jahangir, Myftiu Tërnava u shpreh: "Ne si popull u takojmë tri besimeve: islam, ortodoks dhe katolik, mirëpo, e them me krenari që historia jonë nuk njeh ndonjë konflikt a ngatërresë me baza fetare. Ne si popull, po edhe të tri bashkësitë tona, prej kohësh kemi kultivuar tolerancën, harmoninë e mirëkuptimin ndërfetar".

"Të njëjtën qasje e kemi edhe ndaj popujve të tjerë pavarësisht çfarë besimi kanë ata" - tha më tutje Myftiu Tërnava.

Duku folur për bashkëpunimin me bashkësitë e tjera fetare, Myftiu Tërnava theksoi: "Përderisa me Kishën Katolike kemi bashkëpunim e marrëdhënie shumë të mira, me gjithë angazhimin tonë po edhe të Kishës Katolike të Kosovës dhe të faktorit ndërkombëtar, që është i pranishëm në Kosovë, një gjë të tillë nuk e kemi arritur me Kishën Ortodokse Serbe. Kjo për faktin se Kisha Ortodokse Serbe nuk e njeh realitetin e ri në Kosovë. Megjithatë, ne kemi grupin ndërfetar që nga 1997, i cili është angazhuar që të japë kontributin e tij për relaksimin e marrëdhënieve ndërfetare e ndëretnike, po gjithherë kemi hasur në refuzimin e Kishës Serbe".

Ndërsa, duke folur për pozitën e bashkësive fetare, Myftiu Tërnava tha: "Edhe 10 vjet pas luftës bashkësitë fetare nuk e kanë të rregulluar me ligj statusin juridik, gjë që është një hendikep i madh për ne". Myftiu foli edhe për shkeljen e të drejtave elementare të njeriut, që u bëhen besimtarëve në sektorin publik në procesin e arsimit të mesëm dhe në punësim.

---

## Myftiu Tërnava priti Dekanin e Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës Dr.Ismet Bushatliç



Myftiu i Kosovës ka pritur më 5 maj 2009, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame, Dekanin e Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës, Dr. Ismet Bushatliç, i cili po qëndron për vizitë në Kosovë, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij.

Myftiu Tërnava, mysafirët nga Fakulteti i Shkencave Islame (FSHI) të Sarajevës, i njohu me të arriturat e Kosovës dhe të Bashkësisë Islame. Myftiu tha se ndihet i privilegjuar që sot pret në Kosovën shtet i lirë e demokratik, profesorët e nderuar nga Fakulteti i Shkencave Islame i Sarajevës.

Myftiu Tërnava i njohu mysafirët e Fakultetit të Shkencave Islame edhe me projektin për ndërtimin e godinës së FSI-së të Prishtinës.

Dekani Ismet Bushatliç, pasi falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, u shpreh i gëzuar që po viziton Kosovën e lirë e sovrane: "I nderuar Myfti, jemi këtu me ftesën e Dekanit të FSI-së, Dr. Rexhep Boja, me të cilin kemi biseduar për format e bashkëpunimit në mes dy institucioneve tona - Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës dhe Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës" - theksoi ai.

Myftiu Tërnava, në këtë takim përkrahu bashkëpunimin në mes dy institucioneve më të larta të arsimit islam. "Me krijimin e rrethanave të reja, - theksoi ai, - mendoj që duhet të ripërtërihen lidhjet e mëhershme që kanë ekzistuar në mes popujve tanë. Shpresojmë që së shpejti të krijohen kushtet që edhe Bosnja e Hercegovina ta njohë Kosovën dhe të krijohen kushtet për komunikim normal në mes dy popujve. Popujt tanë patën të kaluarën e përbashkët, u përballën me të njëjtin armik dhe që të dy dolën fitimtarë; falë luftërave heroike dhe ndihmës së botës demokratike, dolën fitues dhe krijuan shtetet e lira e demokratike" - përfundoi Myftiu Tërnava.

Ndërsa Dekani Dr. Ismet Bushatliç tha se lidhjet e dy popujve, atij boshnjak dhe popullit shqiptar, janë të hershme dhe të natyrshme, por të panatyrshme janë pengesat që janë shfaqur tash për kontakte në mes dy popujve. "Mirëpo, shpresoj që shumë shpejt - tha ai, ndër të tjera, - edhe këto pengesa do të zhduken dhe kontaktet tona në të gjitha nivelet do të jenë më të shpeshta".

# Dekani i FSI-së, Dr. Rexhep Boja, priti Dekanin e FShI-së të Sarajevës, Dr. Ismet Bushatliç





Një delegacion i Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës, i kryesuar nga Dekani Dr. Ismet Bushatliç, vizitoi sot Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, ku u pritën nga Dekani Dr. Rexhep Boja me bashkëpunëtorët.

Dekani Boja, pasi falënderoi mysafirët nga Fakulteti i Shkencave Islame të Sarajevës për vizitën, i njohu ata me historikun, sukseset dhe sfidat e Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës. Dr. Boja mysafirët nga Sarajeva i njohu edhe me planet dhe programet e FSI-së si dhe me përgatitjet për hapjen e studimeve pasuniversitare, për se kërkoi edhe ndihmën dhe eksperiencën e Fakultetit të Shkencave Islame të Sarajevës.

Dekani Bushatliç u shpreh i gatshëm për të ndihmuar Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, qoftë përmes kuadrit e literaturës dhe qoftë duke vënë në dispozicion eksperiencën e Sarajevës.

“Shpresoj që në të ardhmen kontaktet tona do të jenë shumë më dinamike dhe më të frytshme si në këmbimin e studentëve, këmbimin e kuadrit akademik si dhe në hartimin e objektivave të përbashkët për studime pasuniversitare në fushat e islamologjisë.” - u shpreh Dekani Bushatliç.

Dr. Boja dhe Dr. Bushatliç u pajtuan që shumë shpejt të nënshkruajnë protokollin e bashkëpunimit në mes të dy institucioneve respektive.

Dr. Bushatliç ftoi Dr. Bojën që ta vizitojë Fakultetin e Shkencave Islame të Sarajevës.

Në takim qenë të pranishëm edhe drejtuesit e lartë të Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, mr. Qemajl Morina - prodekan, Dr. Xhabir Hamiti- sekretar i FSI-së si dhe një numër i profesorëve të FSI-së, ndërsa nga Fakulteti i Shkencave Islame të Sarajevës qenë edhe D. Hafiz Fazliç, Dr. Adnan Silajxhiç, Dr. Muhamed Kico dhe mr. Orhan Bajraktareviç.

*Dua hatmeje në Rahovec*

# Kurorëzohet puna 3 vjeçare

Në xhaminë e madhe e të bukur të Rahovecit, në një ambient të ngrohtë u mbajt manifestimi me rastin e përfundimit të dua hatmes së gjeneratës IX të 54 vijuesve të mësimbesimit. Në këtë manifestim ishin të pranishëm edhe Myftiu i KBI-së i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, Kryeimami i BI-së së Kosovës, Mr. Sabri ef. Bajgora, imamët e Këshillit të Bashkësisë Islame të Rahovecit, prindërit si dhe shumë xhematlinj. Hytben e xhumasë e mbajti Myftiu, i cili foli për rëndësinë e të mësuarit të Kuranit dhe zbatimit të tij në jetën e myslimanëve. Ai, ndër të tjera, tha: “Allahu i Lartësuar dërgoi udhërrëfyes, Pejgamberë, që t'i tregojnë njeriut ku është rruga e vërtetë. Ai zbriti edhe libra, por kryedhurata e të gjithë librave prej Ademit e deri në Ditën e Kiametit ka qenë, është dhe do të mbetet Kurani, i cili i është dërguar Muhamedit, paqja e Zotit qoftë për të.” Në vazhdim të fjalës së tij, Myftiu porositi duke thënë: “Ky libër duhet të përvetësohet nga individi, familja dhe shoqëria. Drita e këtij libri duhet të depërtojë në zemrën, shpirtin dhe mendjen e të gjithë besimtarëve, nëpër të gjitha familjet. Kudo që ne gjendemi, duhet të krenohemi që i takojmë këtij besimi, ngase ky besim është i ndritshëm, rrezit me rrezet e veta anekënd botës”.

Pas përfundimit të namazit, të pranishmit i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhjen kryemami i KBI-së të Rahovecit, Nusret ef. Abazibra, i cili tha se jemi mbledhur këtu për të kurorëzuar punën trevjeçare me vijuesit e mësimbesimit.Më pas fjalën e mori kryetari i KBI-së të Rahovecit, Shani ef. Sylka, i cili në fillim i përshëndeti të pranishmit dhe më tutje theksoi se pasi që prej vitit 1991 nga ajo xhami kanë përfunduar mësimin dhe leximin e Kuranit më shumë se 400 nxënës, 50 prej të cilëve kanë përfunduar medresenë e mesme “Alauddin”. Në fund, Kryeimami i BI-së së Kosovës, Mr. Sabri ef. Bajgora, dhe imami Emin ef. Durguti, u shpërndanë nxënësve mirënjohje për suksesin e treguar gjatë vijimit të mësimbesimit.

Emrat e vijuesve të mësim besimit që bënë hatmen te mësimdhënësi *Nusret ef. Abazibra*: Abdyl Mullabazi, Agnesa Spahiu, Allmedina Durguti,Anida Durguti, Art Hoxha, Azra Durguti, Berat Lama, Demira Kryeziu, Ebsar Qmega,Eda Mushla, Edina Kryeziu, Elife Kollari, Ellma Durguti, Emir Abazibra, Hanife Durguti, Hazize Jupa, Ibadete Oruqi, Ilir Durguti, Ilir Shehu, Jasin Nurshaba, Liridon Isma, Medina Durguti, Nehale Shehu, Rabija Zllanoga, Rexhep Hoxha, Sabahate Eminazeri, Sellma Dërmala, Shirina Shehu, Venhare Kadiri, Xhyzide Tahiraga.

Kurse te mësimdhënësi *Emin ef. Durguti* bënë hatme këta nxënës: Albina Durguti, Amra Korenica, Bahir Spahiu, Behar Danuza, Besar Dërmala Besar Durguti, Besime Limanmera, Besim Kadiri, Edina Durguti, Elmedina Haxhijaha, Emina Durguti, Emir Hoxha, Ermira Vuçitërna, Esma Dërmala, Esned Tahiraga, Hafifa Durguti, Fatih Korenica, Hajrunisa Sylka, Harun Korenica, Krenare Mullaliu, Osman Kadir, Shefkije Qmega.

Mësimdhënësi *Adnan ef. Pallqa,* nxënësit: Ellma Dërmala, Nabahata Eminazëri, Almedin Ejupi.

***(n. abazibra)***

# “Bereqeti” ndihmon me veshmbathje nxënësit nëpër shkolla e vise rurale



Më 7 maj 2009, shoqata humanitare “Bereqeti” ka filluar një aksion humanitar për shpërndarjen e veshmbathjes për nevoja të nxënësve dhe personelit arsimor në disa shkolla nëpër zonat rurale të vendit. Këtë aksion shoqata e ka filluar në shkollën “Filip Shiroka” të fshatit Slivovë të Prishtinës dhe në paralelen e saj të Llajshecit, ku nga një palë rroba përfituan më shumë se 100 nxënës dhe mësimdhënës të shkollës.

Përpos rrobave për nxënës, shoqata dhuroi edhe nga një libër me poezi të autorit Sali Salihu, si dhe librin për fëmijë “Të mësoj për të dërguarin”.

Lidhur me nismën më të re të shoqatës, kryetari, z. Fitim Flugaj, na tha: “Me qëllim që sadopak t’u dalim në ndihmë prindërve, sidomos në zonat rurale, ku varfëria është më e theksuar, kemi vendosur të marrim këtë aksion që për nevoja të shkollave që ne i konsiderojmë se kanë më shumë nevojë, të japim rroba për nxënësit dhe personelin edukativo- arsimor. Vlera e rrobave që japim ne për një nxënës, kalon shumën e 40 eurove. Këto ndihma janë siguruar falë disa ndërmarrjeve tregtare që kryesisht merren me veshmbathje, që thuajse rregullisht bashkëpunojnë me ne, siç janë: “Litle Big”, “Sach”, dhe disa dyqane të tjera. Një kontingjent i ndihmave po ashtu rroba, na ka ardhur nga xhemati i Flumsit nga Zvicra, të cilët i falënderojmë dhe lutemi që Zoti t’ua shtojë pasurinë”.

Më tutje kryetari Flugaj thotë: “Ne si shoqatë jemi të përkushtuar të ndihmojmë aq sa kemi mundësi. Këtë aksion do ta vazhdojmë edhe në ditët në vazhdim në shkolla të tjera. Me këtë rast dua të falënderoj edhe aktivistët tanë të palodhur, si Xheladin Fazliu, Sevdair Haxhiu, Xhafer Fejziu, Eset Bajraktari, Xhemush Biçku, të cilët nuk kursejnë asgjë që të jenë në shërbim të nevojtarëve.”

Përpos nxënësve dhe arsimtarëve të shkollës së Slivovës, shoqata “Bereqeti” ndihmoi edhe punonjësit e ambulancës dhe ata të bibliotekës së fshatit.

## “Bereqeti”, rroba vere për nxënësit e shkollës së Arllatit

Shoqata “Bereqeti” ka vazhduar më 14 maj 2009, aksionin e ndihmës për shkollat rurale, me veshmbathje. Sot kryetari i shoqatës “Bereqeti”, z. Fitim Flugaj, i shoqëruar nga Xheladin Fazliu, ka qëndruar në Arllat të komunës së Drenasit, ku për 100 nxënës të shkollës fillore “Abedin Bujupi”, paralelja në lagjen e xhamisë, dhuroi nga një palë rroba vere.

Përpos nxënësve, kjo shoqatë nga një palë rroba u ka dhuruar edhe anëtarëve të kolektivit të kësaj shkolle. Po në Arllat, shoqata “Bereqeti”, për disa familje që kishte propozuar administratori i fshatit, ka dhënë rroba për të gjithë familjarët e tyre.



Së bashku me aktivistët e shoqatës “Bereqeti”, të pranishëm gjatë dhënies së ndihmave qenë edhe imami i fshatit, Beqir ef. Thaçi, pastaj drejtori i shkollës, Shaban Morina, përgjegjësi i paraleles së ndarë, Shaip Gashi, administratori i fshatit Qamil Gashi, si dhe disa arsimtarë e banorë të Arllatit.Në bisedë me kryetarin e shoqatës “Bereqeti”, z. Fitim Flugaj, banorët e Arllatit, pasi falënderuan shoqatën për kujdesin e treguar, njëkohësisht prezantuan gjendjen e vështirë edhe në shkolla të tjera të Arllatit e të rrethinës dhe kërkuan nga shoqata që, brenda mundësive, t’u ndihmojë edhe atyre.

# Medresantet kontribuojnë në shtimin e sipërfaqeve të gjelbra në kryeqytet




Nxënëset e klasës së dytë të Medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, në kuadër të aktiviteteve të lira, më 7 maj 2009, në lagjen "Dardania", me moton "Të kontribuojmë në ruajtjen dhe mirëmbajtjen e ambientit të pastër" kanë ndihmuar ndërmarrjen komunale "Hortikultura" në mbjelljen e drunjve dekorativë, bredhave, Tuja-ve dhe Juniperus-it.

"Kjo nismë është iniciativë e vetë nxënëseve të klasës së dytë dhe profesoreshës së biologjisë, znj. Azemine Kukaj" - na tha drejtori i Medresesë, Bahri Simnica.

Me këtë rast nxënëset u shprehën se këtë aksion në ndihmë të "Hortikulturës" e kanë ndërmarrë me qëllim që të japin kontributin e tyre sado të vogël, në ruajtjen e mjedisit si dhe në shtimin dhe rregullimin e sipërfaqeve të gjelbëruara në kryeqendër. Lutfi Paçarada - koordinator për mirëmbajtjen dhe shtimin e hapësirave të gjelbra, tha se kanë mirëpritur gatishmërinë e nxënëseve të medresesë, të cilat u qenë bashkuar në aksionin e tyre për rregullimin dhe shtimin e sipërfaqeve të gjelbëruara në kryeqytet. "Shpresojë të kemi më shumë këso aksionesh nga ana e shkollarëve e qytetarëve tanë" - theksoi ai.

***(r. shkodra)***

# Adnan Bërbatovci magjistroi në shkencat e Akaidit

Më 27 prill 2009 në Universitetin e Hapur Amerikan, dega në Kajro, kandidati Adnan Bërbatovci mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull *"Marksizmi - ndikimi i tij në Kosovë dhe qëndrimi i Islamit ndaj tij".* Komisioni ishte i përbërë nga:

1. Prof. Dr. Muhamed Reshad Dehmesh, ligjërues në Fakultetin e studimeve islame, pranë universitetit "Al-Az'har" të Kajros (mentor); 2. Prof. Dr. Abdallah Shakir, ligjërues në Universitetin e Hapur Amerikan, dega Kajro.



*Anëtarë të komisionit:*

- Prof. Dr. Jusuf Id, ligjërues në universitetin "Al-Az'har", Fakulteti i Da'ves - Kajro;
- Prof. Dr. Muhamed Omer, ligjërues në universitetin "Al-Az'har", Fakulteti i Da'ves-Kajro.

Komisioni e vlerësoi lart temën e paraqitur, sepse, sikur u theksua, "në të shtjellohet ideja marksiste që nga fillet e saj të hershme e deri në ditët tona" dhe posaçërisht vlerësoi kapitullin që flet mbi marksizmin dhe ndikimin e tij në trevën e Kosovës dhe në viset mbarëshqiptare, si dhe përpjekjet e vazhdueshme të popullit shqiptar për t'u liruar nga kjo dogmë. Në veçanti është theksuar kontributi i ulemave shqiptarë në këtë fushë. Komisioni i përbërë nga profesorët e lartshënuar, pasi diskutoi rreth kësaj teme, paraqiti edhe sugjerimet e tij dhe, në fund, vlerësoi temën maksimalisht, me notë të shkëlqyeshme.

## Biografi

Adnan Bërbatovci ka lindur në Fushë-Kosovë, më 13.10.1978. Shkollën fillore e kreu në Fushë-Kosovë, kurse të mesmen-medresenë "Alauddin" të Prishtinës (1993-1997). Diplomoi në universitetin "Al-Az'har" të Kajros, Fakulteti i Usuli-Dinit, dega Akaid dhe Filozofi, në vitin 2002. Punoi imam dhe hatib prej vitit 2002 deri më 2008 në xhaminë e Fushë-Kosovës. Që nga prilli i vitit 2008 u transferua në detyrën e sekretarit pranë KBI-së të Prishtinës.

***(a.simnica)***

## Këshilli i parë zyrtar islam bashkon myslimanët në Ukrainë



Njoftohet se në Ukrainë është formuar celula e parë zyrtare me emrin 'Këshilli Konsultues i Myslimanëve të Ukrainës', që bashkon myslimanët e vendit dhe i përfaqëson ata zyrtarisht në rrafshin lokal e botëror. Këshilli ka për qëllim unifikimin e përpjekjeve të minoritetit mysliman, ngritjen e pozitës së tyre dhe ndihmën për integrimin e tyre në shoqëri duke ruajtur fenë.Ky këshill u formua me ndihmën e zyrës qeveritare të feve, ku përfshihen të gjitha administratat dhe organizatat islame vepruese në Ukrainë. Në mbledhjen e formimit të këshillit merrte pjesë kryetari i zyrës fetare të Qeverisë Ukrainase, Aleksandër Saxhan, përkrah drejtorëve dhe përfaqësuesve të shumë shoqatave dhe organizatave fetare e islame. Pakti i këshillit mëton ndihmën e ndërsjellë të këtyre organizatave e shoqatave në kornizën e shërbimit të Islamit dhe myslimanëve në Ukrainë, si dhe ndihmën reciproke dhe arritjet kulturore, publicistike dhe qytetare me qeverinë dhe shoqërinë.

## UNESCO 'Bejruti kryeqyteti Botëror i Librit për vitin 2009'



Kryeqyteti libanez festoi emërimin nga Organizata e Kombeve të Bashkuara për Edukim, Shkencë dhe Kulturë (UNESCO) si Kryeqyteti Botëror i Librit për vitin 2009. Prej arsyeve pse Bejruti u emërua si Kryeqytet Botëror për Librin, është edhe mbështetja e Sektorit të Librit në Liban në proceset e tij të ndryshme të publikimit, si: shkrimi, shtypi, botimi, shpërndarja e librit, pastaj nxitja për arritje dhe zhvillim të metodave të ndryshme drejt kulturës përmes njohjes me trashëgimitë kulturore dhe efektet e tyre, gjithashtu duke ruajtur modernen, si dhe evenimentet letrare dhe ato të mendimit, të cilat konsiderohen si hapje me qytetërimin botëror.

## Xhamia e parë e projektuar nga një grua



Inaugurohet në Turqi "Xhamia e re", e projektuar nga Zejnepe Fadilioglu, me muret e saj prej xhami, që është një shembull i bashkimit të modernes me klasiken." - ka theksuar Çagriç. Koha pas xhumasë u zgjodh si kohë për hapjen e "Xhamisë së re" në periferi të Uskudarit në pjesën aziatike të Stambollit, në prani të një turme të madhe pjesëmarrësish. "Në këtë xhami, është ruajtur arkitektura klasike turke, por në të njëjtën kohë është edhe ndërtesë moderne." - tha Myftiu i Stambollit, Mustafa Çagriç.

## Dijetarët e Az'harit në lidhje me namazin e xhumasë dhe gripin e derrave



Shejhu i Az'harit, Muhammed Sejjid Tantavi, dhe Myftiu i Egjiptit, Ali Xhuma, si dhe një numër pjesëmarrësish të tjerë nga shoqata fetare, u takuan në një seancë që u mbajt në lidhje me çështjen e namazit të xhumasë dhe kryerjen e riteve të tjera fetare kolektive, si Haxhi, në kohën e përhapjes së sëmundjeve ngjitëse, si shembulli i gripit të derrave. Gjatë seancës dijetarët u pajtuan se lajmërimi për anulimin e namazit të xhumasë dhe të gjitha riteve të tjera kolektive, është peng i momentit në të cilin autoritetet e shëndetësisë botërore lajmërojnë se niveli i kërcënimit nga virusi influenca H1N1 i derrave, arrin shkallën e gjashtë. Sipas njoftimeve të nxjerra nga meshihati i Az'harit, thuhet se Këshilli i Hulumtimeve Islame nuk do të ngurrojë, qoftë edhe të kërkojë anulimin e Haxhit gjatë sezonit të ardhshëm, nëse gjendemi afër rrezikut që kërcënon të gjithë. Shejhu i Az'harit, Tantavi konfirmoi se Islami kujdeset për njeriun, mbron të drejtën e jetës së tij dhe parandalon rënien në çfarëdo rreziku që kërcënon jetën e tij.

## Fondacioni 'Meka e Shenjtë' ndërton 40 xhami në Çad



Fondacioni 'Meka e Shenjtë për bamirësi', që është organ i Ligës Botërore Islame, ka ndërtuar 35 xhami dhe 5 faltore (mesxhide) në disa qytete dhe fshatra të Republikës së Çadit, dhe gjithashtu ka hapur 200 puse uji në shumë anë të shtetit, që kushtoi 7 milionë rialë saudit. Fondacioni ka siguruar qendra shëndetësore në Çad për të përmbushur kërkesat e nevojshme mjekësore. Kjo, sipas misionit të Ligës, për të ofruar ndihmën dhe mbështetjen e myslimanëve në pjesë të ndryshme të botës, nën drejtimin dhe mbështetjen e Qeverisë së Arabisë Saudite, e udhëhequr nga mbreti Abdullah bin Abdul Aziz Al Saud.

## Danimarkë: Politikania e mbuluar merr pjesë në takimet e këshillit



Një politikane daneze me origjinë palestineze u bë gruaja e parë me mbulesë që mori pjesë në këshillin lokal të qytetit Odensez. Zonja Asma Abdulhamid, 27 vjeçare, mori pjesë në takimin e këshillit lokal të qytetit si zëvendëse e anëtarit të Listës së Unitetit, një grup majtist në Danimarkë. Ajo ishte në qendër të vëmendjes për shkak se mban mbulesën. Ajo kishte udhëhequr listën e votimeve të partisë së saj në zgjedhjet lokale të 2005-s. "Do të doja të gjykohesha për atë që kam në kokë e jo mbi kokë, për politikën që kam mbrojtur, opinionet, dhe jo për çfarë vesh ose si i përshëndes njerëzit," - tha ajo para një grupi të madh mediesh, që ishin mbledhur për rastin në fjalë. Asma Abdulhamid është gjithashtu në listën e partisë së saj parlamentare dhe është konkurrente e deputetes së tashme Johana Shmid Nilsen.

## Berlin: Lënda fetare jo e detyrueshme



Berlinasit kanë votuar në një referendum për futjen ose jo të lëndës fetare në shkolla të mesme, - raporton Der Spiegel. “Kam shpresuar për rezultate më ndryshe”- thotë Kristofer Lehman, i cili nisi fushatën për mbajtjen e referendumit. 51.3% votuan kundër futjes së lëndës fetare si lëndë e obligueshme në shkollat e Berlinit, ndërsa 48.5% votuan për. Pjesëmarrja në referendum ishte vetëm 13.7% e atyre që kanë të drejtë vote. Lënda e etikës tani do të mbetet lëndë e detyrueshme në shkollat e Berlinit, kurse ajo fetare do të jetë si lëndë e zgjedhur për nxënësit.

## Gjykata malajziane lejon të krishteren të ankohet për përdorimin e jomyslimanëve të termit të shenjtë ‘Allah’




Raporte të shtypit thonë se gjykata malajziane i ka lejuar një të krishtere të ankohet ndaj autoriteteve për konfiskimin e materialeve që kanë të shkruar emrin ‘Allah’. Rezoluta paraqet një fitore të kufizuar për të krishterët në vendin që është me shumicë myslimane, dhe të cilët refuzojnë ndalimin që ka vendosur Ministria e Punëve të Brendshme e Malajzisë mbi përdorimin e jomyslimanëve të termit të shenjtë.Gjykata pohon se përdorimi nga jomyslimanët i fjalës “Allah” mund të shkaktojë konfuzion në mesin e myslimanëve ose të ketë efekt në ndjenjat e tyre. Kjo do të ndihmonte edhe kryeministrin e ri, Nexhib Rezak që të gjente balancën në mes premtimeve të tij se do të realizojë liri më të mëdha dhe respektimin e ndjenjave të shumicës, të popullatës myslimane.

## Tantavi kërkon nga Obama që t’ju flas myslimanëve nga Az’hari



Shejhu i Az’harit, Muhamed Sejjid Tantavi, i bëri thirrje Presidentit amerikan, Barak Obama, që ta zgjedhë Az’harin si vend për ligjërimin që do t’i drejtojë Botës Islame muajin e ardhshëm në Egjipt. Shejhu i Az’harit tha: ‘Shpresoj se do jetë Az’hari vendi nga i cili Presidenti amerikan do t’i drejtojë ligjërimin e tij Botës Islame. Kjo duke pasur parasysh se Az’hari konsiderohet vend i ligjërimit për tolerancë, drejtësi dhe qytetërim islam.’

Ai konsideroi se zgjedhja nga Obama, e Egjiptit si vend prej nga do t’i drejtohet Botës Islame, vërteton pozitën e lartë që gëzon Egjipti në Botën Islame dhe në Botën Arabe. Po ashtu, ai mendon se Obama Egjiptin e sheh si shtet me pozitë të rëndësishme si rezultat i politikës së mirë, dhe si të tillë e ka zgjedhur atë të jetë shteti i parë arab, nga i cili i drejton mesazhin e tij secilit shtet të Botës Arabe. Përkundrejt thirrjes së shejhut, një gazetë zyrtare egjiptiane ka përmendur se Salla e Kongreseve e Universitetit të Kajros ka më shumë mundësi të zgjidhet për të qenë vend i ligjërimit. Në anën tjetër, Myftiu i Egjiptit, Ali Xhuma, ka mirëpritur vendimin e Obamës që t’ua drejtojë ligjërimin e tij nga Egjipti, duke konsideruar se ky është një hap pozitiv në ndërtimin e mirëkuptimit në mes ShBA-së dhe Botës Arabe.

## BBC, një mysliman në krye të programeve fetare



Zgjedhja e Mark Thompson, bosit të BBC-së, është një ndër ato zgjedhje që mund të shënojnë epokë në historinë e televizionit publik. Në këto lloj mediesh, ka shikueshmëri të lartë dhe po ashtu ka rëndësi edhe diversiteti në radhët e prezantuesve apo drejtuesve. Lajmi i fundit është transferimi i një myslimani nga Channel 4 në postin e përgjegjësit për programet fetare në BBC, dhe ky mund të jetë një revolucion i mirëfilltë në botën e informacionit anglo-sakson.Për 40-vjeçarin, Aaquil Ahmed, transferimi në BBC është një kthim në shtëpi. Megjithatë, në këtë medie është krejt ndryshe. Channel 4 mbahet me vetëfinancime, ndërsa BBC merr fonde qeveritare, pra me taksat e qytetarëve. Aaquil Ahmed është një profesionist dhe në Channel 4 ka shkaktuar një skandal duke promovuar transmetime për Kuranin ose dokumentarë mbi ‘kultin e kamikazëve’, duke sjellë në orët kulmore të mbrëmjes debate mbi Islamin.

## Erdogan: Islamofobia është krim kundër njerëzimit



‘Islamofobia është krim kundër njerëzimit’- tha kryeministri turk Tajib Erdogan, në një fjalim që mbajti për inaugurimin e takimit të 7 me radhë të Këshillit Islamik të Euro-Azisë. Çdo politikë sigurie që bazohet në këtë krim a ka ngjyrime të këtij kuptimi, është e gabuar dhe do të jetë destruktive. Asnjë problem në gjeografinë e Euro-Azisë nuk mund të jetë problem i vetëm një personi, shoqërie apo shteti, dhe është më së e nevojshme të zgjidhen problemet nga të gjithë së bashku. Ai tha se kjo ndodhi në krizën e fundit të karikaturave. Ai tha se, në qoftë se kufijtë e lirisë së shprehjes do të ishin vendosur në mënyrë më të arsyeshme, këso përvojash të dhimbshme nuk do të ndodhnin. Duke rikujtuar se Turqia dhe Spanja, me këtë mirëkuptim, iniciuan projektin Aleanca e Qytetërimeve nën administrimin e Kombeve të Bashkuara, Erdogan tha se projekti u ka kontribuar qytetërimeve që të kuptojnë dhe të njohin njëri-tjetrin.

## Këshilli Islamik i Euro-Azisë unifikon datat e festave fetare




Propozimi për të festuar festat fetare në të njëjtën ditë e gjithë bota, është pranuar në takimin e Këshillit Islamik të Euro-Azisë, që po mbahet në Stamboll. Lideri fetar i Myslimanëve të Kirgizstanit (Kyrgyzstan), Murat Haxhixhumanov, e ka bërë këtë propozim në takimin tre-ditor, i cili është organizuar nga Drejtoria e Përgjithshme e Çështjeve Fetare e Turqisë, e cila priti më shumë se 80 krerë fetarë nga 42 vende, si dhe studiues e ekspertë të tjerë. Haxhixhumanov, gjatë fjalimit të tij në takimin e Këshillit Islamik, tha se të gjithë myslimanët duhet t’i kremtojnë festat fetare në të njëjtën ditë dhe se kryetari i Kryesisë së Çështjeve Fetare, Ali Bardakoglu, duhet të ndërtojë një urë lidhëse midis Botës Arabe dhe Këshillit Islamik të Euro-Azisë. Duke vënë theksin mbi rëndësinë e diskutimit të kësaj çështjeje me zyrtarët e Arabisë Saudite, Haxhixhumanov tha: “Praktika e festimit të festave fetare në ditë të ndryshme duhet të përfundojë”. Ky propozim për këtë tematikë u pranua nga të gjithë anëtarët e Këshillit në takim.

*Përgatiti:*
***Remzi Nura***



**AUTOR: AGIM GASHI**

FOTO

PJESËT PËRBËRËSE TË NJË MEKANIZMI

PËREMËR PYETËS

GRIMCOVA

ISH-KAMPION BOTËROR NË SHAH, JAN

I BASHKUAR

PASTHIRRMË JONA

ASHAB I MUHAMEDIT a.s., FARESIU (Shq.)

QË KA TË BËJË ME FENË E ALLAHUT

AI QË E THOTË PËRMENDËSH NJË VEPËR LETRARE

MËNJANUES

PËR-SHËNDETJA ISLAME

LENOKS LUIS / AI QË PASTRON HOTELET

EMËR FEMRE ISLAME

ENDE, HALA / ORGANIZATA BOTËRORE E TREGTISË

BANOR I NJË SHTETI BALTIK

DEKAMETRI / VENDET KU JETOJMË

KUSHTËZOHET NGA DIÇKA

ETIOPASET E VJETRA

KËSTI MUJOR

SHKRONJA XXIV & XIX / INDIA

GJELI I DETIT / LETRAT E MALLËRAVE

LARMI, LARI / JO PABARAZI

MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT / AMPERI

NJËRI NGA PRINDËRIT (Pashq.)

AKTORI AMERIKAN, LI / METRI

KRAHU / GJËEGJËZAT

EDHE / PULLAZ, ÇATI

QË KA TË BËJË ME NJË PJESË TË MATE-MATIKËS

INSTITUTI I RADIOLOGJ. SË KOSOVËS / FORMAT DIGJ-ITAL I ZËRIT

SIPËR

SMIRA, ZILIA

FOSFORI / NATIONAL DEMOCRATIC INSTITUTE

ELEMENT KIMIK / PËRMIRËSIMI SHËNDETËSOR

KALI I SHALËS

AMIDON / TË FTOHTË I MADH

LIBANI / INTERNETI

SHKRONJA E PARAFUNDIT

LAGJE E DUBAIT, EL HAMER / AI QË RRIT KAFSHË

PROVA QË I BËHET NJË PRODHIMI / USHQIM KINEZ

JO I ARSYESHËM

NJË NGA TË DËRGUARIT E ALLAHUT / VEND I PAVARUR

AKTORJA, HEJVORTH / PRITË

SHTERIM, THARJE

SHKODRA / SPORT OLIMPIK

PËREMËR PRONOR

NDËR-MARRJA E MADHE INDUSTRIALE / DUKAT, FLORI

ESAT STAVILECI

KAMPIONI / OKSIGJENI

ORGANIZATA TREGTARE / ENERGJIA

PJESË QË PLOTËSON PRAKTIKËN

EDHE (Lat.)

## ZGJIDHJA E NUMRIT TË KALUAR

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| N | A | Z | I | M | G | A | F | U | RR | I | ■ | D | I |
| A | D | E | M | I | ■ | R | O | M | A | N | T | I | K |
| I | R | L | A | N | D | E | S | ■ | S | A | M | A | R |
| M | I | A | ■ | I | R | N | I | M | ■ | R | I | M | A |
| T | A | N | I | ■ | K | A | L | A | M | A | ■ | E | R |
| Ë | ■ | D | N | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | M | E | T | ■ |
| R | I | A | D | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | A | N | R | I |
| N | B | ■ | I | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | D | I | K |
| A | R | N | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | B | E | ■ | A |
| V | I | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | A | T | O | M |
| A | G | R | O | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | R | ■ | M | E |
| ■ | ■ | D | T | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | A | L | E | T |
| E | T | E | R | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | B | A | R | I |
| B | A | N | A | L | I | T | E | T | ■ | A | R | I | ■ |
| A | B | I | ■ | I | L | A | ■ | A | N | R | I | ■ | K |
| N | U | ■ | S | M | I | R | Ë | Z | I | ■ | N | G | A |
| I | T | I | B | A | R | I | ■ | I | L | E | G | A | L |
| T | I | T | A | N | I | K | E | ■ | I | SH | U | LL | I |